


**D I T U R I A   I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Bahri Simnica**

**Redaksia**:
Agim Hyseni, Burhan Hoxha, Jakup Çunaku, Miftar Ajdini, Muharrem Tërnava, Rexhep Lushta, Sabri Bajgora, Zaim Baftiu

**Gazetar në redaksi:**
Ramadan Shkodra

**Lektor**
Isa Bajçinca
**Korrektor**
Skender Rashiti
**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku
**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa:**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Bajram Kelmendi", nr. 84.*
*10000 Prishtinë*
*Tel & Fax. 038/224-024*
***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €   Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

بسم الله الرحمن الرحيم

# *Menshura*

*Pas përfundimit të procesit zgjedhor për organet më të larta të Bashkësisë Islame të Kosovës, me ç'rast përpos (ri) zgjedhjes së Myftiut, konstituimit të Kuvendit të ri, zgjedhjes së kryetarit e nënkryetarit të Kuvendit të BI, zgjedhjes së Komisioneve të Kuvendit dhe miratimit të anëtarëve të Kryesisë së BI të Kosovës, më 25 tetor 2008 në ambientet e xhamisë "Sulltan Murat" në Prishtinë u organizua përurimi Myftiut të rizgjedhur, të cilit para homologëve të tij nga vendet e rajonit si dhe shume të ftuarve të tjerë dhe para anëtarëve të Trupit Zgjedhor të BI, kryetari i Kuvendit të BI të Kosovës ia dorëzoi solemnisht Menshurën .*

*Ky akt solemn nuk është i panjohur për udhëhqësit e institucioneve fetare në vendet të ndryshme të botës islame, madje edhe në vendet për rreth nesh. Një organizim i tillë më herët është bërë në kuadër të ish - Riasetit të ish-Jugosllavisë ku edhe Kosova kishte përfaqësuesit e saj.*

*Megjithëqë Bashkësia Islame e Kosovës që nga pavarësimi i saj ka bërë zgjedhjet sipas normave kushtetues të BI, për shkak të gjendjes nëpër të cilën ka kaluar para vitit 1999 në njërën anë, e në anën tjetër për shkak të mungesë së traditës, një ceremoni e tillë nuk është organizuar deri më tash.*

*Andaj vet nisma e një organizimi të një ceremonie të tillë paraqet një sukses e një fillim të mbar të një tradite që i ka munguar institucionit të Bashkësisë Islame.*

*S'ka dyshim se një organizmin i tillë ka rëndësi të dyfishtë, e para sepse një manifestim i tillë për promovimin e të parit të myslimaneve me një ceremoni modeste bëhet për të patën herë tek ne para publikut respektivisht para xhematit dhe së dyti bëhet në Kosovën e pavarur e të pranuar ndërkomtarisht.*

## Në këtë numër pos të tjerash

**Trupi Zgjedhor i Bashkësisë Islame të Kosovës rizgjodhi**

# Mr. Naim Tërnavën Myfti të Kosovës edhe për një mandat pesëvjeçar

**Ramadan Shkodra**



*Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava*

### Kuvendi i BI-së të Kosovës, në mbledhjen konstitutive, zgjodhi kryetar të Kuvendit Dr. Xhabir Hamitin

Trupi Zgjedhor i Bashkësisë Islame të Kosovës, në mbledhjen e mbajtur më 18 tetor 2008 rizgjodhi Myfti të Kosovës edhe për një mandat pesëvjeçar Mr. Naim Tërnavën.

Myftiu Naim Tërnava nga trupi zgjedhor i Bashkësisë Islame të Kosovës, të cilin e përbëjnë 54 anëtarë (27 anëtarët e Kuvendit të BI të Kosovës, 25 kryetarët e këshillave vendorë të BI-së, Dekani i FSI-së dhe drejtori i Medresesë) mori shumicën absolute të votave, 37, sa kohë që kundërkandidati - Dr. Rexhep Boja, Dekani i Fakultetit të Studimeve Islame të Prishtinës, mori 17 vota.

### Dr. Xhabir Hamiti - kryetar i Kuvendit të BI të Kosovës

Po më 18 tetor, para mbledhjes së Trupit Zgjedhor u mbajt mbledhja konstituive e Kuvendit të BI të Kosovës.

Pas verifikimit të mandateve të kuvendarëve të rinj, u bë edhe zgjedhja e kryetarit dhe nënkryetarit të Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Kryetar i Kuvendit të BI-së të Kosovës u zgjodh delegati nga Fakulteti i Studimeve Islame të Prishtinës, Dr. Xhabir Hamiti, kurse nënkryetar - delegati nga medreseja e mesme “Alauddin” e Prishtinës, Fadil Hasani.

### - B i o g r a f i -
### Mr. Naim Tërnava, Myfti dhe Kryetar i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës

Naim Tërnava ka lindur më 7 janar 1961, në fshatin Lismir të komunës së Fushë-Kosovës.

Shkollën fillore e kreu në vendlindje dhe më pastaj mederesenë e mesme “Alauddin” të Prishtinës. Vazhdoi studimet në Universitetin “Al-Az’har” të Kajros, dega e Apologjetikës Islame, të cilat i përfundoi me sukses në vitin 1984.

Menjëherë pas përfundimit të studimeve, emërohet imam në fshatin Lismir. Në vitin shkollor 1985/86 u emërua profesor i lëndëve Akaidi dhe Filozofia islame në medresenë e mesme “Alauddin” të Prishtinës.



Naim Tërnava, gjatë këtyre viteve të angazhimit të tij, në organet e Bashkësisë Islame të Kosovës, kreu shumë detyra dhe funksione me rëndësi në kuadër të Institucioneve të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Ishte anëtar i redaksisë së revistës “Dituria Islame” (tri mandate), pastaj anëtar i Kryesisë së Bashkësisë Islame (dy mandate) nga viti 1990-1998.

Si ligjërues i Akaidit dhe Filozofisë islame në Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës filloi punën në vitin akademik 1994/95 dhe aty aktualisht ligjëron lëndën e Filozofisë islame.

Ka magjistruar më 2003 në Universitetin e Hapur Amerikan të Kajros, (American Open University, Cairo).

Në vitin 1995 është zgjedhur drejtor i medresesë “Alauddin” për dy mandate (1995-2003).

Gjatë luftës në Kosovë, më 9 mars 1998, Kryesia e Bashkësisë Islame formoi Këshillin e Emergjencës, të parin e këtij lloji në Kosovë, dhe në krye të këtij këshilli emëroi Naim Tërnavën. Ky këshill pas luftës u transformua në shoqatën humanitare “Bereqeti”.

Pas luftës në Kosovë, në vitin 1999 u zgjodh kryetar i Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Gjatë kësaj kohe Naim Tërnava ka zhvilluar shumë takime zyrtare në nivele ndërkombëtare, kudo në botë, gjithnjë në interes të çështjes së Kosovës.

Naim Tërnava, gjatë gjithë këtyre viteve, në mënyrë të vazhdueshme u mor edhe me publicistikë - botoi shtatë libra, disa dhjetëra artikuj, si në revista, gazeta vendore dhe të huaja.

Më datën 15 tetor 2003 u zgjodh kryetar dhe Myfti i Bashkësisë Islame të Kosovës. Ndërsa më 18 tetor 2008 u rizgjodh edhe një mandat në krye të BI të Kosovës.

Jeton e vepron në Prishtinë dhe është baba i katër fëmijëve.

## - Biografi -

### Dr. Xhabir Hamiti-
### (kryetari i Kuvendit të BI të Kosovës)

Xhabir Hamiti ka lindur në Malësinë e Gollakut në fshatin Bllatë të Podjevës.

Shkollën fillore e ka mbaruar në fshatin Orllan, kurse të mesmen - medresenë "Alauddin" të Prishtinës. Fakultetin e Studimeve Islame e ka përfunduar në Universitetin Islamik në Medinë. Studimet e larta për Master i ka mbaruar në Liban, kurse gradën shkencore të Doktoratës në fushën e studimeve islame e ka marrë në Universitetin e Sarajevës /2008.



*Dr. Xhabir Hamiti*

Ka qenë anëtar nderi në Këshillin për Mbrojtjen e të Drejtave dhe Lirive të Njeriut në Kosovë nga viti 1995-1999.

Person kontaktues i ngjarjeve në Kosovës për Radio BBC-në në gjuhën arabe me seli në Londër, gjatë viteve 1997/1999 si dhe për TV-Al-Jezeera nga viti 1997 deri më sot.

Është ligjërues në Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës nga viti 2003 si dhe në vitet 2005-2007 ka ligjëruar lëndën e Gjuhës arabe në Fakultetin e Filologjisë të Universitetit të Prishtinës.

Ka marrë pjesë në shumë seminare dhe forume shkencore të nivelit ndërkombëtar, në Oxford-UK, Massachussetts -USA, Caux -Zvicër, Granada-Spain, Berlin, Tel-Aviv etj. Di gjuhët anglisht, gjermanisht, arabisht dhe boshnjakisht. Është autor i dy librave dhe përkthyes i disa të tjerëve si dhe autor i shumë artikujve publicistik në gazeta dhe revista lokale e ndërkombëtare.

### Anëtarët e Kuvendit të BI të Kosovës
**(për mandatin pesëvjeçar 2008-2013)**

Agim Hyseni - Gjilan
Artan Zeka - Pejë
Asllan Fazliu - Mitrovicë
Basri Zekolli - Vushtrri
Bedri Syla - Skënderaj
Besim Llalloshi - Podjevë
Daut Lezi - Prizren
Enes Koshi - Gjakovë
Eset Bajraktari - Drenas
Fadil Hasani - Medrese
Faik Palloshi - Kaçanik
Fehim Abazi - Viti
Fikret Limani - Preshevë
Fitim Boja - Klinë
Haki Hoxha -Suharekë
Husamedin Abazi - Prishtinë
Jusuf Krasniqi - Rahovec
Muhamed Dërmaku - Kamenicë
Nexhmedin Dërnjani- Hani i Elezit
Ragmi Destani - Bujanoc
Rasim Ademi - Ferizaj
Refik Murati - Deçan
Rexhep Zymberi- Istog
Selim Paçarizi - Malishevë
Xhabir Hamiti - FSI
Xhafer Fejziu - Sharr
Xhavit Qerimi - Lipjan

### Trupi zgjedhor i BI-së miratoi anëtarët e Kryesisë së BIK-së të propozuar nga Myftiu Tërnava

Më 25 tetor në Prishtinë, para trupit zgjedhor të BI-së të Kosovës, Myftiu Mr. Naim Tërnava paraqiti për miratim listën e anëtarëve të Kryesisë së BI-së të Kosovës për mandatin e ardhshëm pesëvjeçar.

Mbledhja e sotme e trupit zgjedhor të BI-së të Kosovës ishte vazhdim i mbledhjes së mbajtur më 18 tetor. Pas paraqitjes së propozimit, trupi zgjedhor i BIK-së miratoi kandidatët e propozuar nga ana e Myftiut për anëtarë të Kryesisë.

Kryesia e BIK-së ka 8 anëtarë, propozuar nga Myftiu, nga 8 rajone, prej të cilave 7 rajone janë në territorin administrativ të Kosovës dhe një rajon ai i Preshevës.

**Anëtarët e zgjedhur të Kryesisë së BI-së të Kosovës janë:**

Ekrem Simnica - Prishtinë
Nexhmi Maksuti - Mitrovicë
Nexhmedin Hoxha - Pejë
Shani Sylka - Gjakovë
Reshat Mexhidi - Prizren
Isa Tërshani - Ferizaj
Fahrush Rexhepi - Gjilan
Ragmi Destani - Preshevë

Pas miratimi të anëtarëve të Kryesisë së BIK-së, Myftiu i Kosovës, i shoqëruar nga anëtarët e porsazgjedhur të Kryesisë, dhanë betimin para trupit zgjedhor të BIK-së.

Nga tetë anëtarët e zgjedhur sot, pesë janë të rinj, kurse tre kanë qenë anëtarë edhe në mandatin e shkuar.

Me zgjedhjen e anëtarëve të kryesisë së BI-së të Kosovës u rrumbullakua procesi i zgjedhjeve në organet qendrore të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Në xhaminë "Sulltan Murat" të Prishtinës

# Myftiut Naim Tërnava iu dorëzua solemnisht Menshura

Më 25 tetor 2008, një javë pasi u rizgjodh në krye të Bashkësisë Islame të Kosovës, në një manifestim të organizuar enkas për dorëzimin e Menshurës, në xhaminë "Sulltan Murat", para namazit të drekës, u bë përurimi publik i Myftiut të rizgjedhur Mr. Naim Tërnava.

Në këtë manifestim, i cili i tillë mbahet për të parën herë në Kosovë, përveç anëtarëve të Trupit Zgjedhor të Bashkësisë Islame të Kosovës, imamëve, alimëve, zyrtarëve të këshillave vendorë dhe mysafirëve të shumtë nga të gjitha viset e Kosovës, qenë të pranishëm edhe Reisi i Bashkësisë Fetare të Republikës së Maqedonisë, Sulejman Rexhepi, Reisi i Malit të Zi, Rifat ef. Fejziç, Myftiu i Sarajevës, dhe Husejin ef. Smaiç- i dërguar i Reisit të Bosnjës- Mustafa Ceriç.

Ndërkaq, Kryetari i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, Selim ef. Muça, i cili për shkaqe familjare nuk erdhi në Prishtinë, ka dërguar një telegram urimi, i cili u lexua para të pranishmëve.

Fillimisht të pranishmëve, me një fjalë përshëndetëse në emër të Kryesisë dhe Komisionit për dhënien e Menshurës, iu drejtua H. Resul Rexhepi - sekretar i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës.

Më pas tekstin e Menshurës, para Myftiut dhe të pranishmëve, e lexuan Bahri ef. Simnica në gjuhën arabe, dhe Sabri ef. Bajgora në gjuhën shqipe.

Në tekstin e Menshurës, ndër të tjera, thuhet:

"Duke u nisur nga fakti se Krijuesi ynë na dalloi nga shumë krijesa dhe na bëri Ymmetin më të mirë e më të zgjedhur për njerëzimin, Ne jua besojmë Shkëlqesisë suaj

**Mr. NAIM (Pajazit) TËRNAVA** këtë ***Menshur - Besatim***, me fjalën e Unitetit, e cila rëndon mbi supet Tuaja, si një përgjegjësi dhe barrë e rëndë, për t'u kujdesur për çështjet e myslimanëve në Republikën e Kosovës, të pavarur e sovrane, duke ju porositur që:

- Të jeni të kujdesshëm në mbrojtjen e interesave të myslimanëve dhe që vazhdimisht të jeni në shërbim të tyre;





- Të jepni maksimumin në forcimin dhe lartësimin e parimeve të Fesë së ndritshme Islame;
- Të jeni Thirrës në rrugën e Allahut të Madhërishëm me urtësi e këshillë të mirë.

Ne gjithashtu ju bëjmë thirrje që të mos kurseni mundin, kohën dhe as pasurinë për t'i plotësuar përgjegjësitë Tuaja të mëdha, kurse obligimi Ynë është të gjykojmë me drejtësi për Ju.

Ne kemi obligim të ngremë para Jush çështjet e imamëve, këshilluesve dhe atyre që kërkojnë dituri, në mënyrë që të punojmë bashkë për ngritjen arsimore të tyre duke i pajisur ata me njohuri fetare, në mënyrë që të jenë udhëzues në rrugën e drejtë islame".

Tekstin e Menshurës do ta botojmë të plotë.

I shoqëruar nga tekbiret e të pranishmëve, Menshurën Myftiut të rizgjedhur Mr. Naim Tërnava, ia dorëzoi solemnisht kryetari i Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës, Dr. Xhabir Hamiti. Më pastaj të pranishmëve nga hytbeja e xhamisë "Sulltan Murat", me një fjalë rasti, iu drejtua Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava, i cili, ndër të tjera, tha:

"Sot e pranova edhe një herë një përgjegjësi shumë të madhe, përgjegjësi kjo e cila më obligon edhe më shumë. Unë edhe gjatë mandatit tim të kaluar jam përpjekur dhe jam angazhuar për të mirën e Islamit dhe myslimanëve dhe mbarë shoqërisë në përgjithësi. Në të vërtetë, pozitën e Myftiut e kam kuptuar dhe vazhdoj ta kuptoj jo si privilegj, por krejtësisht si obligim dhe përgjegjësi, përgjegjësi në radhë të parë para Allahut, përgjegjësi para zgjedhësve dhe para vëllezërve të mi besimtarë".

Edhe fjalën e Myftiut do ta botojmë të plotë.

Pas manifestimit, për të pranishmit dhe të ftuarit e tjerë, Myftiu Naim Tërnava shtroi një drekë solemne, në të cilën morën pjesë edhe përfaqësues të institucioneve të vendit, përfaqësues diplomatikë të akredituar në Kosovë dhe udhëheqës të partive politike.

## Teksti i Menshurës

### Menshura e Autorizimit të Kryetarit të Bashkësisë Islame dhe Myftiut të Republikës së Kosovës

Falënderimet dhe lavdërimet qofshin për Allahun e Madhërishëm, kurse salavatet dhe selamet qofshin mbi krijesën më fisnike, Muhamedin a.s., të dërguarin mëshirë për botërat.

Allahu xh.sh. në Kur'anin famëlartë thotë:

***"Ne vërtet nderuam pasardhësit e Ademit*** *(njerëzit)****, u mundësuam të udhëtojnë hipur në tokë e në det, i begatuam me ushqime të mira, i vlerësuam ata*** *(i lartësuam)* ***ndaj shumicës së krijesave që Ne i krijuam."*** *(El-Isra'ë, 70)*

Dhe:

***"Ju jeni populli më i dobishëm, i ardhur për të mirën e njerëzve, të urdhëroni për mirë, të ndaloni nga veprat e këqija dhe të besoni në Allahun..."*** *(Ali Imran, 110)*

Duke u nisur nga fakti se Krijuesi ynë na dalloi nga shumë krijesa dhe na bëri Ymmet më të mirë e më të zgjedhur për njerëzimin, Ne Jua besojmë Shkëlqesisë suaj

**Mr. NAIM (Pajazit) TËRNAVA**

këtë ***Menshur - Besatim***, me fjalën e Unitetit, e cila rëndon mbi supet Tuaja, si një përgjegjësi dhe barrë të rëndë, për t'u kujdesur për çështjet e myslimanëve në Republikën e Kosovës, të pavarur e sovrane, duke ju porositur që:

- Të jeni të kujdesshëm në mbrojtjen e interesave të myslimanëve dhe që vazhdimisht të jeni në shërbim të tyre;
- Të jepni maksimumin në forcimin dhe lartësimin e parimeve të Fesë së ndritshme Islame;
- Të jeni Thirrës në rrugën e Allahut të Madhërishëm me urtësi e këshillë të mirë.

NE gjithashtu ju bëjmë thirrje që të mos kurseni mund, kohë e as pasuri për t'i plotësuar përgjegjësitë Tuaja të mëdha, kurse obligimi Ynë është të gjykojmë për Ju me drejtësi.

Ne kemi obligim të ngrisim para Jush çështjet e imamëve, këshilluesve dhe atyre që kërkojnë dituri, në mënyrë që të punojmë bashkërisht për ngritjen arsimore të tyre duke i pajisur ata me njohuri fetare, në mënyrë që të jenë udhëzues në rrugën e drejtë islame.

**Shkëlqesia Juaj - I nderuari Myfti**

Obligimi Juaj ndaj Nesh është Besatim, të cilin duhet ta plotësosh ashtu siç edhe e kërkon Besatimi islam, kurse obligimi Ynë ndaj Jush është këshilla më e sinqertë, fjala më e drejtë, duke qenë gjithmonë në ndihmën Tuaj për bartjen e kësaj përgjegjësie të madhe, në mënyrën më të mirë të mundur.

Po ashtu Obligim Yni është që t'ju kthejmë tek e vërteta nëse Ju i shmangeni asaj. Nuk bëjmë mirë nëse ne nuk e themi haptazi atë, por gjithashtu nuk është mirë prej Jush, nëse nuk e dëgjoni fjalën tonë.

Me vetëdije të plotë, duke respektuar vullnetin e zgjedhësve të nderuar, jua dorëzojmë Shkëlqesisë Suaj këtë **Menshur** dhe solemnisht e shpallim zgjedhjen Tuaj për Kryetar të Kryesisë së Bashkësisë Islame dhe Myfti të Republikës së Kosovës, duke E lutur Allahun e Gjithëfuqishëm, që T'i bekojë përpjekjet e Tua, që T'ju japë shëndet e jetë të gjatë, në mënyrë që misionin Tuaj të shenjtë, ta kurorëzoni me sukses.

I Madhërishëm dhe i Zhveshur nga çdo e metë është vetëm Allahu, i Cili dëgjon, është afër lutjeve të lutësit dhe u përgjigjet lutjeve tona.

* * *

***Komisioni për dorëzimin e Menshurës:***

| | |
|---|---|
| Dr. Xhabir Hamiti - | (Kryetar i Kuvendit të BIK-së) |
| Prof. Resul Rexhepi - | (Sekretar i përgjithshëm i BIK-së) |
| Prof. Sabri Bajgora - | (Kryeimam i BIK-së) |
| Mr. Qemajl Morina - | (Prodekan i FSI-së) |
| Prof. Bahri Simnica - | (Drejtor i medresesë "Alauddin" të Prishtinës) |

*Prishtinë, 26 Shevval, 1429 - 25 tetor 2008*









## Fjala e Myftiut të Kosovës Mr. Naim Tërnava, me rastin e marrjes së Menshurës

***Mysafir të nderuar, vëllezër të dashur!***

Falënderoj Allahun e Gjithëmëshirshëm , Krijuesin e gjithësisë, i Cili e krijoi njeriun në formën më të bukur dhe ia mësoi atë që ai nuk dinte.

Selamet dhe përshëndetjet tona ia dërgojmë Muhamed-Mustafasë, Pejgamberit të mëshirës dhe vulës së pejgamberisë.

**Të nderuar vëllezër,**

Sot e pranova edhe një herë një përgjegjësi shumë të madhe, përgjegjësi kjo e cila më obligon edhe më shumë. Unë edhe gjatë mandatit tim të kaluar jam përpjekur dhe jam angazhuar për të mirën e Islamit dhe myslimanëve dhe mbarë shoqërisë në përgjithësi. Në të vërtetë, pozitën e Myftiut e kam kuptuar dhe vazhdoj ta kuptoj jo si privilegj, por krejtësisht si obligim dhe përgjegjësi, përgjegjësi në radhë të parë para Allahut, përgjegjësi para zgjedhësve dhe para vëllezërve të mi besimtarë.

I madhi Zot na ka nderuar me dritën islame, dritë kjo e cila shndrit dhe begaton jetën e besimtarëve dhe të njerëzimit në përgjithësi. Kjo dritë e Allahut edhe gjatë shekujve është drejtkuptuar si amanet, konform ajetit të Kuranit:

***"Ne ua afruam amanetin -përgjegjësinë qiejve, Tokës dhe maleve, por ato nuk pranuan ta marrin përsipër dhe u frikësuan ta pranonin atë, kurse njeriu e pranoi...".*** *(33: 72).*



Prandaj, duke qenë i vetëdijshëm për peshën e përgjegjësisë, sot para jush zotohem se amanetin që ma keni besuar edhe për një mandat, do të angazhohem maksimalisht ta kryej me ndërgjegje, me besnikëri dhe me sinqeritet. Për më tepër, e ndiej veten edhe më shumë të obliguar tani në rrethana të reja, në shtetin tonë të lirë, sovran e demokratik, në Republikën e Kosovës, për të cilën është derdhur aq shumë gjak dhe janë bërë aq shumë sakrifica.

Bota në të cilën sot jetojmë, para nesh shtron një varg çështjesh të rëndësishme, të cilat për ne paraqesin sfida të mëdha. Unë, siç jam i bindur në Allahun, po ashtu jam i bindur se me ndihmën e Allahut në radhë të parë, dhe me përkrahjen tuaj, me përkrahjen e këtij Ymeti në atdheun tonë të shtrenjtë, me sukses do ja dalim dhe do t'i sfidojmë provokimet e kohës. E ritheksoj se ndihma dhe përkrahja juaj për mua janë pa alternativë. Në fakt, ky është urdhër i Allahut, është dispozitë kuranore:

*"Ndihmohuni në mirësi dhe devotshmëri e kurrsesi jo në të keqe e armiqësi, dhe kini frikë Allahun...".*

*Vëllezër të nderuar,*
*Mysafirë të respektuar,*

Bashkësia Islame e Kosovës, me gjithë vështirësitë nëpër të cilat ka kaluar, është angazhuar vazhdimisht për të ruajtur unitetin brenda radhëve të saj, dhe, falë Zotit, këtë ka arritur ta realizojë.

Unë gjatë mandatit tim do të angazhohem maksimalisht që këtë të arritur, ta kultivoj edhe më shumë, sepse jam shumë i vetëdijshëm se vetëm me unitet, vetëm me fjalë dhe punë të përbashkët, do të jemi edhe më të fuqishëm

*Të nderuar anëtarë të Trupit zgjedhor, të nderuar të pranishëm,*

Duke ju falënderuar edhe një herë për besimin e dhënë, lus Allahun e Gjithëmëshirshëm të na ndihmojë në ngritjen lart të Fjalës së Allahut, të na ndihmojë në praktikimin e traditës pejgamberike.

Ves-Selamu alejkum!
*Prishtnë, 25 tetor 2008*

**Myftiu i Kosovës** **Mr. Naim Tërnava**

# Telegrame të shumta për Myftiun Tërnava



Me rastin e rizgjedhjes edhe për një mandat në postin e myftiut të Kosovës, Mr. Naim Tërnava ka marrë telegrame e urime të shumta nga personalitete të ndryshme nga jeta politike, kulturore, fetare dhe nga asociacione të ndryshme.

Myftiun Tërnava përmes telegramit e kanë uruar presidenti i vendit dr. Fatmir Sejdiu, kryeministri Hashim Thaçi

Përmes telefonit Myftiu Tërnava ka marr urime nga homologët e tij nga rajoni nga Reisi i Maqedonisë - Sulejman Rexhepi, Reisi i Malit të Zi - Rifat ef. Fejziq, nga Sanxhaku ka marr urime nga Muamer Zukurliq dhe Adem Zilkiq.

Po ashtu Myftiu përmes telefonit ka marr urime edhe nga nënkryetari i DIJANET-it Mehmet Gyrmez dhe nënkryetari i KMSH Sajmir Rysheku.

Telegrame Myftiu Tërnava ka marr edhe nga shoqata, asociacione e individë të ndryshëm nga vendi e diaspora.

## Telegram urimi i Presidentit Sejdiu për Kryetarin e Bashkësisë Islame të Kosovës



Presidenti i Republikës së Kosovës, dr. Fatmir Sejdiu i ka dërguar një telegram urimi z. Naim Tërnava, me rastin e rizgjedhjes Kryetar i Bashkësisë Islame të Kosovës. Më poshtë po e japim tekstin e këtij telegrami:

I nderuari z. Naim Tërnava,

Kryetar i Bashkësisë Islame të Kosovës

Më lejoni që në emrin tim dhe të popullit të Republikës së Kosovës t'ju shpreh urimet më të përzemërta me rastin e rizgjedhjes suaj Kryetar i Bashkësisë Islame të Kosovës

Duke iu dëshiruar shëndet, punë të mbarë dhe suksese të mëtejshme në misionin Tuaj, unë ritheksoj përkushtimin tim të plotë që si President i vendit të vazhdoj bashkëpunimin e mirë me institucionin tuaj dhe me ju personalisht.

Jam i bindur se, edhe në këtë mandat, nuk do të mungojë angazhimi Juaj për thellimin e kulturës së lartë të komunikimit dhe të tolerancës ndërfetare, që pa dyshim është një nga shtyllat e fuqishme të identitetit të Republikës së Kosovës dhe të qytetarëve të saj.

Urime dhe me fat!

Me respekt,

**Dr. Fatmir Sejdiu,**

***President i Republikës së Kosovës***

## Kryeministri i Qeverisë së Kosovës, Hashim Thaçi përgëzon mr. Naim Tërnavën me rastin e rizgjedhjes Myfti i Kosovës



*Prishtinë, 20 tetor 2008*

Në telegramin e urimit thuhet:

I nderuari z. Tërnava,

Në emër të Qeverisë së Kosovës dhe në emrin tim Ju shpreh urimet më të mira me rastin e rizgjedhjes në postin e Myftiut të Kosovës.

Bashkësia Islame e Kosovës ka luajtur rol të rëndësishëm në të gjitha periudhat e historisë sonë të re, në saje të drejtuesve të saj.

Qeveria e Kosovës do ta mbështes punën Tuaj dhe do të jetë e hapur për bashkëpunim në çdo kohë.

Duke ju uruar shëndet dhe punë të mbarë Ju dhe Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës u shpreh përgëzime të sinqerta.

**Hashim Thaçi,**

***Kryeministër***

## Ambasadori i Britanisë së Madhe në Prishtinë, Andis Sparkes uron Myftiun Tërnava



Ambasadori i Britanisë së Madhe në Prishtinë, Andis Sparkes**, përgëzon mr. Naim Tërnavën me rastin e rizgjedhjes Myfti i Kosovës**

Në telegramin e urimit thuhet:

Z. Naim Tërnava Muftiu i Kosovës

I nderuari z. Tërnava,

Në emër të Qeverisë së Mbretërisë së Bashkuar, dhe në emrin tim personal, ju shpreh përgëzimet më të sinqerta me rastin e rizgjedhjes së juaj në postin e Myftiut të Kosovës.

Si gjithmonë, ne e mbështesim punën tuaj dhe të Bashkësisë Islame të Kosovës. Fuqimisht besojmë se bashkëpunimi ynë do të thellohet edhe në të ardhmen.

Urime dhe punë të mbarë juve dhe Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës.

*Me respekt,*
**Andy Sparkes**

---

Shefi i Zyrës Greke në Prishtinë, *Ambasador Dimitris Moschopoulos* uron Myftiun Tërnava



## Shefi i Zyrës Greke në Prishtinë, Ambasador Dimitris Moschopoulos, përgëzon mr. Naim Tërnavën me rastin e rizgjedhjes Myfti i Kosovës

Në telegramin e urimit thuhet:

Ju lutem që t'i pranoni urimet më të ngrohta për rizgjedhjen tuaj si Kryetar i Bashkësisë Islame në Kosovë.

Kontributi dhe kreativiteti juaj i deritanishëm në këtë pozitë ka treguar një sukses të veçantë, jo vetëm për Shoqërinë Islame por për të gjithë qytetarët e këtij vendi.

Jam i sigurt që natyra e punës suaj do të bashkojë besimtarë të ndryshëm, që të punojnë në favor të paqes dhe lumturisë në këtë rajon.

Mbesim me shpresë për një bashkëpunim gjithnjë më të afërt.

*Me nderime*
Ambasador **Dimitris Moschopoulos** - *Shefi i Zyrës Ndërlidhëse të Greqisë.*



Rreth deklaratës së Mitropolitit Amfilohije

# Kosova ka nevojë për paqe e jo për luftëra të reja

**Qemajl Morina**

Deklarata e fundit e Mitropolitit Amfilohije, i cili përveç postit të Mitropolitit të Malit të Zi, tash është ushtrues i detyrës së njeriut të parë të Kishës Ortodokse Serbe, në vend të patriarkut të sëmurë Pavle. Ai, në një intervistë që dha për agjencinë Reuters, deklaroi se lufta është e paevitueshme përsëri në Ballkan për shkak të shpalljes së Pavarësisë së Kosovës.

"Në një padrejtësi të tillë atje nuk mund të ketë paqe. Kjo gjendje do të jetë burim i konfliktit të ardhshëm, i cili është i qartë si drita" - theksoi ai.

Mitropoliti pohoi se dëshiron të mbizotërojë paqja, por një gjë e tillë është jorealiste.

"Do të ketë një periudhë paqeje, por do të jetë kohë përgatitjesh për konflikt të ri, luftë të re, betejë të re", ka thënë ai.

Një parashikim i tillë, ogurzi, për një luftë të re në Ballkan, do të ishte fatkeqësi e madhe, po të dilte nga goja e kujtdo qoftë. Aq më keq, kur kjo del nga goja e një prijësi fetar, siç është Mitropoliti Amfilohije. Në mënyrë të veçantë, sepse ky prijës fetar është në krye të hierarkisë kishtare ortodokse serbe si dhe ka gjasa reale që, në zgjedhjet e ardhshme, që do të mbahen më 11 nëntor, të fitojë besimin e Sinodit të Shenjtë, për ta zëvendësuar patriarkun Pavle në krye të Kishës Ortodokse Serbe.

Prijësit fetarë, kushdo qofshin ata, dhe cilitdo besim t'i përkitshin, janë të obliguar që në lutjet dhe meshat e tyre të luten për paqe, mirëqenie të përgjithshme për të gjithë njerëzit pa dallim etnie, race apo feje. Sepse për këtë ata i obligojnë parimet e librave të tyre të shenjtë dhe etika morale e besimeve që ata predikojnë.



Kjo deklaratë e Mitropolitit Amfilohije, jo vetëm që nuk përfill këto norma, por ajo bie ndesh në tërësi me doktrinën e krishterë, e cila është e sendërtuar mbi dashurinë, respektin gjithnjerëzor dhe vlerësimin e jetës së njeriut si dhuntia më e madhe e Zotit.

Megjithatë, një deklaratë e këtillë e Mitropolitit Amfilohije nuk duhet të na habisë. Sepse ai i përket krahut më radikal të priftërinjve të Kishës Ortodokse Serbe, të njohur si "grupi i tri A-ve": Amfilohije Radoviç, Mitropolit i Malit të Zi, Artemie, Peshkopi i dioqezës Rashkë- Prizren, dhe Atanasie, dikur peshkop i Hercegovinës e sot i pensionuar. Që të tre këta prijës fetarë serbë konsiderohen nga vetë kleri serb si problematikë, të cilët në vend të paqes bëjnë propagandë për luftëra të reja në Ballkan. Këta tre priftërinj ortodoksë serbë, në piramidën e hierarkisë fetare të Kishës Serbe, jo vetëm që kishin nxitur popullin serb për luftëra, por edhe vetë kishin qenë pjesëmarrës në to, duke bekuar xhelatët serbë për të bërë krime ndaj popujve të tjerë - kroatëve, boshnjakëve e shqiptarëve. Agresionin ushtarak serb, kundër popujve të tjerë, këta prijës fetarë vazhdimisht e konsideruan si një mision për eliminimin e popujve të besimeve dhe etnive të tjera nga hapësirat e Ballkanit. Populli serb, jo vetëm sipas të parëve të fesë, po edhe sipas shkrimtarëve dhe politikanëve të njohur, ishte në një "mision historik" në mbrojtje të Krishterimit nga popuj të tjerë, që besonin Zotin ndryshe nga ata. Andaj lufta e vitit 1999, në mes serbëve e shqiptarëve, dhe intervenimi i paktit NATO për t'i dhënë fund agresionit serb në Kosovë, theu shumë tabu. Ajo që po ndodhte ato ditë, po thyente shumë paragjykime në mjaft aspekte. Forcat e NATO-s po bombardonin pa mëshirë caqet e një shteti, që shtirej kinse po mbronte Krishterimin, për të shpëtuar një popull të pambrojtur, me përkatësi fetare kryesisht islame. Atëbotë, të kota ishin apelet dhe protestat e Kishës Ortodokse Serbe se bombat e NATO-s po hidheshin mbi "vëllezërit e tyre të krishterë". As-



*Mitropoliti Amfilohije*

kujt nuk i bënin përshtypje thirrjet dhe klithjet e autorit të romanit "Bajoneta", kryetar i Partisë nacionaliste serbe "Rimëkëmbëja", asokohe ministër i Punëve të Jashtme i Serbisë dhe Malit të Zi, drejtuar mediave perëndimore: "Ne jemi të krishterë, Evropa është e krishterë. E kuptoni kë po bombardoni? Po i bombardoni vëllezërit tuaj të krishterë e po i merrni në mbrojtje bijtë e Bin Ladenit?!"

Përgjigja e merituar vinte nga ish-Presidenti amerikan, Bill Klinton, i cili ishte në krye të forcës që mbante barrën më të madhe të rezistencës kundër agresionit serb në Kosovë: "Ne morëm në mbrojtje një popull, i cili ishte viktimë e një agresioni të paskrupullt vetëm pse besonte Zotin në një mënyrë tjetër".

Edhe pse nga lufta e viti 1999 kanë kaluar më shumë se nëntë vjet, për fat të keq, nga Beogradi vijnë ende thirrje për luftëra dhe beteja të reja. Kësaj radhe nga kreu i Kishës Ortodokse Serbe, Mitropoliti Amfilohije.

Me këtë rast dua t'i kujtoj Mitropolitit Amfilohije, se në Kosovë dhe Ballkan ka pasur mjaft luftëra, është derdhur shumë gjak, janë vrarë e masakruar pa masë njerëz të pafajshëm, janë derdhur mjaft lot, janë shkaktuar mjaft shkatërrime e dhembje. Andaj, nuk na duhen konflikte, beteja dhe luftëra të reja. Tash është koha për t'i shëruar e fshirë plagët e vjetra nga kujtesa e popujve tanë. Kjo barrë, para së gjithash, bie mbi supet e prijësve fetarë, të të gjitha besimeve që jetojnë dhe veprojnë në këtë nënqiell të Ballkanit.

Thirrjet për konflikte, beteja dhe luftëra të reja, nuk i bëjnë nder askujt, i nderuari Mitropolit Amfilohije, - do t'i thoshim, në veçanti jo prijësve të fesë. Është obligim fetar dhe njerëzor të gjeni kurajë dhe guxim, i cili për fat të keq po ju mungon, që t'u kërkoni falje të afërmve të viktimave për atë që ka ndodhur në të kaluarën dhe pse ju nuk bëtë atë që duhej ta bënit - për të ndaluar dhunën, vrasjet, gjenocidin, dhunimet dhe shumë të këqija të tjera që ndodhën në këtë nënqiell të trazuar të Ballkanit.


*Patriarku Pavle*

Kjo as që mund të pritej prej jush, sepse, në vend që të dënoni veprimet e kriminelëve të luftës, ju nxitoni dhe takoheni me kriminelin Radovan Karaxhiç, i arrestuar pak muaj më parë për krimet dhe gjenocidin e ushtruar ndaj popullatës civile myslimane të Bosnjës, për më shumë se tre vjet me radhë. Mjafton që mbi supet e tij rëndon gjenocidi dhe masakra e ushtruar ndajë më shumë se 10.000 grash, burrash, pleqsh dhe fëmijësh të Srebrenicës.

Mirëpo, si duket, ju ende jeni të etshëm për gjak, për viktima të reja dhe shkatërrime. Pas tërë asaj që përjetuam, para më pak se dhjetë vjet, të parashikosh luftëra të reja dhe këto parashikime të vijnë nga një prijës fetar, siç jeni ju, - kjo nuk mund të kuptohet!

Ju, i nderuari Mitropolit Amfilohije, keni marrë pjesë personalisht në Konferencën për koekzistencën paqësore dhe dialog, mbajtur më 2 e 3 maj 2006 në Patrikanën e Pejës, si përfaqësues i Patriarkut Pavle, ku është biseduar gjerë e gjatë për tragjeditë e luftës së fundit në Kosovë. Aty është thënë se i tërë qyteti i Pejës ishte djegur. Të gjitha xhamitë ishin shkatërruar. Në Deklaratën e përbashkët, të nënshkruar edhe nga vetë dora juaj, në praninë e përfaqësuesve ndërkombëtarë, tekstualisht thuhet:

"Ne liderët fetarë, besojmë se urrejtja dhe lufta paraqesin humbje dhe tragjedi për të gjithë ne, kurse pajtimi dhe falja na shpien në liri ne të gjithë. Personi që urren, asnjëherë nuk është i lirë. Liria e vërtetë është në shërbim të Zotit, duke qenë në të njëjtën kohë në shërbim të çdo krijese njerëzore, pa marrë parasysh fenë, kombin apo çfarëdo përkatësie tjetër".

Ju e dini, i nderuari Amfilohije, se ne bashkërisht jemi zotuar që, për hir të tejkalimit të gjendjes së nderë nga pasojat e së kaluarës, takimet tona të bëheshin sa më shpesh. Jemi zotuar që Bashkësia Islame të jetë nikoqire e konferencës së ardhshme gjatë viti 2006, por ai takim nuk u realizua edhe sot e kësaj dite, për arsye se Kisha Ortodokse Serbe nuk shfaqi gatishmërinë për një takim të tillë.

Megjithëkëtë, ftesa e jonë është e hapur për dialog të sinqertë ndërfetar, për prosperitet dhe paqe për të gjithë popujt që jetojnë në Kosovë. Si për pakicat, ashtu edhe për shumicën; si për shqiptarët ashtu edhe për serbët. Për të filluar një faqe të re në historinë tonë më të re. Por, assesi për konflikte, beteja e luftëra të reja. Kjo mënyrë të menduari duhet t'i takojë së kaluarës. Dhashtë Zoti e mos u përsërittë kurrë më jo vetëm në Kosovë e Ballkan, po në asnjë vend të botës!

# Ligjërata e Kurban Bajramit

**Dr. Jusuf El Kardavi**

Vëllezër myslimanë, kjo është dita e Bajramit, dita e tekbirit: “Allahu ekber, Allahu ekber la ilahe il-lall-llah, huvall-llahu ekber Allahu ekber ve lil-lahilhamd”.

Ne myslimanët me tekbire i zbukurojmë festat, me tekbir e fillojmë namazin, me tekbir e fillojmë ezanin, me tekbir e fillojmë ikametin, me tekbir i fillojmë luftërat, me tekbir e fillojmë jetën (kur të lindë ndonjë fëmijë yni, ia lexojmë ezanin në veshin e tij); kur të therim kurban themi: Bismil-lahi Allahu Ekber. Ne myslimanët jemi mësuar që motoja jonë të jetë: “Allahu Ekber-Allahu është më i Madhi”.

“Allahu Ekber” nuk është vetëm fjalë që thuhet, nuk është vetëm moto që ngrihet, veçse kuptimi i fjalës “Allahu Ekber” është: Që e tërë kjo botë në syrin tënd të jetë e vogël në krahasim me Allahun xh.sh.; nëse të jepet ndonjë pasuri apo pozitë, ose të jepet e tërë bota, - që të heqësh dorë nga feja jote; të kapesh për fenë tënde dhe thua: “Allahu Ekber-Allahu është më i Madhi”, Allahu është më i Madh se pasuria dhe bollëku, Allahu është më i Madh se pozita, Allahu është më i Madh se kënaqësitë dhe epshet.

O ju vëllezër myslimanë, jemi në festën e Kurban Bajramit, e ne myslimanët i kemi dy festa. “Kur Pejgamberi a.s. erdhi në Medinë, banorët e Medinës i kishin dy festa, që i festonin dhe luanin gjatë tyre. Pejgamberi a.s. u tha: Ç’janë këto dy ditë? Thanë: I festonim ato në kohën e injorancës. Pejgamberi a.s. u tha: Allahu xh.sh. jua ka ndërruar ato me dy festa të tjera, që janë më të mira se to: Kurban Bajramin dhe Fitër Bajramin”[1].

Allahu xh.sh. ka dëshiruar për ne myslimanët që festat tona të jenë pas obligimeve dhe adhurimeve të mëdha, Fitër Bajrami vjen pas adhurimit të agjërimit, pasi të uriten barqet dhe të eten buzët për Allahun xh.sh.; njeriu e le ushqimin, pijen, epshin dhe gruan e tij për hir të Allahut xh.sh.; i vjen bajrami si shpërblim nga Allahu xh.sh., pas këtij mundi për në rrugën e Allahut: “Agjëruesi i ka dy gëzime që e gëzojnë atë: Kur të bëjë iftar, gëzohet me iftarin e tij, dhe kur ta takojë Zotin e tij, gëzohet për agjërimin e tij”[2].




Ndërsa Kurban Bajrami vjen pas Haxhit, pasi që haxhilerët të qëndrojnë në Arafat, të zhveshur për Allahun nga stolitë e kësaj bote; të veshur me rroba të bardha që janë të ngjashme me qefinin e të vdekurve; të gjithë janë të barazuar, i madhi e i vogli, udhëheqësi e rojtari, i pasuri e i varfri, të gjithë janë të barazuar para Allahut xh.sh., i janë përgjigjur thirrjes së Allahut, një fe kanë, një Zot kanë, një Pejgamber kanë, një libër kanë, të gjithë brohoritin: “Lebbejke Allahumme lebbejk. Lebbejke la sherike leke lebbejk. Innel-hamde, venni’mete leke vel-mulk. La sherike leke” (Të përgjigjem, o Zot, Ty, Zoti im, Të përgjigjem. Të përgjigjem Ty, që nuk ke shok, Të përgjigjem Ty. Për Ty është çdo lëvdatë e falënderim, dhunti e pushtet. Ti nuk ke shok).

Allahu xh.sh. atje u shfaqet robërve të Tij. Ai mburret para banorëve të qiellit me banorët e Tokës, e u thotë engjëjve: “Shikoni robërit e mi, kanë ardhur flokëshprishur, të pluhurosur, të pambrojtur nga nxehtësia e diellit, nga çdo anë e botës, e ju dëshmoj juve se i kam falur ata...”[3].

Pas Haxhit vjen Kurban Bajrami, dhe pas agjërimit vjen Fitër Bajrami. Festat tona vijnë pas adhurimeve dhe obligimeve, dhe janë rite që bëhen për Allahun e Madhëruar.

Andaj, festat tona (myslimane) kanë karakteristika:

Festat tona janë festa hyjnore: Dita e Bajramit tek ne nuk është ditë e gotave dhe pjatave, as ditë për t’u dhënë pas epsheve dhe kënaqësive, festat tona fillojnë me tekbire; fillojnë me “Allahu Ekber - Allahu është më i Madhi”; fillojnë me namaz. Festat tona janë festa hyjnore, festa të lidhura me Allahun xh.sh..

Ato po ashtu janë festa njerëzore: Sepse konceptet njerëzore shfaqen në mënyrë madhështore. Islami nuk kërkon nga myslimani që vetëm ai të gëzohet për festën, nuk është nga radhët tona ai që ha vetëm; nuk është nga radhët tona ai që jeton për vetveten.

Në Fitër Bajram, Islami e ka ligjësuar sadakatul-fitrin:

“Pejgamberi a.s. e ka obliguar sadakatul-fitrin si pastrim për agjëruesin për fjalët e këqija dhe banale si dhe furnizim për nevojtarët, andaj kush e jep atë para namazit (të Bajramit), ajo i konsiderohet sadaka e pranuar, e kush e jep pas namazit (të Bajramit), i konsiderohet si një prej lëmoshave”[4]. “Pejgamberi a.s. e ka obliguar sadakatul-fitrin një sa’a hurme apo një sa’a elb, për robin, të lirin, mashkullin, femrën, të voglin dhe të madhin prej myslimanëve”[5]. Po ashtu ka thënë: “Bëjuni të mundshëm që të mos enden (mos të lypin) në këtë ditë”[6]. Në vend se të endet i varfëri dhe të kërkoj nga i pasuri, duhet që i pasuri ta kërkojë atë, të pyet dhe të endet, të shkojë në shtëpinë e tij për t’ia dhënë sadakatul-fitrin, ashtu që gëzimi t’i përfshijë të gjithë.

Po ashtu në Kurban Bajram, Islami e ka ligjësuar kurbanin[7], që t'u shpërndahet familjes, të dashurve, fqinjëve dhe të varfërve. Kurbani, prandaj, duhet të shpërndahet në tri pjesë: një pjesë për vete dhe familjen, një pjesë e tij u dhurohet fqinjëve e shokëve, dhe një pjesë tjetër të varfërve. Do të ishte më mirë nëse u shpërndahet të varfërve më shumë se një e treta.

Shpërndarja nuk duhet të bëhet vetëm për të varfrit myslimanë, madje toleranca dhe bujaria islame i ka përfshirë myslimanët dhe jomyslimanët. Transmetohet nga Ebu Davudi dhe Tirmidhiu se në familjen e Abdullah ibn Amër ibn Asit ishte prerë një dele. Kur erdhi Abdullahu, tha: A i keni dhuruar fqinjit tonë çifut? E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut a.s. duke thënë: "Xhibrili vazhdonte të më këshillonte për fqinjin, saqë mendova se do të ma bëjë trashëgimtar"[8]. Pra të trashëgojë fqinji nga fqinji, ashtu siç trashëgon i afërmi nga i afërmi.

O ju vëllezër, ky është Islami. Nuk është nga Islami që të hash vetëm, që në tryezën tënde t'i grumbullosh ushqimet dhe pijet më të këndshme, dhe t'i veshësh rrobat më të mira, ndërsa pranë teje të kesh ndonjë vëlla, të afërm apo fqinj, i cili nuk gjen me se ta shuaj etjen, rënkon nga uria. Ky nuk është Islami. Pejgamberi a.s. thotë: "Nuk më ka besuar mua (në një transmetim: nuk është besimtar) ai që fle i ngopur, e fqinji pranë tij është i uritur, e ai e din këtë"[9], pra nuk është besimtar ai që jeton për vetveten e nuk jeton edhe për vëllezërit e tij, nuk jeton për shoqërinë e tij, ky është Islami para se njerëzit të njiheshin me doktrinat e importuara.

Vëllezër, çka dëshmon ky grumbullim i besimtarëve? Jam duke shikuar larg, mirëpo nuk vërej se ky grumbullim ka fund. Për se dëshmon ky grumbullim të cilin e thirrën disa djelmosha të rinj që kishin besuar Zotin e tyre, e Ai ua shtoi edhe më shumë bindjen e tyre? Kjo dëshmon realitetin e besimtarëve. Kush dëshiron ta njohë vendin tonë, le ta njohë prej këtu. Nuk janë përfaqësues të vendeve tona ata që ulen nëpër kafene, bare e vende argëtimi.

Kjo është feja, lëvizëse e turmave të njerëzve, eksportuese e forcës, Ymeti mysliman asnjëherë nuk ishte mundur kur mbështetej në Islamin.

Feja nuk është opium, feja nuk është drogë, nëse kjo është e vërtetë për ndonjë fe tjetër, për Islamin nuk është e vërtetë.

Islami është fe e forcës, burim i krenarisë dhe forcës, burim i lëvizjes së këtij Ymeti.

Këtë Ymet asgjë nuk e trazon si Islami, nuk e trazon patriotizmi, atdhetaria, veçse në lëvizje e vë fjala: "La ilahe illall-llah, Muhammedun Resulull-llah - Nuk ka Zot tjetër veç Allahut, Muhammedi është i Dërguar i Allahut".

Komunistët dëshirojnë që vendet tona t'i bëjnë komuniste, mirëpo këto janë vetëm iluzione dhe gabime të tyre.

Materialistët thonë se Zoti nuk e ka krijuar njeriun, por njeriu është ai që e ka krijuar Zotin, andaj ata janë të pafe, dhe për ata nuk ka vend në trojet tona myslimane, besimtare.

Ekziston edhe një sekt tjetër, i cili është e kundërta e atyre që i përmendëm, është sekt që e kanë harruar realitetin e këtij Ymeti. Janë mashtruar nga dukuritë negative që shohin nëpër rrugë, dhe në mediet që transmetojnë çrregullimet; janë mashtruar nga këto e kanë thënë se ky popull e ka lënë Islamin dhe janë bërë pabesimtarë. Ata kanë gabuar.

Ky Ymet nuk e ka mohuar Zotin e tij, as Kuranin e as Pejgamberin e tij. Ky popull është mysliman, ndodh që ndonjëherë të grumbullohet pluhuri i mëkateve, ndodh që ndonjëherë të ndryshket nga udhëzimet mashtruese të shumta nga këtu e aty. Mirëpo, kur hiqet pluhuri, kur fshihet ndryshku, atëherë minerali duket qartë, duket origjinali. Minerali i këtij Ymeti është Islami, andaj le ta dinë këtë ekstremistët.

Ka dhe një kategori tjetër, ata janë laikët, të cilët dëshirojnë të bëjnë ndarjen e besimit nga Sheriati, ose ndarjen ndërmjet fesë dhe shtetit, të cilët dëshirojnë një shtet që nuk ka fe, ose një fe e cila nuk ka shtet. Jo, keni gabuar, o ju laikë, ky Ymet dëshiron të qeverisë sipas besimit të tij.

Duhet të mënjanohet ky konflikt dhe ky kundërshtim që e ndien myslimani në jetën e tij. Myslimani ndien në brendësinë e tij se ai beson Allahun, Islamin, Kuranin, e ka pranuar Allahun për Zot, Islamin për fe, Muhammedin a.s. për të dërguar dhe Kuranin për program jete dhe udhëheqës.

Myslimani ndien se në shumicën e proceseve, ligjeve dhe traditave ai qeveriset jo nga Islami dhe jo nga Sheriati Islam. Për këtë arsye në çdo vend duhet të ngrihen zëra, që thërrasin për Sheriatin Islam, që thërrasin për gjykimin sipas Kuranit. Kjo duhet të bëhet në çdo vend.

Këtu dëshiroj të them diçka: Çfarë dëshirojmë me Sheriatin Islam? Disa njerëz mendojnë se Sheriati Islam ngrihet vetëm me ndryshimin e ligjeve, dhe një shoqëri islame e Ymeti islam ngrihet vetëm me zbatimin e dispozitave.

Jo, Islami, o ju vëllezër, është filozofi jete dhe program jete. Program që e shoqëron njeriun prej momentit të lindjes deri në momentin e vdekjes, madje ndoshta e shoqëron edhe para lindjes e pas vdekjes.

Islami ka dispozita që ndërlidhen me fëmijën prej kur ai është embrion në barkun e nënës së tij, dhe dispozita që ndërlidhen me të vdekurin pas vdekjes: larja e tij, veshja me qefin, falja e namazit të tij, varrimi i tij dhe ndarja e trashëgimisë etj.

Islami e shoqëron njeriun në udhëtimin gjatë tërë jetës së tij, ashtu siç e shoqëron në të gjitha sferat e jetës së tij: në xhami, në shtëpi, në fushë, në fabrikë, në shkollë, në gjykatë, në rrugë etj. Ai i përgatit njeriut një jetë komplet Islame, që e udhëzon besimi, e rregullojnë vlerat dhe e gjykon Sheriati në çdo aspekt. Prej kryerjes së nevojës deri në sistemin e qeverisjes, prej sjelljes në sofër deri në ndërtimin e shtetit, të mëson si të hash dhe si të pish. Siç thotë Pejgamberi a.s.: "Përmende Allahun, ha me dorën e djathtë, dhe ha para teje"[10]. "Mos pini në enë nga ari dhe argjendit"[11], e as (të hani) me lugë prej ari ose argjendi, dhe të tjera. Ashtu siç të mëson si të qeverisësh:

"(Ta zbritëm) Që edhe ti të gjykosh me atë që të zbriti Allahu, e mos ndiq dëshirat e tyre dhe ruaju rrezikut të tyre, që të të mos shmangin nga një pjesë e asaj që ta zbriti Allahu"[12].

"Po nëse gjykon midis tyre, gjyko drejt; Allahu i do të drejtët"[13].

Nëse dëshirojmë të gjykojmë sipas Islamit, shoqëria jonë duhet të ndryshohet patjetër tërësisht në Islam. Të ndryshohen mendimet e idetë, të ndryshohen vlerat dhe morali, të ndryshohen traditat dhe zakonet, të ndryshohen ndjenjat dhe emocionet, të ndryshohen sistemet dhe ligjet, të ndryshohen kultura dhe mediet, të ndryshohet edukimi dhe arsimi. Dëshirojmë status Islam, edukatë Islame, medie Islame, kulturë Islame; dëshirojmë udhëheqje Islame në çdo vend, këtë e dëshirojmë nëse dëshirojmë që të gjykojmë sipas Islamit, dhe të ndërtojmë një shoqëri myslimane të vërtetë.

Vëllezër të nderuar: Islami është fe madhështore. Allahu na ka nderuar me këtë fe, e cila është feja më e mirë. Ai na

ka nderuar me të Dërguarin më fisnik që është dërguar, dhe me librin më madhështor që na ka zbritur, na ka nderuar me Kuranin dhe me Muhammedin a.s.:

"Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fe"[14].

"Ai (Allahu) është që e dërgoi të dërguarin e Tij me udhëzim të drejtë e fe të vërtetë, e për ta bërë që të dominojë mbi të gjitha fetë, edhe pse e urrejtën idhujtarët"[15].

Mirëpo, a mbizotëron dhe a ngadhënjen Islami vetëm? A triumfon Islami dhe a mbizotëron mbi të gjitha fetë e tjera me jomyslimanë? A forcohet Islami pa burra? Jo, Islami ka nevojë për burra që i dalin zot dhe e ndihmojnë atë, e përhapin atë, dhe bëhen shëmbëlltyrë e tij në tokë, shëmbëlltyrë praktike që i shohin njerëzit dhe tek ta e shohin Islamin. Kur ndonjëri prej tyre ecën, thonë: Shihni, ky është Islami i personifikuar, ky është Kuran që ecën me dy këmbë, ashtu siç ishte Pejgamberi a.s. dhe siç ishin shokët e tij (Allahu qoftë i kënaqur me ta).



Islami është madhështor, mirëpo ai ka nevojë për myslimanë madhështorë, të cilët mbrojnë madhështinë e tij. Allahu xh.sh. i thotë të Dërguarit të Tij:

"Ai është që të fuqizoi ty me ndihmën e Vet dhe me besimtarët"[16], patjetër duhet të ketë besimtarë.

Një i huaj e mësoi Islamin dhe u çudit shumë, u mrekullua nga mësimet e tij, pastaj e tha një fjalë që duhet ta mbajmë në mend dhe ta transmetojmë. Tha: "Sa fe madhështore që është Islami, sikur të kishte burra. Fe madhështore, mirëpo ka nevojë për burra të vërtetë; fe e fortë, mirëpo ka nevojë për burra të fortë".

Sa çudi: Numri i myslimanëve në botë është mbi një miliard, mirëpo ata që janë të identifikuar në Islam, që janë të llogaritur në të, nuk e përfaqësojnë Islamin ashtu si duhet. Ata, ashtu siç ka thënë Pejgamberi a.s., janë "Shkumë si shkuma e detit"[17].

Dëshirojmë pakicë besimtare e jo shumicë dembele. E dëshirojmë cilësinë më shumë se sasinë; nuk dëshirojmë shumicë si shkuma, ashtu siç ka thënë poeti në të kaluarën:

*"Unë do t'i hap sytë, dhe kur t'i hap sytë para shumicës, po nuk shoh askënd!"*

Nuk dëshirojmë njerëz të këtij lloji, dëshirojmë myslimanë, myslimanë të vërtetë, një prej tyre është i barabartë me një mijë të tjerë.

Allahu xh.sh. thotë:

"Sa e sa grupe të vogla me dëshirën e Allahut kanë triumfuar ndaj grupeve të mëdha"[18].

O ju vëllezër, ky grumbullim na njeh me realitetin e vetjeve tona, nuk dëshirojmë të shkojmë pas epsheve dhe lojërave, veçse dëshirojmë të premtojmë për fitoren e Islamit, të edukojmë veten tonë sipas Islamit; t'i edukojmë djemtë dhe bijat tona sipas Islamit; t'i edukojmë familjet dhe bashkëshortet tona sipas Islamit.

Islami është bazë e krenarisë sonë në këtë botë, dhe bazë e lumturisë sonë në botën tjetër. Nëse dëshirojmë krenari në këtë botë, për Zotin, nuk ka krenari përveçse me Islamin.

Umer Ibn Hattabi r.a. ishte në rrugë për në Sham. Me të ishte edhe Ebu Ubejdeja r.a., dhe para tyre ndodhej një lumë mbi të cilin nuk kishte urë dhe u desh ta kalonin lumin në këmbë. Kështu Umeri r.a. i zbathi këpucët e tij dhe i mbante në dorë si ndonjë njeri i thjeshtë. Kur e pa Ebu Ubejdeja r.a. këtë veprim, u shqetësua dhe i tha: O prijës i besimtarëve, sikur të mos kishe vepruar kështu, sepse njerëzit të shohin, e ti je prijës dhe udhëheqës i besimtarëve. Ç'tha Umeri(?): O Ebu Ubejde, sikur dikush tjetër ta kishte thënë këtë fjalë dhe jo ti; kemi qenë populli më i degjeneruar, e Allahu na ngriti dhe na bëri krenar për fenë islame. Kur do të kërkojmë krenarinë dhe autoritetin me diçka tjetër jashtë Islamit, do të na poshtërojë Allahu e do të jemi të mposhtur.

O ju vëllezër, nuk ka krenari përveçse me Islamin:

"Kurse e tërë krenaria I takon Allahut, të dërguarit të Tij dhe besimtarëve, po hipokritët këtë nuk e dinë"[19].

Nëse dëshirojmë fitore kundër armikut tonë, nuk ka fitore përveçse me Islamin. Fitorja nuk vjen me pabesim, e as besimi pa rikthim në Islam.

Imani është ai që prodhon heroizëm e mrekulli, nuk vlejnë vetëm armët, arma nuk lufton vetë, veçse ajo lufton me njeriun i cili e përdor atë.

Me besim mund të prodhojmë njerëz që do i marrin të drejtat e tyre në duart e veta.

Nëse dëshirojmë krenari, atëherë ta dimë se nuk ka krenari përveçse me Islamin; nëse dëshirojmë bashkim e harmoni, nuk ka bashkim përveçse me Islamin.

Islami është fe e Ymetit, dhe ai është që i bashkon të gjithë. Ua bashkon kiblen e tyre, ua bashkon ndjenjat e tyre, ua bashkon qëllimet e tyre, ua bashkon programin e tyre. Allahu xh.sh. thotë:

"Dhe se kjo është rruga (feja) Ime e drejtë (që caktova për ju), pra përmbajuni kësaj, e mos ndiqni rrugë të tjera e t'ju ndajnë nga rruga e Tij"[20].

Ibn Mes'udi r.a. thotë: "Pejgamberi a.s. na vizatoi një vizë (mbi rërë, duke e vizatuar në mënyrë të qartë), pastaj tha:

"Kjo është rruga e Allahut". Më pastaj vizatoi disa viza në të djathtë e në të majtë, e tha: "Këto janë rrugë, në çdo rrugë ekziston nga një djall që thërret tek ai, pastaj e lexoi ajetin: "Dhe se kjo është rruga (feja) Ime e drejtë (që e caktova për ju), pra t'i përmbaheni kësaj...".

O ju vëllezër, në këtë ditë, në këtë festë të madhe Islame, në këtë ditë hyjnore, në këtë shesh ku takohen me dhjetëra, qindra e mijëra njerëz, në këtë shesh duhet të njohim veten tonë, duhet të zbulojmë veten tonë, ne myslimanët para çdo gjëje, sado që të dalin kundërshtime, duhet të dimë se ne jemi myslimanë, dhe se nuk kemi jetë pa Islam. Andaj, sipas kësaj, Islamin duhet ta praktikojmë në veten tonë, pastaj për të ta thërrasim botën, dhe e tërë bota është e nevojshme për Islamin. Njerëzisë së torturuar nëpër botë, nuk i bën dobi as kapitalizmi e as komunizmi, dhe ata nuk do të gjejnë ndonjë fe që do t'i shpëtojë nga injoranca bashkëkohore, nuk e gjejnë veçse në Islam.

Kam qenë në Evropë e në Amerikë, dhe kam parë njerëz që pranonin Islamin për çdo ditë, andaj Islami mund të përhapej shumë e më shumë po të mos ishte gjendja e keqe e myslimanëve.

Ata e shikojnë Islamin përmes myslimanëve, e thonë: Nëse Islami thërret për dituri, ç'është gjendja e myslimanëve injorantë? Nëse thërret për përparim, ç'është gjendja e myslimanëve të pazhvilluar e të prapambetur? Nëse thërret për rend, ç'është ky kaos në jetën e myslimanëve? Nëse thërret për pastërti, ç'është gjendja e vendeve myslimane që janë vendet më të ndyra të botës? Nëse thërret për bashkim, ç'është gjendja e myslimanëve të ndarë?

Do të cek një ngjarje që më kujtohet. Një evropian u bë mysliman, e kishte pranuar Islamin nga literatura që lexonte për Islamin, ishte habitur nga ajo, prandaj e pranoi Allahun për Zot, Islamin për fe, dhe Muhammedin a.s. për të dërguar, mirëpo, pas disa vjetësh, ai dëshiroi ta forconte bindjen dhe fenë e tij, kështu që vendosi të kryente Haxhin. Shkoi në Vendet e shenjta në kohën e Haxhit, dhe atje pa gjendjen e keqe të besimtarëve, kaosin, çrregullimet, sjelljet jo të mira, e të tjera, për të cilat kishte lexuar të kundërtën e tyre në literaturën Islame, dhe çfarë tha ai? E tha këtë fjali: "Falënderimi I qoftë Allahut që më njohu me Islamin para se t'i njihja myslimanët".

Ne e përfaqësojmë Islamin shumë keq. Pse, o myslimanë? Pse nuk kthehemi në fenë tonë? Pse nuk bëhemi besimtarë të vërtetë? Të punojmë me Islam, të punojmë për Islamin. Pse nuk përkushtojmë jetën tonë dhe përpjekjet tona për ngadhënjimin e kësaj feje?

Çdo religjion dhe bindje në tokë ka thirrës që bëjnë thirrje për të dhe punojnë për të. Komunizmi i ka ndihmëtarët e tij, masonerizmi i ka burrat e tij, jehudizmi e bëri shtetin e vet në mesin e vendeve myslimane, Krishterimi ka me dhjetëra e mijëra misionarë dhe misionare në rruzullin tokësor. Çdo drejtim ka pjesëtarët, ngadhënjimtarët dhe burrat e vet. Atëherë, ku janë ndihmëtarët e Islamit? Ku janë burrat e Islamit?

Bëhuni burra të Islamit, bëhuni ndihmëtarë të Islamit:

"O ju që besuat, bëhuni ndihmëtarë të Allahut, si Isai, biri i Merjemes, që u pat thënë havarijjunëve (besimtarëve të vet të sinqertë): Kush është ndihmëtar imi për në rrugën e Allahut? Havarijjunët i thanë: Ne jemi ndihmëtarë të rrugës së Allahut!"[21].

O ju vëllezër, dëshiroj ta përmbyll fjalimin tim me një fjalë: Thirrja jonë për në Islam nuk përmban armiqësi kundër dikujt, po ashtu nuk përmban fanatizëm kundër dikujt. Kur të bëjmë thirrje për në Islam; kur të bëjmë thirrje për në idealet e përsosura; të bëjmë thirrje për në vlerat e larta me të cilat erdhën pejgamberët, dhe për to bënë thirrje të gjitha shpalljet. Vlerat dhe idealet për të cilat bënë thirrje Musai e Isai a.s., më pas, pas tyre po për to bëri thirrje edhe i dërguari i fundit, Muhammedi a.s..

Andaj, të përkujdesemi të gjithë për Islamin, të jetojmë me Islamin, të vdesim për Islamin, dhe motoja jonë le të jetë:

"Thuaj: Namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë thjesht për Allahun, Zotin e botëve. Ai nuk ka shok (nuk adhuroj tjetër). Për këtë (thjeshtësi të adhurimit vetëm për Zotin) jam i urdhëruar dhe jam i pari i myslimanëve (i pari që pranoj dhe bindem)!"[22].

*(Përkthimi dhe përshtatja e këtij artikulli është bërë nga libri "Ligjëratat e Shejh El Kardavit", përgatitur nga Halid Essa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, 1997,vëllimi I, faqe: 272-286).*

*Përktheu:*
***Mr. Faruk Ukallo***

---

*Fusnotat:*

1. Hadithin e transmetojnë: Ebu Davudi, Ahmedi dhe Nesaiu nga Enesi r.a..
2. Hadithin e transmetojnë: Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejreja r.a..
3. Hadithin e transmetojnë: Ebu Ja'la, Ibën Huzejme, Ibën Hibbani dhe Bejhekiu nga Xhabiri r.a., e teksti i plotë i hadithit është ky: "Kur të vijë dita e Arafatit, Allahu mburret me ta (haxhilerët) para engjëjve dhe thotë: Shikoni robërit e mi, kanë ardhur flokëshprishur, të pluhurosur, të pambrojtur nga nxehtësia e diellit, nga çdo anë e botës, e ju dëshmoj juve se i kam falur ata. Engjëjt thonë: Në mesin e tyre është filani i lodhur (që bën mëkate) dhe filani! Ka thënë: Allahu xh.sh. thotë: I kam falur ata".
4. Hadithin e transmetojnë: Ebu Davudi dhe Ibën Maxheja nga Ibën Abbasi r.a..
5. Hadithin e transmetojnë të gjithë përveç Ibën Maxhes nga Ibën Omeri r.a..
6. Hadithin e transmetojnë: Ibën Adijju dhe Ed-Daru Kutniu nga Ibën Omeri r.a..
7. Argument për ligjësimin e kurbanit janë Kurani, Syneti dhe ixhmai. Në Kuran e gjejmë Fjalën e Allahut xh.sh.: "Andaj falu dhe prit kurban për hir të Zotit tënd!" (El Kevther, 2). Disa nga komentatorët e Kuranit thonë se qëllimi është kurbani pas namazit të Bajramit. Ndërsa nga Syneti kemi hadithe, si hadithin e Enesit r.a.: "I Dërguari i Allahut a.s. kishte shprehi të priste dy desh me brirë, të cilat ishin të bardha me pika të zeza, i bënte Kurban me duart e tij, e thoshte: Bismil-lahi vall-llahu ekber". (Hadithin e transmetojnë: Buhariu dhe Muslimi).
8. Hadithin e transmetojnë: Buhariu, Tirmidhiu dhe Ebu Davudi.
9. Hadithin e transmetojnë: Taberaniu, Bezzari dhe Mundhiriu. Teksti i transmetimit tjetër që u përmend: "Nuk është besimtar ai që ngopet ndërsa fqinji i tij është i uritur", e transmetojnë: Taberaniu dhe Ebu Ja'la. Dhe një transmetim tjetër nga Aisheja r.a.: "Nuk është besimtar ai që fle i ngopur, ndërsa fqinji pranë tij është i uritur", e transmeton Hakimi.
10. Hadithin e transmetojnë: Buhariu dhe Muslimi nga Umer Ibën Ebi Seleme r.a..
11. Hadithin e transmetojnë: Buhariu dhe Muslimi nga Hudhejfeja r.a..
12. El Maide, 49. Përkthimin e ajeteve Kur'anore nga gj.arabe në gj.shqipe e huazova prej përkthimit të Kur'anit nga H.Sherif Ahmeti, Prishtinë, 1988.
13. El Maide, 42.
14. El Maide, 3.
15. Et-Tevbe, 33. Es-Saff, 9.
16. El Enfal, 62.
17. Hadithin e transmetojnë: Ebu Davudi dhe Ahmedi nga Thevbani r.a..
18. El Bekare, 249.
19. El Munafikun, 8.
20. El En'am, 153.
21. Es-Saff, 14.
22. El En'am, 162-163.

# Dispozitat e Kurbanit

Dr. Jusuf el-Karadavi

**Pyetje:**

**- Cila është norma e Kurbanit për personin që nuk është haxhi?**

**- A ka kushte të veçanta që duhen zbatuar me rastin e vendosjes (nijetit) për Kurban? p.sh. a nevojitet ihrami etj..**

**Përgjigje:** Falënderimi I qoftë Allahut, kurse salavati dhe përshëndetjet qofshin për të Dërguarin e Tij.

Kurbani është Synet (traditë e Pejgamberit a.s.) i vërtetë, i konfirmuar (muekkede) nga Pejgamberi a.s. dhe absolutisht nuk ka kurrfarë lidhjeje midis Kurbanit dhe ihramit për personin që nuk është haxhi. Kurse vendosja (nijjeti) duhet të bëhet në emër të Allahut të Madhërishëm për veten dhe për familjen tënde.

Pastaj, vazhdon më tutje Dr. Karadavi: Kurbani është Synet i vërtetë, i konfirmuar nga Pejgamberi a.s., i cili kishte prerë dy desh të bukur, me brirë, për vete dhe për familjen e tij. Ai me atë rast kishte thënë: "O Zoti im, kjo është për Muhamedin dhe familjen e tij". Alejhiselami kishte prerë Kurban edhe për ata që nuk kishin mundësi nga Ymeti i tij.

Imam Ebu Hanife thotë: "Kurbani është vaxhib". Vaxhibi, sipas tij, është mbi Synetin, por nën nivelin e farzit. Ai e konsideron Kurbanin vaxhib për personat që kanë kushte dhe mundësi. Ai këtë qëndrim e mbështet në hadithin e Pejgamberit a.s., në të cilin thuhet: "Kush ka mundësi dhe nuk pret Kurban, të mos i afrohet faltores sonë"! Në bazë të kësaj, ai thotë se Kurbani është vaxhib. E nëse nuk vërtetohet se është vaxhib, ai gjithsesi është Synet i konfirmuar dhe ka vlera shumë të mëdha.

Koha e tij fillon që pas namazit të Bajramit, nga namazi më i parë në qytet, pas tij legjitimohet Kurbani, kurse para kësaj kohe nuk ka Kurban. I Dërguari i Allahut ka urdhëruar që ai i cili ka prerë Kurban para namazit të Bajramit, atë dele le ta konsiderojë dele për mish e jo dele për adhurim, sepse ajo nuk është Kurban për ibadet. Madje, edhe në qoftë se krejt atë sasi mishi e jep sadaka, ai do të fitojë vetëm shpërblimin e sadakasë, por jo shpërblimin e Kurbanit, sepse Kurbani është ibadet. Për ibadetet, Ligjvënësi ka paraparë rregulla: e ka caktuar kohën që nuk lejohet as të shpejtohet dhe as të tejkalohet, sikur është namazi - a lejohet të falësh drekën para kohës së saj? Nuk lejohet… Po ashtu edhe Kurbani ka kohën e vet të paraparë. Ekzistojnë disa njerëz, në disa vende, që Kurbanin e presin natën e Bajramit, gjë që është gabim. Kjo është humbje e Synetit dhe humbje e shpërblimit për Kurban. Nëse ai e kupton këtë, duhet ta përsërisë Kurbanin, sidomos nëse është Kurban i zotimit, atë duhet ta përsërisë detyrimisht …duke filluar prej kohës që pas namazit të Bajramit. Prerja e Kurbanit është e lejuar të bëhet në ditën e parë, në ditën e dytë dhe në ditën e tretë të Bajramit,. Bile, ekziston një thënie se prerja mund të bëhet edhe në ditën e katërt, pra ditën e fundit të Bajramit dhe të tekbireve. Më e pëlqyeshmja është që kjo të ndodhë deri në mesditë (zeval), kështu që, nëse vjen dreka dhe Kurbani ende nuk është prerë, le të shtyhet për ditën tjetër. Mirëpo, disa imamë thonë se edhe pas kësaj kohe lejohet prerja; qoftë natën, qoftë ditën. Andaj, unë mendoj se nuk është e domosdoshme që të gjithë njerëzit ta kryejnë prerjen në ditën e parë të Bajramit, dhe kështu të krijohen tollovi gjatë prerjes, veçse disa njerëz mund ta shtyjnë prerjen për ditën e dytë ose të tretë të Bajramit. Mund të ndodhë që disa njerëz të kenë nevojë për mish, kështu që mund t'u bëhet shpërndarja e mishit në ditën e dytë ose të tretë për ata njerëz që ndoshta këto ditë kanë më shumë nevojë për mish sesa ditën e parë.

Kjo, pra, është për sa i përket kohës së prerjes së Kurbanit.

Për Kurban lejohen: deveja, lopa dhe delja…, sepse këto janë bagëti (kafshë shtëpiake)… andaj mund të pritet Kurban cilido prej tyre. Delja pritet Kurban për një. Me numrin një këtu nënkuptojmë një njeri bashkë me familjen e tij. Siç ka thënë Pejgamberi a.s.: "Ky (kurban) është për Muhamedin dhe familjen e tij".

Ka thënë Ebu Ejjubi: Në kohën e Pejgamberit a.s. secili njeri, për vete dhe për familjen e tij, për Kurban priste një dele. Dhe kështu vazhdoi kjo çështje derisa u bë e njohur në mesin njerëzve sikur e shohim sot.

Kjo është Synet.

Ndërkaq, për sa u përket lopëve ose deveve, për një person mjafton 1/7 (një e shtata) pjesë e lopës ose devesë. Pra, mund të bashkohen shtatë persona dhe të bëjnë Kurban një lopë ose një deve. Është kusht që lopa të mos jetë më e re se dy vjeç, kurse deveja jo më pak se pesë vjeç. Dhitë nuk bën të jenë më pak se një vjeç, kurse dhentë më pak se gjashtë muaj. Dashin e shëndoshë e ka lejuar Pejgamberi a.s. për Kurban, edhe nëse ka gjashtë muaj. Këtu Ebu Hanife ka kushtëzuar që të jetë i majmë, se përndryshe duhet të ketë mbushur motmotin.

Kjo është për atë se çfarë lejohet për Kurban.

Sa më i majmë dhe më i bukur që të jetë kurbani, për aq është më i vlefshëm, sepse ai është dhuratë për Allahun xh.sh., prandaj myslimani për Allahun duhet të dhurojë më të vlefshmen që ka, dhe kurrsesi të mos jetë kjo diçka që e urren ai që e pret. Për këtë arsye, nuk lejohet të bëhet Kurban delja që është shumë e ligshtë, as ajo që është e verbër (me një sy) apo e çalë, as ajo që nuk e ka pjesën më të madhe të bririt ose që e ka të dëmtuar veshin, apo që ka çfarëdo të



mete tjetër..! Jo! Sakrifica e myslimanit duhet të jetë e pastër, sepse ajo është – siç deklarova – dhuratë për Allahun e Madhërishëm. Prandaj le të zgjedhë se çfarë do të dhurojë për Krijuesin e tij, me shije të shëndoshë, sepse tek Allahu nuk arrin mishi dhe as gjaku i Kurbanit, tek Ai arrin devotshmëria juaj.

**A bën të jepet lëmoshë vlera e Kurbanit në vend që të pritet?**

**Ose cila ka më shumë përparësi: dhënia lëmoshë e vlerës së Kurbanit apo prerja e tij ?**

Për sa i përket personit të gjallë, therja e Kurbanit ka përparësi, (është më e mirë), sepse therja është ritual (fetar) dhe afrim tek Allahu xh.sh. ("Andaj, ti falu dhe pre kurban për hir të Zotit tënd" Kevther, 2), dhe ne presim Kurban duke ndjekur shembullin e babait tonë, Ibrahimit a.s., duke përkujtuar atë ngjarje madhështore, ngjarjen e Kurbanit. Ibrahimit a.s., kur i erdhi shpallja në ëndërr, për të prerë djalin e tij, Ismailin, dhe ai iu përgjigj kësaj shpalljeje; ai shkoi tek djali i tij dhe pjesa e zemrës së tij, Ismaili, fëmija i tij i parë dhe i vetëm, i cili i kishte lindur në pleqëri, i përmalluar dhe në mërgim, dhe pas të gjitha këtyre, dhe pasi e furnizoi Allahu, e përgëzoi me një djalë të butë, dhe arriti të shkonte me të (për punë), dhe filloi të shpresonte në të, - i erdhi shpallja përmes ëndrrës që ta priste. Ishte kjo një sprovë. Sprovë e vështirë … për një baba në atë moshë të madhe, në një gjendje të tillë, për një fëmijë mashkull, të shquar e të mrekullueshëm, dhe pasi u bë që të shkonin me të (për punë), në moshën kur shpresohet prej tij, të gjitha këto, i erdhi Urdhri hyjnor: Prite atë! Allahu dëshiron ta sprovojë … zemrën e mikut të Tij, Ibrahimit?? A është ende e pastër për Allahun e Lartësuar? Apo është bërë e preokupuar nga ky fëmijë? Kjo është një sprovë e qartë, një provim delikat dhe i vështirë. Mirëpo, Ibrahimi a.s. e kaloi provimin, shkoi tek djali i tij, duke mos dashur ta gabonte apo mashtronte, ia shfaqi çështjen hapur duke i thënë: "…O djali im, unë kam parë (jam urdhëruar) në ëndërr të të pres ty. Shiko, pra, çka mendon ti?" (es-Saffat, 102). Në madhështinë e qëndrimit të prindit ishte madhështia e qëndrimit të djalit, i cili nuk u hamend aspak, por me bindje prej besimtari dhe me besim të pathyeshëm, deklaroi: "…O babai im, punoje atë që urdhërohesh, e ti do të më gjesh mua, nëse do Allahu, prej të durueshmëve!" (es-Saffat, 102). Fjalë prej të cilave burojnë besimi, forca dhe modestia e mbështetja në Allahun xh.sh.. Nuk e bëri atë për heroizëm as për trimëri, por e lidhi për kaderin – përcaktimin ("mua do të më gjesh, nëse do Allahu, prej të durueshmëve") e kthen çështjen tek Allahu dhe I mbështetet Lartmadhërisë së Tij, sepse Ai i dhuron njeriut besimin, i dhuron durimin, e pajis me fuqi nervore ("E kur ata të dy iu dorëzuan urdhrit të Zotit dhe përmbysi atë në fytyrë (në ballë)", (es-Saffat, 103), e dorëzoi babai fëmijën e tij, dhe e dorëzoi djali qafën e tij ("përmbysi atë në fytyrë (në ballë)" dhe dëshiroi të zbatonte urdhrin me të cilin e kishte urdhëruar Krijuesi, i vjen atij përgëzimi: "Ne e thirrëm atë: "O Ibrahim! Ti tashmë e zbatove ëndrrën! Ne kështu i shpërblejmë të mirët! Vërtet, kjo ishte sprovë e qartë. Ne e shpaguam atë me një të therur (kurban) të rëndësishëm" (es-Saffat, 104-107). I erdhi atij Xhibrili me një dash dhe i tha: "Prite këtë në vend të djalit tënd!" Dhe kështu atë ditë u bë Synet. Ne presim Kurban në shenjë përkujtimi të kësaj ngjarjeje.

Popujt gjithmonë përpiqen që ngjarjet e tyre t'i bëjnë të paharrueshme, i përkujtojnë duke i shënuar dhe duke organizuar ceremoni në përvjetorin e tyre… ditën e pavarësisë, ditën e evakuimit, ditën e fitores, etj.. Andaj, kjo ditë është prej ditëve të Allahut, prej ditëve të njerëzimit, prej ditëve të besimit, kjo është dita e heroizmit të paharrueshëm. E ka bërë të paharrueshme Allahu me ritualin e Kurbanit. Prandaj myslimani pret Kurban në këtë ditë. Kjo është Synet dhe kjo është më e vlefshme sesa të jepet lëmoshë (sadaka) vlera e tij. Kjo për arsye se, sikur të gjithë njerëzit ta jepnin si lëmoshë vlerën e kurbaneve të tyre, kjo do të thoshte se ky ritual do të vdiste, kurse Islami do ta ringjallë atë, prandaj s'ka dyshim që prerja është më e vlefshme. Mirëpo kjo është vetëm për sa i përket personit të gjallë, atij që Kurbanin e pret për vete dhe për familjen e tij.

Mirëpo, nëse Kurbani i dedikohet njeriut të vdekur, dhe dëshirohet që shpërblimi (thavabi) t'i dhurohet atij, si të veprohet me këtë rast? A të pritet Kurbani apo të ndahet lëmoshë vlera e tij?

Qëndrimi im, të cilin e preferoj dhe i cili më qetëson, është ky: në vendin ku theren kurbane me shumicë dhe ku njerëzit kanë mish me bollëk dhe nuk ndiejnë nevojë për mish, në të tilla raste dhënia si lëmoshë e (e vlerës së) Kurbanit për të vdekurin, është më mirë… sepse të gjithë njerëzit kanë mish dhe të gjithë njerëzit janë të furnizuar me mish, si në ditën e parë, ashtu edhe në dy ditët vijuese të Bajramit. Nga ana tjetër, ndoshta një pjesë e madhe e tyre kanë nevojë për para (të holla), me të cilat do të blinin f.v. veshmbathje për bijën ose lodra për birin, apo ëmbëlsira për fëmijët ose për dikë tjetër. Ata kanë nevojë për dikë që do t'i ndihmonte në këto ditë të bekuara, ditët e Bajramit, ditët e madhërimit të Allahut. Për këtë arsye lëmosha (sadakaja) për të vdekurin është më e parapëlqyeshme se sa Kurbani në ato vende.

Ndërkaq, në vendet ku mishi është me pakicë, dhe njerëzit kanë nevojë për të, në të tilla raste, nëse njeriu pret Kurban për të vdekurin dhe mishin e Kurbanit e shpërndan në emër të atij të vdekuri, kjo është më mirë.

Kjo është ajo që zgjedh unë për këtë çështje.

Ekziston edhe një çështje tjetër, ajo është se, sipas Sheriatit, për të vdekurin parashihet lëmosha me konsensus të myslimanëve, dhe këtë nuk e ka kundërshtuar askush. Këtu janë dy çështje që nuk i ka kundërshtuar asnjë medhheb (asnjë shkollë juridike): 1. Lëmosha (sadakaja) për të vdekurin dhe 2. Lutja (duaja) e kërkimfalja (istigfari) për të. Ndërkaq, për sa u përket të tjerave, si: leximi i Kuranit për të vdekurin, prerja (e Kurbanit) për të, etj., janë prej çështjeve për të cilat ka mospajtime.

Së këndejmi, çështja e pakontestueshme është më e vlefshme se ajo që kontestohet.

Prandaj mund të konstatojmë:

Për sa i përket të gjallit, më mirë është që ai të presë Kurban për veten dhe për familjen e tij.

Ndërkaq, për sa i përket të vdekurit, nëse vendi ka nevojë për mish, do të pritet në emër të të vdekurit dhe do të shpërndahet. Kurse nëse vendi nuk ka nevojë për mish, më përparësi ka që vlera e Kurbanit të shpërndahet si lëmoshë.

Dhe, natyrisht, nga aspekti i ndarjes së Kurbanit, është e ditur se ndarja më e këshillueshme e tij është nëse bëhet në tri pjesë: një të tretën e ndal për vete, prej të cilës ha vetë personi dhe familja e tij ("…dhe hani prej tij…"), një të tretën për fqinjët përreth, sidomos nëse janë prej atyre në gjendje jo të mirë financiare apo që nuk janë të pasur, dhe një e treta e fundit për të varfër… Nëse ndodh që ta japë tërë sasinë e Kurbanit, kjo do të ishte edhe më mirë dhe më me përparësi, me kusht që prej tij të marrë vetëm pak (për vete) në emër të Synetit dhe bereqetit, si p.sh. të hajë një pjesë të mëlçisë apo diçka tjetër, që të dëshmohet për të se ai ka ngrënë prej tij, siç kishte vepruar edhe vetë Pejgamberi a.s., e po kështu kishin vepruar edhe shokët (ashabët) e tij. Allahu xh.sh. e di më së miri!

*Përktheu nga gjuha arabe:*
***Miftar Ajdini***

# Për therjen e kurbanit lejohet të autorizohet instituti humanitar

**Hasen Mekkijj***

Fondacioni islamik për ndihma ("El-igathetul-islamij-jeh") apelon tek myslimanët që t'i bashkohen projektit që synon t'i tubojë "5000 kurbane" për të goditurit dhe të dëmtuarit nga termeti katastrofik aziatik në Indonezi dhe Shri-Lankë.

Fondacioni ka caktuar edhe vlerën e çmimit për një kurban që mund ta paguajnë myslimanët në kuadër të këtij projekti, që është 90$ (dollarë amerikanë) ose, 74€ apo 51£ (funta angleze).

Nga arsyeshmëria fetare për këtë aksion, kryetari i seksionit fetar të rrjetit "islamonline.net" Muhamed Zejdan, deklaron: "Dhurimi i vlerës së kurbanit nuk lejohet, siç nuk lejohet zëvendësimi i kurbanit me lëmoshë (sadaka). Mirëpo lejohet që myslimani t'ia dhurojë vlerën e kurbanit ndonjë institucioni humanitar, si shoqatë a fondacion, që të jetë i autorizuari i tij për therjen e kurbanit në cilindo vend."

Ky, këtë qëndrim fetar (të Sheriatit) e sqaron me këto fjalë: "Dhurimi i vlerës së kurbanit nuk lejohet, sepse me detyrimin e therjes së kurbanit për bajram, për haxh, apo akika (për lindjen e fëmijës) kërkohet derdhja e gjakut. Allahu xh.sh. thotë:

"Tek All-llahu nuk arrin as mishi e as gjaku i tyre, por tek Ai arrin bindja juaj. Ai ashtu ua nënshtroi ato juve që ta madhëroni All-llahun për udhëzimet që ju bëri." (El-Haxhxh, 37).

Së këndejmi, kurbani është një ritual i Allahut dhe Synet i përforcuar (muekkede) prej Syneteve të të Dërguarit të Allahut s.a.v.s."

Pastaj Zejdani pohon se shumica e juristëve islamë (xhumhurul-fukaha) kanë marrë vendim (fetva) se nuk lejohet zëvendësimi i kurbanit me lëmoshë (sadaka), ndonëse ekziston një transmetim i dobët në medhhebin malikij, i cili lejon një gjë të tillë. Mirëpo, juristët islamë (xhumhurul-fukaha) mendojnë se ai transmetim është i dobët. Pra, mendimi më i saktë i juristëve islamë është se nuk lejohet dhurimi i vlerës së kurbanit në të holla për të varfër në vend të therjes, sepse kjo do të shpinte në ndërprerjen (zhdukjen) e këtij rituali. Për këtë arsye, nëse dikush dhuron vlerën e kurbanit në të holla në formë lëmoshe (sadaka) në cilindo vend qoftë, si p.sh. për viktimat e "tufanit" (termetit katastrofik) në Azi, kjo do të ishte një sadaka e zakonshme, por nuk do të llogaritej si kurban, e as veprimi i tillë nuk numërohet si therje e kurbanit."

Mirëpo, ai, me këtë rast rikujton duke thënë: "Nëse një mysliman vlerën e kurbanit në të holla, ia dorëzon ndonjë institucioni humanitar, si shoqatë a fondacion, që të jetë i autorizuari i tij për therjen e kurbanit, qoftë në vendin e tij apo në cilindo vend fatkeq, vetëm në këtë rast dhe me nijjet të kurbanit, këtij personi i llogaritet therja e kurbanit, madje edhe nëse nuk prezanton në therjen e atij kurbani, sepse autorizimi për vepra të mira është i lejuar."

*Nga gjuha arabe përktheu:*
***Miftar Ajdini***

* Islamonline.net.

*Ali Vezaj*

# Një ndodhi në Arefat

Po ecja në vendin që është i mbështjellë me lumturi
Dhe ç' m'u shtir shejtani me syretin njeri.

Shumë e pashë të lodhur dhe ish' bërë perishan
Me sy të përlotur dhe një hije të rëndë.

Dhe si gjithherë me njeri do t' i ndërrosh dy fjalë
Po e pyesja - Pse dukesh kështu, ke ndonjë hall?

Më gjegji shumë ashpër dhe me drithma në fytyrë
Këtë ma bënë këta njerëz që morën këtë udhë të mirë.

Po e shoh se këtë punë e bëjnë veç për të Vetmin Allah
A për këtë të qeshem, e lëshoi dhe një AH!!!

E për t'ma bërë qejfin mua gjithë këta besimtarë
Le të kthehen shumë mahzun atje nga kanë ardh'.

Më pas i thashë se edhe trupin e paskëshe rrënuar rëndë
Këtë e kam nga potkonjtë e kuajve që shkëlqejnë si hënë.

Po të ishin në hyzmetin tim, do të ishte një mirësi
Gjithherë jam pranë tyre dhe asnjë afër nuk më rri.

Po llafoste shumë qetë njeriu me këtë të mallkuar
Dhe sa ecte biseda, dukej edhe më i poshtëruar.

Ja po ta shoh edhe fytyrën që s'e ke si një njeri
Dhe tash do të mërrolej shejtani me vetulla e sy.

Hoqi edhe një ofshamë të thellë dhe egërsisht më tha:
Ja si i japin krah njëri-tjetrit dhe s'bëjnë asnjë gjynah.

Po të ngatërroheshin keq me fitne dhe plot fesat
Do të më rritej ymri mu këtu në Arefat.

Dhe krejt në fund zullumqari volli edhe një fjalë:
Sa më ka poshtëruar lutja e tyre, mirë që jam gjallë.

Nga gojë e tyre pa këput' po dëgjoj veç një DUA
Na e mbyll këtë jetë me iman, o i Madhi All-llah.

Kështu e sosi bisedën njeriu me shejtanin - këtu në Arefat
Mu në vendin ku ka veç falje dhe një det me SEVAP.

# B a j r a m i
## - ditë gëzimi e hareje[1] -

**Përmbajtja:**



***

### 1. Argumentet e Sheriatit mbi faljen e namazit të Bajramit

Kurani famëlartë:

- Në suren el-Kevther, 2: "Andaj ti falu dhe prit kurban për hir të Zotit tënd!".

- Në suren el-E'ala, 14-15: "Ka shpëtuar ai që është pastruar. Që e përkujton madhërinë e Zotit të vet dhe falet". Në komentet e Kuranit theksohet se fjala "falu" dhe "falet", në ajetet e theksuara, ka të bëjë me faljen e namazit të Bajramit.

Syneti i të Dërguarit s.a.v.s.:

- Në hadithe autentike është konfirmuar se i Dërguari s.a.v.s. falte rregullisht namazin e Bajramit.

***

### 2. Kush është i obliguar ta falë namazin e Bajramit

Faljen e namazit të Bajramit e ka obligim personi që e ka obligim edhe namazin e xhumasë. Argument i obligueshmërisë së faljes së namazit të Bajramit është praktika e rregullt e Pejgamberit s.a.v.s..

***




### 3. Veprimet që janë synet ose të lavdëruara para faljes së namazit të Bajramit

Kalimi i natës në prag të Bajramit me ibadet duke kujtuar Allahun xh.sh. me namaz vullnetar (nafile), me lexim të Kuranit, me madhërim të Allahut xh.sh. (tekbir), me lartësim të Allahut xh.sh. (tesbih), me kërkim të faljes për mëkatet e bëra (istigfar) dhe me lutje. Muhammedi s.a.v.s. në një hadith thotë: "Kush e kalon natën në prag të faljes së namazit të Bajramit (në ibadet) duke kërkuar shpërblim nga Allahu xh.sh., zemra e tij nuk do të vdesë atë ditë (ditën e Kiametit) kur do të vdesin zemrat e njerëzve të tjerë." (Taberani, Darekutni)

Bejhekiu transmeton se Ibni Omeri ka thënë: "Në pesë net nuk refuzohet duaja. Në natën para së premtes, në natën e parë të rexhebit (lejletu-r-regaib), në natën e 15 të shabanit (lejletu-l-berat), natën para dy bajramave". Bejhekiu shënon se Shafiu ka dëgjuar nga Ibrahim ibn Muhammedi duke thënë: "I kam parë banorët më të mirë të Medinës se si vinin në xhaminë e të Dërguarit s.a.v.s., në prag të dy bajramave, pastaj bënin dua dhe E përmendnin Allahun deri natën vonë."

Larja e trupit, parfumosja dhe veshja e rrobave të bukura. Nga nipi i Muhammedit s.a.v.s., h. Hasani, transmetohet të këtë thënë: "Na ka urdhëruar i Dërguari i Allahut s.a.v.s., që për Bajram t'i veshim rrobat më të bukura, të parfumosemi me parfumin më të mirë dhe të therim për kurban më të vlefshmen që kemi." (El-Hakim)

Është synet për të ngrënë hurma - numër tek (fruta ose ëmbëlsira) para daljes në Bajramin e Ramazanit, kurse për Bajramin e Kurbanit, pas faljes së namazit të Bajramit, të hahet diçka nga kurbani (ku merr pjesë mbarë familja). Burejde ka thënë: "I dërguari s.a.v.s., nuk dilte në Bajram të Ramazanit para se të hante diçka, kurse në Bajramin e Kurbanit nuk hante asgjë derisa të kthehej nga namazi." (Tirmidhiu, Ibni Maxhe dhe Ahmedi)

***

### 4. Koha dhe mënyra e faljes së namazit të Bajramit

Koha e namazit të Bajramit fillon kur dielli të ngrihet një apo dy shtiza, do të thotë përafërsisht rreth 45 minuta pas lindjes së diellit, dhe zgjat deri në zeval. Xhendubi transmeton: "I dërguari s.a.v.s. na e falte Bajramin e Ramazanit, kur dielli ngrihej sa dy shtiza, kurse Bajramin e Kurbanit kur ngrihej për një shtizë". (Ahmedi)

Ibn Kudame këtë e shpjegon kështu: "Është synet që namazi i Bajramit të kurbanit të kryhet pak më herët, në mënyrë që të mbetet më shumë kohë për therjen e Kurbanit, ndërsa namazi i Bajramit të Ramazanit është synet të falet pak më vonë, në mënyrë që të mbetet më shumë kohë për dhënien e sadekatu-l-fitrit."

Namazi i Bajramit, në pajtim me hadithet e të Dërguarit s.a.v.s., falet pa këndim të ezanit dhe ikametit. Falen dy rekate para mbajtjes së hutbes. Në reka-

tin e parë tre tekbire duke i ngritur duart merren para kiraetit (para leximit të Fatiha-s dhe sures), kurse në rekatin e dytë pas kiraetit.

***

### 5. Tekbiri teshrik-u

Ky tekbir është vaxhib prej sabahut të ditës së Arefatit (një ditë para Bajramit të Kurbanit) deri në ikindinë e ditës së katërt të Bajramit, menjëherë pas farzit. Në qoftë se harrohet, është detyrë të lexohet menjëherë, sapo të na kujtohet. Tekbiri teshriku theksohet kështu: ALLAHU EKBER, ALLAHU EKBER, LA ILAHE IL-LELLAH HUVALLAHU EKBER, ALLAHU EKBER, VE LIL-LAHI-L-HAMD (Allahu është më i Madhi, Allahu është më i Madhi. Nuk ka tjetër zot përveç Allahut, Allahu është më i Madhi. Allahu është më i Madhi. Allahut I përket çdo falënderim).

***

### 6. Si t'i kalojmë ditët e bekuara të Bajramit

Është e ndaluar që në këto ditë të agjërohet, sepse këto janë ditë të ngrënies e të pirjes. I dërguari s.a.v.s. thotë: "Ditët e Bajramit të Kurbanit janë ditë të ngrënies, të pirjes dhe të kujtimit të Allahut xh.sh." (Ahmedi dhe Myslimi).

Është mirë të urohet Bajrami. Nga Xhubejr ibn Nufejri transmetohet të ketë thënë: "Ashabët e Pejgamberit s.a.v.s., kur takoheshin në ditën e Bajramit, uronin njëri-tjetrin me fjalët "TEKABBELALLAHU MINNA VE MINKE" (Allahu e pranoftë nga ne dhe nga ju). (El-Askalani). Është e lejuar që edhe në ndonjë mënyrë tjetër të urohet Bajrami, si psh. "BAJRAM SHERIF MUBAREK OLSUN" (Me fat ju qoftë Bajrami). Është mirë që në ditët e Bajramit të gëzohet familja (duke dhënë dhurata, duke treguar më shumë kujdes…) më tepër sesa në ditë të tjera.

Gjatë ditëve të Bajramit duhet të shfaqesh i gëzuar në takimet me farefisin dhe miqtë, duke treguar më tepër kujdes dhe dashuri ndaj tyre. Duhen bërë përpjekje që të vizitohen sa më shumë të afërm e miq.

Bajramat janë ditë të lojës, gëzimit dhe këndimit të këngëve fetare. Të gjitha këto duhet të jenë në pajtim me dispozitat e Sheriatit, duke mos i anashkaluar detyrat islame. Buhariu shënon transmetimin vijues: Aisheja r.a. ka thënë: "Hyri Resulullahu s.a.v.s. tek unë, kur tek unë ishin dy shërbëtore të cilat këndonin Buathin. (Jevmu-l-Buath ka qenë ditë e njohur tek arabët, në të cilën kishte ndodhur lufta në mes Evsit dhe Hazrexhit). Pejgamberi s.a.v.s. u shtri në shtrat duke kthyer fytyrën e tij. Pastaj hyri Ebu Bekri, i cili, duke më qortuar, tha: "Fyelli i shejtanit tek i Dërguari s.a.v.s., a?!" Pejgamberi s.a.v.s. u kthye kah Ebu Bekri duke thënë: "Lëri ato". Kur e hetova se i Dërguari s.a.v.s. nuk i vuri re, u bëra me shenjë që ato të dilnin. Gjithashtu abesinasit në ditët e Bajramit luanin dhe argëtoheshin me shtiza dhe mburoja, andaj i Dërguari s.a.v.s. më pyeti: "A do të shikosh?" U përgjigja: "Po, dua". Atëherë më vendosi pas tij, kurse unë e mbështeta fytyrën time për të, pastaj tha: "Vazhdoni, o Benu Erfede". Kur u bë mjaft, Pejgamberi më pyeti: "A u bë mjaft, o Aishe?" I thashë: "Po". Më tha: "Atëherë, shko."

***

### 7. Vlera e dhjetë ditëve të para të muajit dhul-hixhxhe

Allahu i Madhërishëm në suren el-Fexhr (1-3), thotë: "Pasha agimin! Pasha dhjetë netët! Pasha çiftin dhe pasha tekun"! Ibni Abbasi duke i komentuar këto ajete, thotë: "Netët për të cilat betohet Allahu i Madhërishëm, janë dhjetë netët e para të muajit dhul-hixhxhe". Çift - shef', është dita e parë e Bajramit të Kurbanit, kurse tek-vetr, është dita e Arefatit".

Allahu i Madhërishëm në suren el-Haxhxh (28), thotë: "…dhe që ta përmendin Allahun në ato ditë të caktuara…". Te shumica e dijetarëve ditët e caktuara (ejjamun ma'lumat) janë dhjetë ditët e para të muajit dhul-hixhxhe. Nga hadithi që transmeton Buhariu, mësojmë se këto janë ditët më të dashura të Allahut xh.sh., në të cilat kryhen vepra të mira. Andaj këto ditë duhet t'i kalojmë:

Në dhikër - përmendje të Allahut xh.sh. Imam Ahmedi në Musnedin e tij e thekson hadithin: "Nuk ka asnjë ditë në të cilën veprat janë të mëdha dhe të dashura tek Allahu, sikur këto dhjetë ditë. Andaj në to bëni sa më shumë tehlil (thoni: la ilahe il-lallah), tekbir (Allahu ekber) dhe tahmid (el-hamdu lil-lah)."

Në agjërim. Hazreti Hafsa ka thënë: "I Dërguari s.a.v.s. i agjëronte nëntë ditët e para të dhul-hixhxhes, ditën e Ashures dhe nga tri ditë të secilit muaj."

***

### 8. Vlera e ditës së Arefatit

Në suren el-Buruxh (1-3), Allahu xh.sh. thotë: "Pasha qiellin me plot yje, Pasha ditën e premtuar, Pasha atë që dëshmon dhe atë që dëshmohet!" Resulullahu s.a.v.s. ka thënë: "Dita më e vlefshme tek Allahu është e premtja, ajo është shahid-dëshmitari që do të dëshmojë, kurse meshud- me atë që dëshmohet, është dita e Arefatit, e el-jevmilmev'ud - dita e premtuar, është dita e Kiametit."

Shpërblimi për agjërim në ditën e Ashures është shlyerja e mëkateve për vitin e kaluar, kurse për agjërim në ditën e Arefatit - për vitin e kaluar dhe për vitin e ardhshëm. Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Shpresoj se agjërimi i ditës së Ashures tek Allahu do t'i shlyejë mëkatet për vitin e kaluar". Kurse në një tjetër hadith thotë: "Agjërimi në ditën e Arefatit është kefaret për vitin e kaluar dhe për vitin e ardhshëm, kurse agjërimi në ditën e Ashures është kefaret për vitin e shkuar". Dijetarët islamë këtë e shpjegojnë me faktin se dita e Ashures është e lidhur me Musain a.s., kurse Arefati me Muhamedin a.s., andaj Allahu xh.sh. i ka dhënë nder të madh.

***

### 9. Duaja - lutja në ditën e Arefatit

Muhamedi s.a.v.s., në ditën e Arefatit më së shumti e bënte këtë dua-lutje:

**LA ILAHE IL-LELLAHU** (nuk ka zot përveç Allahut)
**VAHDEHU LA SHERIKE LEHU** (Ai është Një, nuk ka shok-rival)
**LEHU-L-MULKU VE LEHU-L-HAMDU** (Atij I takon i tërë pushteti, dhe Ai është i denjë për çdo falënderim)
**BIJEDIHI-L-HAJRU** (Në pushtetin e Tij është çdo e mirë)
**VE HUVE ALA KULI SHEJ'IN KADIR** (dhe Ai mundet gjithçka)

***

### 10. Literatura


1. Dr Vehbet ez-Zuhajli El-fikhu-l-islamijj ve edil-letuhu
2. Es-Sejjid Sabik Fikhu's-sunneh
3. Muhammed S. Serdareviq Fikhul-ibadat
4. El-Bejheki Shu'abu-l-iman
5. Ibn Rexheb El-Hanbeli Letaifu-l-me'arif


*Përkthim dhe përshtatje nga:*
***Miftar Ajdini***

*Fusnota:*
1. Burimi: http://znaci.com/mubarek/bajrami/art473_0.html

# Domethënia e frazës "Allahu ia pastë falë imanin"

Orhan Bislimaj

### Hyrje

Identiteti islam, tashmë është çështje e ditur, është njëri ndër formuesit kryesorë të identitetit të përgjithshëm kombëtar shqiptar të shqiptarëve në përgjithësi. Si refleksion i kësaj, myslimanët e hapësirave mbarëkombëtare, në bisedat e tyre të rëndomta, përdorin fraza dhe idioma që referojnë të vërteta nga spektri i identitetit islam. Disa prej këtyre frazave kanë karakter të përgjithshëm, që përdoren edhe nga myslimanët edhe nga jomyslimanët, sikurse janë p.sh. vallahi - pasha Zotin, pastaj 'inshallah' - nëse do Allahu, etj., fraza këto që shpesh i dëgjojmë të përdoren edhe nga pjesëtarët e konfesioneve të tjera, e disa prej tyre, që janë mjaft shumë, janë karakteristikë vetëm për myslimanët. Njëra prej këtyre frazave, të cilën do ta shpjegojmë në këtë punim, është shprehja - 'Allahu ia pastë falë imanin', që përdoret për ngushëllime me rastin e vdekjeve.

### Fokusimi i çështjes

Prej detyrimeve që ka myslimani ndaj vëllait të tij mysliman, sa morale aq obligative, është solidarizimi me të si në raste gëzimi, duke u gëzuar për gëzimin e tij, si në raste hidhërimi, duke bashkëndier për hidhërimin e tij. Në ambientet tona të proveniencës islame, në këtë aspekt ekziston një solidarizim madhështor dhe kulturë e veçantë. Veçanërisht, me raste vdekjesh, kur familjarët dhe të afërmit e të ndjerit, pranojnë vizita dhe ngushëllime të sinqerta nga miqtë, të afërmit dhe dashamirët e shumtë, - bëhet hyrje - dalje e madhe. Edhe kjo e ka të mirën e vet, madje shumë të madhe.

Njerëzit e mësyjnë familjen e 'rahmetlisë', që është goditur nga humbja e një anëtari të familjes. Dy-tre apo pesë minuta, janë ato që secili nga vizitorët, me kënaqësi dhe sinqeritet, i shpreh ngushëllimet e veta ndaj familjarëve dhe të pranishmëve, duke u thënë: "Allahu ju lashtë shëndoshë, bëni sabër, mos u mërzitni!", për të vazhduar me një uratë (lutje) për të vdekurin me fjalët: "Allahu ia pastë falë imanin." Fjalë e madhe kjo, apo jo?

Uratë më të madhe për të vdekurin, me rastin e ngushëllimeve, se fjalët: 'Allahu ia pastë falë imanin', nuk ka. Sepse imani është kulmi i së mirës, e urata për të është urata më me vlerë.

Mirëpo, shtrohet pyetja, përse bëhet kjo dua, për sa kohë që të vdekurin për të cilin shprehim ngushëllime, e konsiderojmë besimtar, pra prej besimtarëve?

Është e vërtetë se ne e njohim të tillë, por pasi ai ka vdekur e çështja e imanit është një lidhje misterioze ndërmjet robit dhe Allahut, dhe nuk dihet se si e ka përfunduar jetën e tij, me iman apo pa të, atëherë bëhet kjo dua duke synuar atë që është më e mira për robin, e ai është imani - besimi. Në bazë të këtij konstatimi, rezulton se duaja: 'Allahu ia pastë falë imanin" implikon në përmbajtjen e vet dy të vërteta besimi, të cilat e karakterizojnë jetën e njeriut në këtë botë, dhe të ardhmen e tij në botën tjetër:

1. E para, ka të bëjë me parimin e besimit, sipas të cilit njeriu në këtë botë e posedon lirinë e zgjedhjes (vendosjes) dhe mund të bëhet besimtar, pasi ka qenë më parë pabesimtar, dhe, anasjelltas, të bëhet pabesimtar, pasi ka qenë besimtar. Fati i besimit të njeriut nuk dihet deri në vdekje; dhe
2. E dyta, ka të bëjë me atë se vlera e imanit është e arritura më e madhe për njeriun në këtë botë dhe garantuesi i vetëm për shpëtim nga dënimi i përjetshëm në Xhehenem, në botën tjetër.

**1. Fati i besimit të njeriut nuk dihet deri në vdekje**

Fati i besimit të njeriut është çështje e kompetencës së Allahut të Madhëruar. Askush nuk e di se si do të mbarojë jeta e tij, përveç Allahut të Madhëruar. Fakti se Allahu ia ka lënë në dorë njeriut zgjedhjen për besim[1], domethënë se e ka lënë të hapur portën e mundësisë së ndryshimit të njeriut, respektivisht kalimin e tij prej një gjendje të pabesimit në atë të besimit dhe anasjelltas. Allahu nuk ia imponon askujt imanin, edhe pse nuk është i kënaqur me kufrin e robërve të Tij.[2]

Allahu është i kënaqur me njeriun besimtar, ndërsa është i pakënaqur me njeriun pabesimtar. Madje është i hidhëruar me të, për shkak të mohimit të tij. Si varësi e këtij rregulli hyjnor, njerëzit për nga cilësimi tyre në të ardhmen (në botën tjetër), ndahen në dy grupe kryesore: 1. njeriu i lumtur (es-seidu) dhe 2. njeriu 'i palumtur' (esh-shekijju). Pra në Ditën e Kiametit kanë për të ekzistuar vetëm dy kategori njerëzish:

- "të lumturit", një epitet për besimtarët që vdesin me iman dhe jetën e tyre e mbarojnë duke qenë besimtarë;
- 'të palumturit", një epitet për ata që nuk vdesin me iman dhe jetën e tyre e mbarojnë duke qenë pabesimtarë.

Besimtari është 'i lumtur' derisa është besimtar në këtë botë, ndërsa nëse kalon në mosbesim dhe vdes në këtë gjendje, kalon në grupin 'i palumtur', pasi ka qenë i lumtur. Ndërsa pabesimtari është 'i palumtur' derisa është pabesi-



mtar në këtë botë, e kur të kalojë në besim dhe vdes në këtë gjendje, bëhet 'i lumtur', pasi ka qenë 'i palumtur', sipas ajetit të Kuranit[3]: "Thuaju atyre që nuk besuan, nëse heqin dorë (nga rruga e tyre e gabuar dhe besojnë), do t'u falet e kaluara…" (Kurani, El-Enfal: 38).

Duke u mbështetur në faktin se në shumë hadithe të Pejgamberit a.s. vërtetohet se fundi i jetës së njeriut llogaritet sipas asaj se si e përfundon jetën e tij, me iman apo pa të, lutja për të vdekurin 'Allahu ia pastë falë imanin" - përbën një rëndësi të madhe.

Në një hadith që transmeton Buhariu nga Sehel bin Sead r.a., transmetohet se Pejgamberi s.a.v.s., për një njeri që konsiderohej ndër më të pasurit e myslimanëve dhe, megjithëse kishte luftuar bashkë me të, me një rast Resulullahi s.a.v.s. e kishte cilësuar si një njeri me tipare të banorëve të Xhehenemit, duke thënë: 'kush dëshiron që ta shohë një njeri prej banorëve të Xhehenemit, le ta shikojë këtë'. Ç'e do që, njeriu në fjalë, pas një plagosjeje në betejë, kishte mbytur vetveten me shpatën e vet. Këtë ndodhi, Pejgamberit a.s. ia rrëfeu një dëshmitar, i cili erdhi te Pejgamberi a.s. dhe i tha: Dëshmoj se je i Dërguar i Allahut. Pejgamberi a.s. i tha: Ç'ka ndodhur? Njeriu i tha: "Ke thënë për filanin se kush dëshiron që ta shohë një njeri prej banorëve të Xhehenemit, le ta shikojë këtë", e ai ishte prej më të pasurve nga ne. Pasi u plagos, unë e dija se nuk kishte vdekur, ai e shpejtoi vdekjen e vet duke mbytur veten. Pejgamberi s.a.v.s., me atë rast, tha:

"Ndodh që njeriu të veprojë një vepër, që u përket banorëve të Xhehenemit, ndërsa ai të jetë prej banorëve të Xhenetit, dhe ndodh që të veprojë vepër të banorëve të Xhenetit, e ai të jetë prej banorëve të Xhehenemit. Me të vërtetë veprat vlerësohen sipas asaj se si përfundojnë."[4]

Ky hadith është argument se e ardhmja e lumtur e njeriut në botën tjetër, varet drejtpërdrejt nga rrethanat e vdekjes. Këtë e kanë vërtetuar edhe dijetarët e Ymetit.

Dijetari i madh, Muhamed El-Gaznevij El-Hanefij (v. 593 h), në lidhje me këtë, thotë: "Kush vdes me iman, ai ka arritur lumturinë e përjetshme (es-seadetul ebedijjetu), e kush përfundon me mosbesim (Allahu na ruajttë!), e ka fituar jolumturinë e përhershme (esh-shekavetul ebedijjetu).[5]

Pra, "Lumturia" dhe "Jolumturia" varen prej përfundimit të jetës së njeriut, ndërsa fundi i jetës së njeriut është i caktuar në caktimin ezelij të Allahut të Madhëruar.

I lumturi (es-seidu) është ai që është caktuar për të qenë i tillë me kaderin (caktimin e paraqenë) dhe kadanë (realizimin e veprës sipas caktimit të paraqenë) të Allahut xh. sh., kurse i palumturi (esh-shekijju) është ai që është caktuar për të qenë i tillë me 'kaderin' dhe 'kadanë' e Allahut.

Allahu i Madhëruar i di të gjitha gjendjet dhe lëvizjet e njerëzve, para se ato të ndodhin apo t'i krijojë. Allahu është i gjithëdijshëm për çdo gjë në mënyrën më të detajizuar. Ai i di qëndrimet e njerëzve, si kur është fjala për besimin dhe adhurimin ndaj Tij, si kur është fjala për mosbesimin dhe mosadhurimin. Allahu e di nëse njeriu do të jetë i lumtur apo do të jetë i palumtur në botën tjetër. Pra, a do të jetë prej banorëve të Xhenetit apo prej banorëve të Xhehenemit. Në lidhje me këtë janë transmetuar shumë hadithe. Prej tyre është hadithi i vërtetë, të cilin e transmeton Buhariu nga Ali ibn Ebu Talibi r.a., se Resulullahi s.a.v.s. ka thënë:

"Nuk ka njeri nga ju që të mos ia kishte shkruar Allahu vendin e tij në Xhenet ose në zjarr. Një njeri i tha: O i Dërguari i Allahut, atëherë përse të mos qëndrojmë duke u mbështetur në atë që na është shkruar e të mos veprojmë asgjë? Muhamedi s.a.v.s. tha: Veproni, sepse secilit i është lehtësuar që të veprojë për atë që është krijuar, të lumturve (xhenetlinjve) u lehtësohet që të veprojnë veprat e të lumturve (xhenetlinjve), ndërsa jo të lumturve (xhehenemlinjve) u lehtësohet që të veprojnë veprat e jo të lumturve (xhehenemlinjve)…"[6]

Përmbajtja e këtij hadithi na qartëson dy çështje:

*E para,* se gjithëdituria e Allahu përfshin çdo gjë që ka ndodhur, që ndodh dhe që do të ndodhë në të ardhmen në pafundësi, krahas asaj se kjo gjithëdituri nuk ka karakter të imponimin dhe as të ndikimit në veprimet e njeriut, por ka karakter pasqyrues dhe joimponues; dhe

*E dyta,* ajo që na bën të mendojmë se njeriu mund të jetë pjesëtar i besimit islam, por nëse është shkruar në caktimin e Allahut të Madhëruar, që ai të jetë prej të palumturve, atëherë fundi i tij do të vijë në këtë përfundim. Dhe e kundërta, njeriu mund të mos jetë pjesëtar i besimit islam, por nëse është shkruar që ai të jetë prej të lumturve, fundi i tij do të mbarojë në këtë përfundim.

Pikërisht kjo mundësi e ndërrimit të gjendjes, është ajo që njeriun besimtar e bën të pasigurt në besimin e vet, duke e provokuar për kujdes të shtuar rreth besimit të tij. Në të vërtetë, kjo për besimtarin paraqet një indikacion besimi, që ai të lutet tek Allahu i Madhëruar që fundin e jetës së tij, t'ia mbarojë me iman. Derisa kjo është kështu, atëherë edhe lutja ndaj të vdekurit për një përfundim të këtillë, është një uratë e rëndësishme, madje më e rëndësishmja.

Në këtë kontekst, janë më se të njohura lutjet (duatë) e Pejgamberit s.a.v.s., që kanë të bëjnë po me këtë çështje. Transmeton Shehru bin Havsheb, i cili i kishte bërë një pyetje Umi Selemesë, njëra nga gratë e Pejgamberit a.s.: Cila ka qenë duaja më e shpeshtë e Pejgamberit a.s. kur ishte tek ti?. Ajo thotë: Duaja më e shpeshtë e Pejgamberit a.s., kur ishte tek unë, ka qenë: "O Ti Që i rrotullon zemrat e njerëzve, përforco zemrën time në fenë Tënde". Ebu Suleme vazhdon: i thashë: O Dërguari i Allahut, përse duaja më e shpeshtë jotja është "O Ti Që i rrotullon zemrat e njerëzve, përforco zemrën time në fenë Tënde"? Ai tha: O Umi Seleme, ajo (rrotullimi i zemrave) nuk është në dorë të njeriut. Ajo është në dorë të Allahut, atë që do, e drejton dhe atë që do, e devijon"[7]

Lutje të këtilla transmetohen edhe prej ashabëve r.a. - shokëve të Pejgamberit s.a.v.s. Më e drejtpërdrejtë nga këto është ajo që transmetohet nga Omeri r.a., i cili, duke bërë tavaf rreth Qabesë, lexonte këtë dua:

"O Allahu im, nëse e ke shkruar që unë të jem prej njerëzve të lumtur (besimtarëve), më përforco në këtë, e nëse e ke shkruar që të jem prej të palumturve (pabesimtarëve), më transfero (më fal) dhe më përforco në lumturi".[8]

### 2. Imani është garantuesi i vetëm për shpëtim në botën tjetër

Lutja "Allahu ia pastë falë imanin", për shkak të rëndësisë që ka imani për njeriun në botën tjetër, paraqet një urtësi të thellë, me një kuptim mjaft domethënës.

Në konceptin islam, vlera e jetës së njeriut është e kushtëzuar nga pranimi ose mospranimi i besimit islam dhe i fesë islame në tërësi (Kurani, El-A'raf, 179). Njeriu që nuk e ka përvetësuar këtë cilësi, ka humbur rastin sublim dhe e ka devijuar qëllimin e ardhjes së tij në këtë botë. Jeta e ka kuptimin e vet - vetëm me imanin, dhe assesi ndryshe (Ku-

rani, Edh-Dharijat, 56). Mosbesimi është akti më i shëmtuar që mund të bëjë njeriu në këtë botë, respektivisht është akti që rrënon konceptin e mirëfilltë të njerëzisë së njeriut. Çdo vepër e keqe, pa marrë parasysh dëmin e saj, mund të themi se ka një derë të sigurt, që e mban të gjallë shpresën për shpëtim, përveç kufrit (mosbesimit), i cili nuk pranon kurrfarë tolerimi dhe as justifikimi. Përveç kësaj, pra, rrënimit të virtytit të mirëfilltë njerëzor, kufri e ka pasojën tjetër të rëndë, atë të ndëshkimit në botën tjetër. Për pabesimtarët, Allahu ka dëshmuar se ata do të jenë përgjithmonë në dënimin më të rëndë të botës tjetër. Për ata që vdesin si pabesimtarë, nuk ka as falje dhe as shpëtim. Allahu në Kuran thotë: "Allahu i ka mallkuar jobesimtarët dhe për ta ka përgatitur zjarr të ndezur fort. Aty do të mbesin përgjithmonë dhe nuk do të gjejnë askënd t'i mbrojë apo t'i ndihmojë". (Kurani, El-Ahzab: 64-65).

Duke llogaritur se çfarë pasojash sjell kufri, pra dënimin e rëndë dhe të përjetshëm në botën tjetër; duke mbajtur parasysh atë që është thënë më lart se njeriu deri në fund të jetës së tij, nuk e ka të garantuar fundin e jetës së vet nëse do të vdesë me iman apo jo; pastaj duke pasur parasysh atë që ka thënë Pejgamberi s.a.v.s., se "veprat vlerësohen sipas asaj se si përfundojnë", rezulton se lutja - "Allahu ia pastë falë imanin", pra, që në botën tjetër të shkojë me iman, bëhet akoma më e dobishme dhe interesante. Përse e themi këtë?

Këtë e themi, sepse njeriu që mbaron jetën e tij me iman, e bëhet fjalë për imanin në kuptimin e mirëfilltë dhe jo imanin formal, pra që e deklaron besimin islam dhe atë nuk e kundërshton me asnjë formë lloje të mohimit, sikurse është mohimi i ndonjë çështjeje që konsiderohet prej domosdoshmërive të asaj me se ka ardhë Resulullahi s.a.v.s., apo lejimi i ndonjë mëkati , qoftë i vogël apo i madh, me kusht që të qenët e atij mëkati të vërtetohet me argument të prerë nga bazat e fesë, pa marrë parasysh të bërat e tij të këqija (mëkatet), - pozita e tij në botën tjetër është e garantuar për shpëtim. Për sa u përket mëkateve, çështja e njeriut i nënshtrohet dëshirës së Allahut, nëse do e fal, e nëse do, e dënon aq sa është vlera e mëkatit. Mirëpo fundi i tij do të jetë në Xhenet, për hir të imanit me të cilin ka dalë nga kjo botë. Dijetarët, kur flasin për peshën e imanit në raport me të këqijat e besimtarit, bëjnë një krahasim. Ata




thonë sikur të gjitha të këqijat që mund t'i bëjë besimtari të hidhen në njërën anë të peshojës, e imani në anën tjetër, pa dyshim që imani do të peshojë më rëndë se të gjitha ato. Pejgamberi s.a.v.s., në një hadith që transmeton Imam Hakimi nga Muadh bin Xhebeli, thotë:

"Kush e thotë fjalën e fundit (kush vdes me) La ilahe il-lall-llah – Nuk ka zot tjetër përveç Allahut, hyn në Xhenet"[9].

Deklarimi i imanit dhe moskundërshtimi i tij, është akti madhor që i mundëson njeriut shpëtim në botën tjetër, edhe nëse ka dalë nga kjo botë pa zbatuar asnjë nga obligimet me të cilat Allahu na ka ngarkuar. Sepse dijetarët kanë thënë që vlera e imanit është aq e madhe, saqë nuk mund të shpaguhet me asnjë kundërvlerë.

Kjo nuk do të thotë se të këqijat e tij nuk do ta rëndojnë atë. Jo, mirëpo, kjo është në dëshirën e Allahut. Imam Adham Ebu Hanife r.h. thotë:

"Nuk themi se besimtarit nuk do t'i bëjnë dëm mëkatet e tij, e as se ai do të hyjë në Xhehenem. Dhe as nuk themi se ai do të qëndrojë përgjithmonë në zjarr, qoftë ai edhe mëkatar, vetëm nëse nga kjo botë del (vdes) si besimtar (me iman)."[10]

Ky konstatim bazohet në shumë hadithe të Pejgamberit, të cilat citojnë qartazi daljen nga zjarri i Xhehenemit dhe hyrjen në Xhenet përgjithmonë të atij që e deklaron besimin dhe qëndron i paluhatur në të. Le t'i citojmë disa prej këtyre haditheve:

1. "Kush vdes duke e ditur (besuar) se nuk ka zot tjetër përveç Allahut, do të hyjë në Xhenet.[11]
2. "Më erdhi Xhibrili dhe më solli një lajm të gëzuar, duke thënë se kush vdes prej Ymetit tënd duke mos I bërë Allahut rival - shok, do të hyjë në Xhenet". E unë i thashë: "A edhe nëse ka bërë prostitucion (zina) dhe nëse ka vjedhur"? Ai tha: "Edhe nëse ka bërë prostitucion dhe nëse ka vjedhur".
3. "Do të dalë prej zjarrit ai që në zemrën e tij ka iman - besim sa grimca e atomit"[12]
4. Dëshmoj se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se unë jam i Dërguari i Allahut, janë këto të dyja që robi, nëse nuk dyshon në to dhe me to E takon Allahun, do të hyjë në Xhenet."[13]

Dhe hadithe të tjera.

Prandaj, rëndësia që ka imani për pozitën e njeriut në botën tjetër (Ahiret), është pa dyshim ajo që rekomandon lutjen tonë ndaj të vdekurit me rastin e ngushëllimeve me fjalët: "Allahu i pastë falë imanin". E, sipas një përkthimi më të përgjithshëm, kjo do të thotë: "Allahu e dërgoftë në Xhenet".

*Fusnotat:*

1. Allahu i Madhëruar në Kur'an thotë: "… E kush të dojë, le të besojë, e kush të dojë le të mohojë…" (Kur'ani, El-Kehf:29).
2. Allahu i Madhëruar në Kur'an thotë: "Allahu nuk është i kënaqur me mosbesimin e robërve të Vet" (Kur'ani, Ez-Zumer:7)
3. Xhemalud-din Ahmed bin Muhamed El-Gaznevijj El-Hanefijj, "Kitabu usulid-dini", tahkik ed-duktur Omer Vefik Da'uk, boton: darul beshairi'l islamijjeh, botimi i parë, 1998/1419, fq. 267.
4. Sahihul Buhari, Kitabu: El-Kader (babu:el-amelu bil havatiim), hadithi nr. 6117 (prej CD-së)
5. El-Hanefijj, "Kitabu usulid-dini" op.cit. fq. 267.
6. Sahihul Buhari, Kitabu tefsirul Kur'ani (babu: fesenujes-siruhu lil jusra) nr. 4568. (sipas CD-së). Përkthimi i hadithit sipas: Dr. Mustafa El-Buga dhe Mujidin Mistu, "Komenti i dyzet haditheve të imam Neveviut", SHB "Furkan ISM",-Shkup, 1424/2003, fq. 33.
7. Sunenut-Termidhij, Kitabu: ed-da'vatu an resulilahi (babu: minhu) hadithi nr. 3444.
8. El-Hanefijj, "Kitabu usulid-dini" op.cit. fq. 266.
9. Mustedreku'l-Hakimi, Kitabu'l Xhenaizi, nr.1299. Senedi i hadithit është sahih, porse Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë transmetuar.
10. El-Kari, El Mul-la Alij bin Sulltan Muhammed, "Sherhul fikhil ekber li Ebi Hanifete En-Nu'man", tahkik Mervan Muhamed Esh-Sha'ar, 'daru'n-nefais, botimi i parë – 1417/1997, Bejrut-Libon, fq. 18
11. Hadith Sahih, Sahihu'l Muslim bi'sherhi'n – Nevevij", botimi i parë 1347 h\1929 m, botimi i Kajros, Kajro, pjesa e parë dhe e dytë, 1/218.
12. "Sahihu'l Muslim" botimi i Kajros, op.cit. 2/93-94.
13. Suneni i Tirmidhijut, "Kitabus-sifeti xhehennemi, babu: minhu", nr. 2523.
14. "Sahihu'l Muslim" botimi i Kajros, op.cit. 1/.224.

# Traktati i Hudejbijes

**Abdullah Klinaku**

Njohja e jetës së Muhammedit a.s. dhe veprimeve të tij që bëri gjatë 63 vjetve, veçanërisht gjatë 23 vjetve të pejgamberisë, janë të domosdoshme për arritjen e bashkimit të myslimanëve dhe garantimin e paqes botërore. Njohja dhe kuptimi i drejtë i veprimeve të Pejgamberit a.s., myslimanëve do t'u ndihmojë për të mbrojtur fenë e tyre ashtu si duhet dhe me çfarë mekanizmash duhet. Ne jemi krenarë me fenë tonë dhe Pejgamberin tonë, dhe jam i bindur se sikur ne myslimanët, t'ua prezantonim drejt dhe mirë jetën dhe mesazhin e Muhammedit a.s., i tërë njerëzimi do të ishte krenar për të, përveç kryeneçëve.

Një segment i rëndësishëm i jetës së Muhammedit a.s. dëshmon se ka qenë vazhdimisht në favor të paqes dhe respektit ndërnjerëzor, dhe kjo e ka përshkuar tërë jetën e tij dhe veprimet e veçanta që ka bërë ai gjatë gjithë jetës. Një ndër këto veprime është edhe marrëveshja - Traktati i Hudejbijes.

Fillimisht të shohim këtë Traktat nga aspekti teorik i së drejtës ndërkombëtare moderne. Rëndësia e këtij Traktati nga ky aspekt është se e bën më të pasur historikun e së drejtës ndërkombëtare, dhe ky Traktat duhet të përmendet në librat dhe punimet shkencore të kësaj fushe. Marrëveshja e paqes e Hudejbijes (es-sulhu), shikuar nga aspekti teorik i së drejtës ndërkombëtare, duhet të quhet traktat dhe jo marrëveshje. Marrëveshja zakonisht është pajtim i vullnetshëm për lidhjen e kontratës (kur kemi të bëjmë me persona fizikë apo juridikë, por që nuk janë subjekte ndërkombëtare) ose traktatit (kur kemi të bëjmë me shtete dhe organizata ndërkombëtare që kanë statusin e subjektit ndërkombëtar). Ndërkaq traktat ndërkombëtar konsiderohet çdo pajtim i vullnetshëm midis shteteve me qëllim të krijimit, ndryshimit ose ndërprerjes së ndonjë raporti juridik. Traktatet zakonisht janë dokumente që aludojnë çështje të rëndësishme, si p.sh. traktatet e paqes (Zejnullah Gruda, E Drejta Ndërkombëtare Publike, fq. 249, 2002 , Prishtinë).

Traktati i Hudejbijes ishte lidhur në mes dy përfaqësuesve të dy grupeve sociale të ndryshme, që përfaqësonin dy qytete-shtete, njëri Medina, me Muhammedin a.s. në krye, si qytet-shtet i përbërë nga shumica dërrmuese e banorëve myslimanë (Medina kishte rregullimin e vet juridiko-politik dhe territorial), dhe tjetri Meka, një qytet-shtet që kishte banorët e saj, shumica dërrmuese (me përjashtime individuale) politeistë, dhe kishte një rregullim juridiko-politik tejet primitiv, që ndërtohej mbi të drejtën zakonore.

Në këtë traktat përfaqësues i Mekës ishte Suhejl b. Amri. Prandaj kjo marrëveshje në çdo përkthim në gjuhën shqipe dhe studim duhet të quhet Traktati i Paqes i Hudejbijes. Përfundimisht, në lidhje me këtë mund të themi se Marrëveshja e Hudejbijes është "Traktat ndër-



kombëtar" i lidhur në mes dy shteteve, njëri i përfaqësuar nga kryetari, që ishte Medina me Muhammedin a.s. në krye, dhe tjetri, që ishte Meka, i përfaqësuar nga i autorizuari i mekasve, Suhejl b. Amri, me qëllim të arritjes së paqes në mes këtyre dy vendeve, për një afat prej 10 vjetësh.

### Rrethanat historike

Traktati i paqes i Hudejbijes ndodhi në fund të vitit të 6 Hixhri (es-siretunnebeujje, Li-ibni Hisham). Hudejbije është emri i një vendi 50-60 km larg Mekës. Më parë kishte qenë emri i një oaze që ndodhej në atë vend, pastaj këtë emër e kishte marrë edhe fshati afër. Hudejbija erdhi për shkak të umres. Derisa Pejgamberi a.s. ishte në Medinë, kishte parë ëndërr se si e kishte marrë çelësin e Qabesë dhe kishte bërë tavafin dhe umren. Të nesërmen Pejgamberi a.s. i lajmëroi shokët e tij për ëndrrën dhe filluan përgatitjet për t'u nisur. Pejgamberi a.s. nga Medina për Mekë u nis me 1400-1500 persona të paarmatosur, vetëm me shpata në këllëf. (Për rrethanat dhe kronologjinë historike të kësaj ngjarjeje shih më gjerësisht librat e Sires-jetëshkrimit të Muhammedit a.s.).

### Marrëveshja për lidhjen e Traktatit dhe përmbajtja e tij

Myslimanët e bindur për të kryer umren kishin të vendosur ta realizonin atë pa marrë parasysh rreziqet, dhe nuk përjashtonin as luftën. Nga ana tjetër, politeistët kurejshitë ishin të vendosur të mos lejonin hyrjen e myslimanëve në Mekë. Kjo vendosmëri e dyanshme shpinte në një luftë të tmerrshme në mes tyre. Duke tentuar t'i shmangej kësaj ngatërrese, Pejgamberi a.s. dhe kurejshitët shkëmbenin të deleguarit e tyre për arritjen e një marrëveshjeje të mundshme. Pas shkëmbimit të disa të deleguarve nga Meka, radha i arriti edhe Suhejl b. Amrit. Pejgamberi a.s., posa e pa Suhejl b. Amrin, tha: "Ky do të na e lehtësojë situatën, kurejshitët me siguri dëshirojnë armëpushim, meqë e kanë dërguar këtë".

Pas një diskutimi të gjatë në mes Muhammedit s.a.v.s. dhe Suhejl b. Amrit, arritën marrëveshjen për nënshkrimin e një traktati paqeje. Pejgamberi s.a.v.s. e urdhëroi Aliun r.a të shkruante atë që i diktoi. Pejgamberi s.a.v.s tha: " Bismillahir-rrahmanir-rrahim", kurse Suhejli ndërhyri e tha: "Kush është ky Er-rahman, ne nuk e njohim këtë Zot, prandaj shkruaje Bismika-Allahumme". Pejgamberi s.a.v.s. e pranoi këtë kusht dhe atëherë urdhëroi Aliun r.a. të vepronte ashtu.

Vazhdoi Pejgamberi s.a.v.s.: "Ky është traktat në mes Muhammedit s.a.v.s., i dërguar i Allahut, dhe Suhejl B. Amrit...", kurse Suhejli ndërhyri prapë dhe tha: "Ndal, sikur të të kishim pranuar për të dërguar të Allahut, ne nuk do të ndalonim hyrjen tuaj në Qabe dhe as që do të luftonim kundër teje, por shkruaj kështu: 'Ky është Traktat në mes Muhammedit, të birit të Abdullahut dhe..."! Pejgamberi s.a.v.s. tha: "Megjithatë, unë jam pejgamber e i dërguar i Allahut, edhe pse ju nuk më besoni". Pejgamberi s.a.v.s urdhëroi Aliun r.a. që të vepronte ashtu siç kërkoi Suhejli. Sigurisht që ata që luftuan me Pejgamberin s.a.v.s, të cilët e donin dhe e besonin si të dërguar të Allahut, nuk dëshironin të vepronin asgjë që do të cenonte nderin dhe imazhin e Muhammedit s.a.v.s. I këtillë ishte edhe Aliu r.a., i cili ngurroi dhe nuk mundi të fshinte fjalët "i dërguar i Allahut". Kur e pa Pejgamberi s.a.v.s. vendosmërinë e tij, atëherë e fshiu vetë.

Ky Traktat në formën e tij përfundimtare do të dukej kështu:

*Në emrin Tënd, o Allah!*

*Ky Traktat i paqes (es-sulhu) është marrëveshje në mes Muhammedit, të birit të Abdullahut, dhe Suhejl b. Amrit (të cilët pajtohen):*

*neni 1*

*Muhammedi të kthehet në Medinë dhe në këtë vit të mos hyjë në Mekë, ndërsa në vitin e ardhshëm të vizitojë Qabenë në afat prej tri ditësh duke pa pasur me vete armë, përveç shpatave në këllëf.*



*Gjatë kësaj kohe kurejshitët nuk lejohen t'u bëjnë kurrfarë pengesash.*

*neni 2*

*Ndërprerja e armiqësive në mes tyre në afat prej 10 vjetësh. Gjatë kësaj periudhe, sa zgjat ky armëpushim, njerëzit do të qarkullojnë lirisht dhe do të mbrojnë njëri-tjetrin.*

*neni 3*

*Kush dëshiron t'i bashkohet Muhammedit, këtë mund ta bëjë, me kusht që ta respektojë këtë traktat, e kush dëshiron t'u bashkohet kurejshitëve, le të veprojë ashtu. Çdo fis i tillë konsiderohet pjesë e atij populli. Çdo armiqësi ndaj aleatëve, do të konsiderohet si armiqësi ndaj palës që i takon.*

*neni 4*

*Ata që ikin tek Muhammedi nga fisi kurejsh pa lejen e zotërisë së tij, ata do t'i kthejnë në Mekë. Kurse ata që vijnë nga myslimanët te kurejshitët, përkatësisht nëse dikush prej tyre ikën te këta, të mos u kthehen myslimanëve.*

### Efekte psikologjike të këtij traktati te myslimanët

Umeri r.a. është shembulli më i mirë se çfarë efekti psikologjik kishte ky traktat tek shumica e myslimanëve. Kur dëgjoi Umeri r.a. për këto kushte, nuk mundi ta përmbante veten dhe shkoi tek Pejgamberi s.a.v.s., që të shihte se çfarë kishte ngjarë me këtë traktat. I tha: "O pejgamber i Allahut, a është e vërteta në anën tonë"? Pejgamberi s.a.v.s. i tha: "Po". Umeri r.a.: "A do të hyjnë të vrarët tanë në Xhennet, e të vrarët e tyre në Xhehenem"? Pejgamberi s.a.v.s. i tha: "Po, do të hyjnë". Umeri r.a. atëherë tha: "Përse të turpërojmë fenë tonë e të kthehemi, e të mos e lëmë që Allahu të gjykojë në mes nesh dhe atyre"?

Pejgamberi s.a.v.s., i tha: "O biri i Hatabit, unë jam pejgamber i Allahut dhe nuk kam dashur të jem i padëgjueshëm ndaj Tij. Ai do të më ndihmojë dhe kurrë nuk do të më braktisë". Umeri r.a. i tha: "Po ti a nuk na ke thënë se do ta bëjmë umren"? Pejgamberi s.a.v.s. i tha se u kishte thënë por jo për atë vit.

U largua Umeri r.a. për tek Ebu Bekri, i pikëlluar për këtë armëpushim, dhe gjendja e tij shpirtërore, që vlonte për të hyrë në shtëpinë e Allahut, nuk u qetësua derisa zbriti suretu-l-fet'h dhe u bind se ajo ishte fitore. Thotë Umeri r.a: "Kisha dëshirë të lahesha, andaj edhe sot jap

sadaka, fal namaz nafile, agjëroj dhe liroj robër, vetëm me qëllim që ta lehtësoj ndërgjegjen time për shkak të atyre fjalëve që pata thënë. E kam lutur Allahun që kjo punë të merrte fund mirë”.

Ashabët e Pejgamberit s.a.v.s. nuk u qetësuan derisa zbriti sureja Fet’h, e cila fillon: “Ne të dhamë ty fitoren e qartë...”

### Efektet juridiko-politike të këtij traktati

Efektet juridike të këtij traktati i nxjerrim nga 4 nenet e shënuara; këto ishin:

1. Myslimanët e kishin për detyrë të ktheheshin pa e kryer umren atë vit.
2. Myslimanët kishin të drejtë të vinin dhe ta vizitonin Qabeë vitin tjetër, në afat prej 3 ditësh, dhe të paarmatosur.
3. Kurejshët e kishin për detyrë që vizitën e Qabesë, nga myslimanët vitin e ardhshëm, ta duronin dhe të përmbaheshin nga çdo provokim.
4. Kjo marrëdhënie e re juridike (paqja dhe armëpushimi), që buron nga ky traktat, do të zgjaste në një kohë prej 10 vjetësh.
5. Qarkullimi i lirë i njerëzve nëpër hapësirat e tyre dhe mbrojtja e njëritjetrit .
6. E drejta e fiseve të tjera për t’iu bashkuar Muhammedit s.a.v.s., dhe e drejta e tyre për t’iu bashkuar kurejshëve, me detyrimin që ta respektonin Traktatin.
7. Armiku i aleatit ishte edhe armik i palës së cilës i takonte ai aleat.
8. Muhammedi s.a.v.s. detyrohej që myslimanët nga kurejshët që vinin në Medinë, t’i kthente prapë në Mekë.

Këto ishin të drejtat dhe detyrimet që buronin për palët nga ky traktat.

Ndërkaq, nga efektet politike, mund të veçojmë:

1. Suksesi i madh në këtë Traktat ishte se kurejshët e kishin pranuar si palë Muhammedin s.a.v.s. (në fushën e së drejtës ndërkombëtare kjo njihet si njohje e shtetit të ri në mënyrë të heshtur).
2. Kurejshët e kishin kuptuar se ndalimi i Muhammedit s.a.v.s për të hyrë në Mekë ishte i pamundur, prandaj kërkuan vetëm të shtyhej për një vit (që të mos dilnin para fiseve të tjera arabe si humbës fatalë).
3. Kurejshëve më nuk u interesonte se kush dhe sa veta do të hynin nën flamurin e Muhammedit s.a.v.s. (neni 3), po u interesonte vetëm ekzistenca e tyre si palë me “rol në fiset arabe”.




Këto 3 pika bëjnë të mësojmë për falimentimin e pashmangshëm të kurejshitëve dhe suksesin e pashmangshëm të Muhammedit s.a.v.s.

### Efektet e Traktatit në fushën e Daves islame

Përfitimi i daves islame gjatë kësaj kohe të armëpushimit me kurejshët, ndikoi dhe shihet në dy drejtime.

1. Në pranimin e Islamit nga figura të fuqishme mekase. Gjatë kësaj periudhe të paqes, ftohja e gjaqeve dhe dhënia përparësi racionalizimit para emocionalitetit, ndikoi fuqishëm në pranimin e Islamit nga njerëzit. Ndër njerëzit e mëdhenj që pranuan Islamin, ishin: Halid b. Uelid r.a., Amr b. Asi r.a. dhe Uthman b. Talha r.a. Kur i pa Pejgamberi s.a.v.s. se ata njerëz pranuan Islamin, tha: “Na dhuroi Meka copë nga mëlçia e saj”.
2. Shtrirja dhe prezantimi i Islamit tek fise arabe, mbretër dhe perandorë të kohës.

Gjatë asaj kohe Pejgamberi s.a.v.s. aktivizoi ambasadorët e vet dhe diplomacinë në shumë vende arabe, perse e bizantine. Ata ambasadorë i dërgonte për t’i përcjellë amanetin të gjithë njerëzimit, me të cilin e kishte ngarkuar Allahu xh.sh.. Para dërgimit të tyre, Pejgamberi s.a.v.s. përgatiti edhe vulën e tij, në të cilën shkruante: “Allah, Rasul, Muhammed”, por që shkruhej dhe lexohej nga poshtë lart. (d.m.th. fillonte me Muhammed s.a.v.s. dhe përfundonte me Allah por lexohej duke filluar nga Allah pastaj Rasul dhe Muhammed, për respekt ndaj Allahut xh.sh.).

Mesazhi islam u prezantua te këta sundimtarë përmes këtyre të deleguarve-ambasadorë:

1. Negusit - Mbretit të Abisinisë përmes Amr b. Umejje ed-Damerin r.a. Ky mbret e pranoi Islamin para Xhafer b. Ebi Talibit (Pejgamberi s.a.v.s. u informua nga Allahu xh.sh. për vdekjen e Nagusit dhe ia fali namazin e Xhenazes në mungesë).
2. Mesazhi iu dërgua Mukaukisit-Mbret i Egjiptit përmes Hatib b. Beltanit. Ky sundimtar nuk e pranoi Islamin por shprehu admirim dhe respekt të madh ndaj Pejgamberit s.a.v.s. duke i dërguar dhurata, dy robëresha dhe një mushk.
3. Mesazhi dërguar Kisras -perandorit të Persisë përmes Abdullah b. Hudhafen, i cili ia dorëzoi mesazhin magnatit të Bahrejnit për ta përcjellë tek ky perandor. Ky perandor nuk e pranoi Islamin, përkundrazi u soll shumë keq dhe grisi shkresën e Muhammedit s.a.v.s. Kur dëgjoi Pejgamberi s.a.v.s. për këtë, tha: “U gristë pushteti i tij”.
   Dhe vërtet ndodhi pas pak kohe: një natë pallati i tij u zhyt në trazira dhe i biri i tij, Shirevahi, e vrau atë dhe ia rrëmbeu pushtetin.
4. Mesazhi dërguar Cezarit, Kajser-perandorit të Bizantit përmes Dihjetu b. Hulejfe. Ky perandor ishte i bindur në profetësinë e Muhammedit s.a.v.s., po nuk e pranoi Islamin. Po Muhammedit s.a.v.s. i dërgoi shumë dhurata.
5. Mesazhi dërguar el-Mundhir b.Savit, përmes El-ala b. El-Hudramijjut. Ky ishte sundimtar i Bahrejnit, i cili e pranoi Islamin si dhe shumica e popullit të tij.

6. Mesazhi dërguar Haudhete b. Aliut-sunduesit të Jemenit, iu dërgua përmes Sulejh b. Amri el-Amirijj. Ky sundimtar i kishte thënë Muhammedit s.a.v.s.: “Sa e mirë ajo për se po më thërret ti. Arabët më ndjekin nga ky vendi im, e ti ma mundëso të kem edhe unë hise së bashku me ty, dhe unë do të të pasoj ty”. Ky sundimtar i dërgoi Muhammedit s.a.v.s. shumë dhurata.
7. Mesazhi dërguar Harith Ebi Shemer el-Gassanit-sundues i Shamit përmes Suxha b. Vehbit. Ky sundimtar nuk e pranoi Islamin.
8. Mesazhi dërguar sunduesit të Ammanit përmes Amr b. Asit. Ky e pranoi Islamin bashkë me vëllanë e tij.

Këto ishin komunikimet diplomatike të Muhammedit s.a.v.s. me perandorët dhe mbretërit e kohës, të cilëve ua përcolli mesazhin e Allahut xh.sh. Disa prej tyre e pranuan e disa jo, por ishte i rëndësishëm fakti i prezantimit të Islamit në botë.

Ishte me rëndësi fakti se Pejgamberi s.a.v.s. gjatë armëpushimit me kurejshët, zhvilloi disa luftëra me fise të tjera që rrezikonin dhe kërcënonin shtetin islam.

### Zgjdhja e problemit të besimtarëve mekas

Në nenin 4, siç thamë, parashihej kthimi i besimtarëve myslimanë që vinin nga Meka te Muhammedi s.a.v.s. për në Mekë përsëri. Pas lidhjes së marrëveshjes erdhën disa gra që kishin pranuar Islamin, dhe pas tyre edhe zotërinjtë e tyre për t’i kërkuar nga Pejgamberi s.a.v.s. që t’ua kthente prapë. Kjo kërkesë e tyre u refuzua nga Pejgamberi s.a.v.s. duke u thënë se aty nuk nënkuptoheshin gratë, sepse ato as që ishin përmendur.

### Zgjidhja e problemit të burrave besimtarë nga Meka

Kur arriti Pejgamberi s.a.v.s. në Medinë, pas tij arriti një i arratisur nga Meka, që quhej Ebu Besir, nga fisi Thekafe. Pasi arriti në Medinë, pas tij erdhën dy burra, njëri prej të cilëve zotëria i tij, për ta kthyer Ebu Besirin në Mekë. Ky mysliman i nderuar, Ebu Besiri, nuk mund ta imagjinonte t’u kthehej torturave që i shkaktonin mekasit. Iu ankua myslimanëve dhe Pejgamberit s.a.v.s. që do ta kthenin përsëri në duar të tyre. Pejgamberi s.a.v.s., i dashuri i ebu Besirit dhe i




dashuri ynë s.a.v.s., nuk e theu besën e dhënë, por e dinte qartë se Allahu nuk do të zhgënjente as atë dhe as besimtarët që janë me të.. Muhammedi s.a.v.s. i tha: “O Ebu Besir, kemi lidhur marrëveshje me ta, e ajo na obligon që të të dorëzojmë tek ta. Por Allahu do t’ju bëjë zgjidhje të shpejtë”.

Duke u kthyer për Mekë, gjatë një pushimi, Ebu Besiri e mashtroi përcjellësin e zotërisë së tij, ia mori shpatën dhe e vrau. Përsëri iku për Medinë dhe pas tij erdhi sërish zotëria i tij. Kur e pa Pejgamberi s.a.v.s. zotërinë e Ebu Besirit, thotë se ky paska parë fantazmënpaska frikë të madhe. Ebu Besiri i tha: “O Pejgamber i Allahut, e mbajte besën tënde e më dorëzove, por Allahu më shpëtoi prej tyre”. Ebu Besiri e pa qartë se Pejgamberi s.a.v.s. nuk do ta thyente besën, prandaj iku në fshatin Sejfu-l bahr. Atje iu bashkuan shumë shpejt edhe Xhendel b. Suhejli dhe shumë të tjerë nga Meka që pranuan Islamin. Në këtë vend u bë grupi i muhaxhirëve të Ebu Besirit dhe, meqenëse ishte pikë udhëtimi për tregtinë e kurejshëve, ata vazhdimisht rrezikonin karvanet e tyre. Pas një kohe kurejshët ishin ata që shkuan dhe e lutën Pejgamberin s.a.v.s. që të gjithë myslimanët nga Meka që pranonin Islamin, të lejoheshin në Medinë.

Me lejen e Allahu xh.sh. përfundoi edhe kjo pikë e këtij traktati në të mirë të myslimanëve, dhe s’kishte si të mos përfundonte në të mirë të tyre sa kohë që pas Muhammedit s.a.v.s. ishte Allahu xh.sh.

### Thyerja e Traktatit nga Kurejshitët

Pejgamberi i Allahut s.a.v.s. dhe ata që janë me të, janë të drejtë, të matur dhe kurrë nuk e thyejnë besën, nuk mashtrojnë e as gënjejnë. Atë marrëveshje myslimanët e prezantuan për hair dhe dobi të përgjithshme. E shfrytëzuan për ta përhapur paqen edhe në fise e rajone të tjera. Muhammedi s.a.v.s. e respektoi dhe e ruajti Traktatin deri në momentin kur e thyen tradhtarët e radhëve të kurejshëve.

Ky Traktat, siç e pamë, nenin 3 parashihte mundësinë e hyrjes së fiseve të ndryshme në radhët e palëve që e kishin lidhur. Fisi Benu Bekër hyri me Kurejshitët, kurse fisi Huza hyri në radhët e Muhammedit s.a.v.s.

Gjatë një nate, derisa një grup meshkujsh nga fisi Huza qëndronin te burimi El-Vetir në shpatin e Mekës, një grup nga fisi Benu Bekër i sulmuan ata të ndihmuar nga Kurejshët me armë e njerëz, dhe i vranë ata. Kjo ndodhi në vitin 8 hixhri në muajin Shaban. Këtu qe fundi i këtij Traktati, prej të cilit myslimanët e Muhammedit s.a.v.s. kishin pasur shumë dobi, duke përcjellë Islamin, duke kryer umren, duke u shtuar dhe duke u organizuar për ta arritur fitoren e Madhe, Çlirimin e Mekës.

Falënderimi I takon Allahut

Paqja dhe mëshira e Allahut qofshin për Muhammedin s.a.v.s., për familjen e tij dhe pasuesit e tij deri në Ditën e Gjykimit.

# Njohja, nevoja dhe frika ndaj Zotit!

Një prej kushteve fondamentale që njeriu duhet të arrijë në këtë jetë, pa dyshim është njohja e Zotit - Krijuesit, Sunduesit, Mbikëqyrësit, Qenies Absolute, i Cili është i Përhershëm, i Pafillim dhe i Pambarim.

Para se njeriu t'Ia ketë frikën Zotit, duhet ta ketë të qartë varësinë që e ka nga Ai (nevojën për Të), ndërsa, para se ta kuptojë varësinë nga Ai, duhet ta njohë Atë.

Njohja e Zotit është e lehtë për t'u arritur. Në vetë qenien e njeriut ka argument për ekzistencën e një fuqie të përkryer mbinatyrore, absolute. Në qiej e në Tokë, në shiun, ajrin, ndërrimin e stinëve, krijimin e të gjitha gjallesave në çifte, përsosmërinë e krijimit, harmonizimin e lëvizjes së planetëve - ka argumente për ekzistencën e Zotit. S'ka dyshim se nuk do të ekzistonte as edhe krijimi më i vogël, po të mos ishte dëshira e Krijuesit, që ai krijim i caktuar të ekzistonte. A do të kishte ndonjë pikturë pa piktorin, apo karikaturë pa karikaturistin!? Jo assesi!

Njohja e Zotit arrihet së paku nëpërmjet dy mënyrave: mendjes dhe vështrimit të krijimit.

Mendja na bën qenie të veçanta, të arsyeshme. Ajo është krijimi më i dashur i Zotit, pikërisht sepse nëpërmjet saj njeriu arrin ta njohë Atë. Por, është e vërtetë se vetëm me mendje, njeriu nuk mund të arrijë çdo gjë. Me mendje mund të arrijmë shumëçka, por jo edhe gjithçka. Me mendje arrijmë ta njohim Zotin, por me mendje nuk mund ta perceptojmë qenien dhe përhershmërinë e ekzistencës së Zotit. Por, megjithatë, edhe më tej mendja mbetet e rëndësishme, sepse prapë, nëpërmjet saj po kuptojmë se me atë nuk mund të arrijmë çdo gjë. Duke u bazuar në këtë fakt, konstatojmë se mendja është shkak dhe faktor i vetëm, që arsyeton paperceptueshmërinë e qenies së Zotit dhe përjetësisë së Tij.

Shkenca ka ardhur në përfundim se në botë çdo gjë pëson ndryshim, çdo gjë




që pëson ndryshim, ka qenë e krijuar, që tregon se ka pasur një fillim, dhe është vërtetuar se çdo fillim e ka edhe fundin, kurse çdo gjë që ka fillim dhe fund, nuk ka dyshim se ka pasur një krijim të kulluar, dhe së fundi çdo gjë që është krijuar, ka Krijuesin e saj, i Cili është Një dhe i Vetmi, e Ai është Zoti i Madhëruar, i Përhershmi, i Pavdekshmi, i Përkryeri, i Gjithëfuqishmi.

Psikologu i personalitetit, Carl Gustav Jung, pyetjes fondamentale - A e besoni Zotin?, - i është përgjigjur: "Unë nuk besoj, por unë e di që Ai ekziston". Pra besimi apo mosbesimi në Zotin a diç tjetër, nuk luan asnjë rol të vetëm për sa i përket të vërtetës ekzistenciale. Nëse një person qëndron në një greminë, dhe mohon se jashtë atij vendi ka dritë, nuk do të thotë se mohimi i tij ka ndikuar në mosekzistimin e dritës, por thjesht personi në fjalë nuk do që të besojë! Lind pyetja - a e ka ndryshuar dritën besimi i tij? Jo! Jo, sepse drita prapë ka mbetur dritë, por ai person e ka mohuar duke mos u mbështetur në arsyen e shëndoshë.

***

Nevoja jonë për Zotin është nevojë qenësore, e pandashme, jo nevojë e fazës. Asnjëherë njeriu nuk mund të ndihet i pavarur nga nevoja për Zotin. Jeta e njeriut varet nga shumë fuqi që i ka përcaktuar Zoti. Njeriu nuk mund të jetojë pa ajrin, ujin, diellin, florën e faunën.

Varësia e njeriut për Zotin nuk ndikohet nga rrethanat e caktuara, por është nevojë që do ta shoqërojë gjatë gjithë jetës.

Ndërsa Zoti qenësisht është i pavarur nga çdo send, pikërisht sepse është Krijues dhe monitorues i çdo gjëje, prandaj të ekzistuarit e Tij nuk varet nga asgjë.

Për të ekzistuar dhe për të jetuar, nënshtrimi ynë ndaj vullnetit të Zotit në ligje natyrore - fizike është i domosdoshëm, ndërsa nënshtrimin e njeriut për nderimin, respektimin dhe falënderimin që Ai meriton, Zoti i Madhëruar e ka lënë në dorën e njeriut, pra për këtë e ka lënë plotësisht të lirë, duke dëshiruar që besimi i njeriut të burojë nga vetë vullneti tij e jo si rezultat i dhunës.

Megjithatë, Zoti e ka njoftuar njeriun për ndëshkimet e mundshme që mund të pasojnë si rezultat i mosrespektimit të fjalës së Tij.

A thua çfarë do të ndodhte sikur Zoti të kërkonte nga ne përgjegjësi në mënyrë rigoroze për veprimet tona, dhe si rezultat të mosnënshtrimit të na e shqiptonte dënimin!? Kjo mbase nuk është vështirë të kuptohet, - nuk do të mbetej asnjë njeri në tokë. Por, mëshira e Zotit tejkalon hidhërimin e Tij.




Qenia njerëzore përbëhet nga trupi dhe shpirti, kurse mendja atë e bën qenie të veçantë. Është ligj natyror i përcaktuar nga Zoti, që për të jetuar një njeri, duhet të hajë e të pijë. Mendjen e ushqejmë me meditim e lexim, trupin me ushqim, dhe vijmë në përfundimin se edhe shpirti që është pjesë e trupit, duhet ushqyer patjetër. Ushqimi i shpirtit është besimi në ekzistencën e Zotit, duke u përpjekur për të demonstruar e zbatuar në praktikë fjalën e Tij. Ndërkaq adhurimi ynë ndaj Zotit dhe respektimi i Fjalës së Tij, nuk I bën dobi Atij, por vetvetes sonë dhe shoqërisë në përgjithësi.

***

Përgjithësisht, fetë cilësohen padrejtësisht si fe që qëndrojnë pas frikës. Ky gjykim nuk është aspak i vërtetë, sepse njeriu i nënshtrohet ligjit të Zotit jo vetëm nga frika, por nga frika-respekti, pikë së pari duke E falënderuar Atë, që e ka krijuar si qenien më të përsosur; dashurinë e nevojën që ndien për Të; si dhe për begatitë e dhuruara.

Për më tepër, frika ndaj Zotit ka dallime diametralisht të kundërta nga frika prej një personi, kafshe, pushteti apo çfarëdo qoftë dhe kushdo qoftë.

Së pari duhet ta kemi të qartë se frika ndaj Zotit na afron me Të.

Por ajo që vlen të theksohet, qëndron në faktin se ka së paku tri dallime themelore dhe thelbësore që e veçojnë frikën ndaj Zotit në krahasim me frikën ndaj krijesave të Tij.

Zoti është Krijues, ne jemi krijesa; Zoti është i pavdekshëm, i përjetshëm, kurse ne dhe çdo gjë tjetër- jemi të vdekshëm të afatëzuar; Zoti është i padukshëm, ne jemi të dukshëm.

1. Zoti është Ai që krijon, ndërsa ne vetëm përdorim apo modifikojmë diçka që ekziston, që është krijuar nga Ai. Ajo çfarë bën njeriu, është vetëm një reflektim i asaj që tashmë është krijuar nga Zoti.
2. Zoti është i pavdekshëm, i përhershëm, Që nuk ka mbarim, nuk është i afatëzuar as në kohë as në hapësirë, Ai është që i ka paraprirë historisë, ndërsa ne një ditë do të vdesim, do të bëhemi ushqim për gjallesat e tokës, dhe prapë do të rikthehemi tek Ai.
3. Krijuesi është i padukshëm dhe i dukshëm, e padukshme është vetëm qenia e Tij, ndërsa ekzistenca e Tij është e dukshme në atë që shohim dhe ndiejmë.

Një njeri i cili e beson sinqerisht dhe e kupton ekzistencën e një fuqie mbinatyrore, të pavdekshme dhe të përhershme, ndien dhe vepron ndryshe në dallim nga një tjetër që nuk është pajisur me këto njohuri e tipare.

Njeriu duhet të ketë lidhje të drejtpërdrejta me Zotin, sepse në përgjithësi mëkati bëhet kur Zoti harrohet!

Paperceptueshmëria për përhershmëria e Krijuesit nuk është argument për mosbesim në ekzistencën e Krijuesit. Një njeri që ka jetuar një kohë të gjatë vetëm, në shkretëtirë, sytë e të cilit nuk kanë parë as edhe teknologjinë më elementare, pasi të ketë zbarkuar në një qytet me teknologji moderne, nuk ka të drejtë të mohojë se atë teknologji të caktuar e ka ndërtuar njeriu. Për shkak se ai nuk ka qenë i pranishëm në kohën e ndërtimit dhe nuk mund ta marrë me mend se e ka ndërtuar njeriu, kjo nuk do të thotë se e ka të drejtën dhe arsyen ta mohojë se ai e ka ndërtuar dhe aq më pak të supozojë se ajo ka ardhur në ekzistencë rastësisht; ky supozim ngjan vetëm tek ata persona që besojnë se një e hedhur shkronjash formon poezinë, të cilët me apo pa vetëdije, i dhunojnë të gjitha parimet kryesore të racionales.

Kur njeriu nuk mund të dijë për zanafillën e një krijese të dukshme dhe mjaft të dobët - (vezës/pulës), të Krijuesit, si mund të pretendojë të arrijë të perceptojë përhershmërinë e ekzistencës së Krijuesit, i Cili është i padukshëm!?

Një gjë duhet ta kemi më se të qartë, se frika ndaj Zotit nuk do të kishte efektivitet nëse nuk do t'ia shoqëronim edhe besimin e sinqertë.


***Muhamet Krasniqi***
*Student i Departamentit*
*të Sociologjisë - UP*

# Shuajb Arnauti

## Hulumtues i njohur i librave të kulturës dhe të arsimit

Mr. Isuf Ahmeti

Shuajb Arnauti u lind në Damask në vitin 1928, është biri i Muharremit[1]. Rrjedh nga familja e Bushatlinjve të Shkodrës. Në atë kohë Shkodra ishte kryeqytet i Shqipërisë.[2] Familja e Shuajbit, Muharremi, nga Shkodra shpërngulet dhe vendoset në Damask të Sirisë.[3]

Është me interes të përmendet thënia e Shuajb Arnautit se, kur ndonjëri kryente obligimin fetar, duke adhuruar perëndinë dhe e hetonin organet e pushtetit lokal, atë përnjëherë e futnin në burg dhe askush nuk dinte se ku ndodhej ai njeri për një periudhë të gjatë kohore prej dhjetë vjetësh.[4]

Më në fund, babai i Shuajbit vendosi të shpërngulej në Damask, sepse, siç kishte dëgjuar nga disa njerëz, ky vend në krahasim me Shqipërinë ishte më i qetë dhe më i civilizuar, dhe se atje kishte më shumë liri, që do të thotë se obligimet fetare mund të kryheshin më lirisht dhe pa kurrfarë pengese nga askush. Ky ishte shkaku kryesor për shpërnguljen e tij në vitin 1926.[5] Këtë vendim e kishin marrë, thekson Shuajbi, familjet e Nuhë Nexhatit dhe të Sylejman Gavoçit. Në Siri të parat erdhën familjet e Shuajbit dhe Nuhë Nexhatit, ndërsa familja e Sylejman Gavoçit shkoi atje dhjetë vjet më vonë.[6]

Për udhëtimin e familjeve shkodrane, Shuajbit i kishte treguar babai i tij. Nga Shkodra ata së pari kishin shkuar në Durrës. Në Durrës kishin hipur në anije dhe kishin dalë në Itali. Nga Italia, prapë me anije, kishin udhëtuar në Liban, prej nga me autobus kishin arritur në Siri.

"Anijet me të cilat lundruam, ishin të vjetra, ndërsa udhëtimi kishte zgjatur 4-5 ditë. Për sa u përket vështirësive që kishim pasur gjatë udhëtimit, prindin kurrë nuk e kam dëgjuar që të ishte ankuar.[7] Me ardhjen tonë në Damask, shumica e fëmijëve qenë sëmurur dhe patën vdekur. Vdekja e tyre ishte pasojë e ndërrimit të klimës dhe udhëtimit të gjatë. Nga fëmijët e shumtë të Muharremit, kemi mbetur vetëm unë, vëllai dhe një motër, që ende jemi gjallë. Motra është më e madhja dhe tani ka afro 90 vjet".[8]

Babai i Shuajbit nuk shihte mirë. Ai i donte shumë dijetarët, i nderonte dhe ndiqte të gjitha tubimet e dijetarëve, pa



Shuajb Arnauti

marrë parasysh se ku mbaheshin. Ishte i afërt me të gjithë dhe shoqërohej shumë me ta. Dëshirë e flaktë e tij ishte të informohej sa më shumë për fenë islame dhe gjithmonë kishte ëndërruar që ndonjëri nga fëmijët e tij të bëhej dijetar.[9] Gjithë pasurinë e tokën që kishte pasur në Shqipëri, e kishte shitur dhe me të hollat që kishte marrë, e mbante familjen. Blinte dru arre, i përgatiste dhe i dërgonte nëpër fabrika për përpunimin e drurit. Me këtë profesion u mor deri në çastet e fundit të jetës.[10]

Ndonëse në fillim jetën në vend të huaj e përjetoi rëndë, ai dalëngadalë u stabilizua dhe u adaptua në kushtet e reja të jetesës. Filloi një jetë krejtësisht të re, por pa i harruar doket dhe traditat shqiptare.

Mësimet e para Shuajbi i mori nga i ati. Kishte mësuar diçka për Islamin nga Kurani. Nga ky libër i shenjtë mësoi disa kaptina. Kishte aftësi të jashtëzakonshme për t'i mësuar disa fragmente të tij. Shkaku kryesor për t'u marrë me mësimin e Kuranit, për Shuajbin ishte studimi i gjuhës arabe. Kjo dashuri e fortë dhe e sinqertë ndaj këtij studimi, i lindi në moshën shtatëmbëdhjetëvjeçare.[11] Gjuhën arabe ai e mësoi për afro dhjetë vjet, duke shkuar nëpër xhamitë e Damaskut dhe shkollat e vjetra të asaj kohe. Qëllim kryesor kishte njohjen sa më mirë të gjuhës arabe, gramatikën dhe letërsinë e saj.[12] Studioi te disa profesorë të shquar të asaj kohe në Damask. Lexoi literaturën më të njohur të gjuhës dhe të letërsisë arabe, por studioi Sherh ibni Akilin *(Shpjegimet e ibni Akilit),* Kafije ibn el-Haxhib dhe el-Mufasal *(Ndarjet),* të El-Zemahsherisë, libër shumë i njohur, atë të Ibni Hisham El-Ensarit me titull Shudhur el-Dheheb *(Ari i pastër)*, Esrar el-Belaga *(Fshehtësia gramatikore),* si dhe librin e Abdul el-Kahir el-Xharxhani me titullin "Delail el-Eaxhaz" *(Argumentet e dy gjinive)* etj.[13]

Shuajb Arnauti ka qenë nxënës i disa profesorëve të shquar të Damaskut, si i Muhamed Salih el-Farfur, i cili ka qenë njëri ndër profesorët e rrallë dhe më i kërkuari në shkencën e hadithit. Ka jetuar në një lagje të vjetër të Shamit. Sirianët i thoshin El-Dijarul Shamije në kohën e Muhamed bin Jusufit, i njohur me emrin Bedrudin el-Haseni, i cili ka një libër, ku flitet për shkencën dhe jetën e tij personale.[14]

Ndër dijetarë të tjerë, Shuajbi pati edhe profesorin e shquar Arif el-Duvexhi, i cili ishte i orientuar në lëmin e gjuhës arabe.[15]

Ka mësuar edhe te shkodrani Sylejman Gavoçi, i cili tërë jetën e kaloi në Damask. Ky u ka ligjëruar studentëve nga libra të ndryshëm, që studioheshin në shtetet osmane të asaj kohe, siç ishte ai "El-Avamil Lil-Bergevi" *(Veprat e Bergevisë),* mandej "El-Idhëhar" *(Dukshmëria)* i Etahliut, etj.[16] Dhe, më në fund, ky ia arriti qëllimit që kishte ëndërruar më parë: Filloi t'i kuptonte gjërat, kishte mbledhur një mori argumentesh, ishte inteligjent, kishte një kapacitet të të mbajturit mend.

Shuajbi e pa të udhës që të merrej me studimin e librave të fushës së bazave të legjislacionit islam, që në atë kohë kërkohej shumë, dhe filloi të lexonte literaturë përkatëse, sipas medhhebit hanefi.[17] Shuajbi kishte lexuar edhe literaturën "Merakilfelahit" të Shurin Bilalit. Po ashtu ka lexuar edhe librin e el-Ihtijar *(Të zgjedhura)* të El-Mevsilit dhe librin e El-Hasan el-Kadurit, etj.[18]

Këtë fushë të bazave të legjislacionit islam, Shuajbi e ka studiuar rrënjësisht dhe me një seriozitet të veçantë. Më vonë filloi të merrej edhe me studimin dhe me komentimin e Kuranit dhe me shkencën e Hadithit. Përveç kësaj, u mor edhe me poezi e kulturë. Të gjitha këto i arriti në moshën 30-vjeçare.[19] U përcaktua në veçanti për shkencën e Hadithit, ku edhe filloi të merrej me korrigjimin e librave. Nga kjo fushë për herë të parë

filloi t'i korrigjonte librat e El-Sune - Etimologjike dhe Terminologjike, pra veprat dhe porositë e Muhamedit. Punën e kryente me kujdes dhe vëmendje të plotë, ngase dëshironte që të gjitha këto të dilnin në dritë dhe të kishin një kuptim të drejtë e të ishin në shërbim të çdo hulumtuesi tjetër.[20] Në vitin 1955 në një shkollë të mesme të Damaskut, u bë mësimdhënës i gjuhës arabe dhe i kulturës islame. Më 1958 filloi punën në Bibliotekën Islame të Damaskut, bibliotekë kjo që ishte më e njohura në Siri. Aty u emërua kryetar i grupit korrigjues dhe përmirësimit të gabimeve, dëshirë kjo të cilën e kishte ëndërruar qëmoti, për t'u bërë korrigjues i librave dhe i punimeve shkencore [21].

Ai vetë zgjidhte librin që e korrigjonte me grupin e tij. Librat i korrigjonte me vëmendje e të rinjtë i këshillonte dhe i mësonte si duhej.[22] Librat që i korrigjonte Shuajbi në këtë bibliotekë, ishin të lëmenjve të ndryshëm, si legjislacioni islam, poezi, komentime nga Kurani, letërsi e gjuhë, filozofi, etj. Në këtë bibliotekë Shuajbi punoi mbi 20 vjet dhe korrigjoi mbi 70 libra të ndarë në vëllime sipas lëmenjve, si Sherh el-Sune" *(Shpjegimet e veprave të Muhamedit a.s.)* të Bergevisë, libër ky që kishte 16 vëllime, "Zad el-Mesir fi ilmul Tefsirë" *(Rruga e shkencës së komentimit të Kuranit)* i Ibni Xhevzisë në 9 vëllime, "Revdatul Talibin" *(Kopshti i të kërkuarve)* i Nevevisë i ndarë në 12 vëllime, "Mabdae fi sherh el-Mukana" *(Fillimet në shpjegimin e të pranuarve),* Ibni Meflah el-Hanbeli në 10 vëllime, ai i "Medhheb el-Egani i ibni Mendhurit" në 12 vëllime, etj.[23]

Në Siri, në vitin 1982 filloi një fushatë kundër Islamit dhe myslimanëve. Në këtë kohë shumë persona u burgosën, madje pati edhe të vrarë. U burgosën edhe të gjithë shokët e Shuajbit. "Në këtë gjendje kaq tmerruese, Zoti e di se si shpëtova, - thotë Shuajbi. - Që nga kjo kohë shumë e ligë më kurrë nuk u ktheva në Siri".[24]

Pas gjithë kësaj fushate që në Siri u ndërmor kundër myslimanëve, Shuajbi në moshën 54-vjeçare, u largua dhe shkoi në Aman të Jordanisë, ku i buzëqeshi fati dhe gjeti punë në profesionin që kishte ushtruar në Damask. Këtu vazhdoi punën si kryetar i Degës së Kulturës Shoqërore në Shoqatën e Shkrimtarëve në Aman.

Në fushën e korrigjimit, Shuajbi kishte fituar një përvojë të gjatë dhe të mrekullueshme. Tashmë ai vetë e hartonte planin e punës. Njëherësh i ushtronte edhe nëpunësit e tjerë të degës që punonin aty. Të gjithë këta i përcillte me vëmendje gjatë punës së korrigjimit.[25]

Puna dhe vepra e bënë Shuajbin më të kërkuarin dhe më të pjekurin në shkencë. Me plot gojën mund të themi se përparimi dhe njohja e tij në fushën e korrigjimit edhe në këtë shoqatë, ishte në nivel të duhur. Puna e tij bëri që ai gjatë gjithë krijimtarisë së tij shkencore, të kishte shumë simpatizantë, ndër të cilët edhe intelektualë të shquar. Po përmendim vetëm disa punime të tij shkencore të korrigjuara në këtë shoqatë:

Korrigjimi i librit "Sire ealam el-Nubela" *(Historia e të parëve të dalluar)* të Dhehebisë në 23 vëllime, "El-Avasim vel Kavasim" (Ndalesat dhe thyerjet e së vërtetës) të Ibni el-Vezirit në 9 vëllime, "Zade el-Mead" (Takimet e tepërta) të Ibni Kijam el-Xhevezisë në 5 vëllime, e libra të tjerë.[26]

Në parathënien e librit "Sire ealam el-Nubela" *(Historia e të parëve të dalluar)* të dr. Beshar Avad Maruf nga Universiteti i Bagdadit, të cilin e kishte korrigjuar Shuajbi, dr. Beshar Shuajbin e cilëson si njërin ndër dijetarët më të shquar të kohës dhe i uron suksese degës dhe shoqatës në të cilën punonte Shuajbi.[27] Të gjitha shpenzimet që i bëri gjatë botimit të librave, materialin shpenzues, letrën, makinën e shtypit dhe të tjera i mori përsipër prof. Ridvan Daubul.

Kohën më të madhe, që nga mëngjesi deri në mbrëmje vonë, Shuajbi e kalonte në zyrë duke korrigjuar. Gjithherë mundohej që çdo fjalë ta vinte në vendin e vet, në mënyrë që punimi ta kishte më të qartë kuptimin edhe për lexuesit.[28] Një numër jo i vogël i studentëve të fushës së korrigjimit kaluan nëpër duart e Shuajbit dhe sot e kësaj dite punojnë të pavarur, botojnë dhe korrigjojnë. Ndër ta po përmendim: *prof. Muhamed Neim el-Arkasusi, prof. Ibrahim el-Zejbek, prof. Adil Murshid, prof. Omer Hasan el-Kijam dhe prof. Ahmed Abdullah*, etj.[29]

Pas përpjekjeve të shumta që kishte bërë, Shuajbi ndikoi tek ata për të mirë në fushën e korrigjimit, dhe vlerësoi se ata vërtet kishin arritur një shkallë të lartë të dijes dhe të pjekurisë për t'u marrë me këtë veprimtari tejet interesante dhe të dobishme në shoqëri e në kulturë.[30] Kur i vlerësonte punimet e studentëve, ata e falënderonin në parathëniet e librave të tyre.

Prof. Neim Arkasusi, në parathënien e korrigjimit të librit *Tevdih el-Meshtebeh* të ibn Naser Dinit, e falënderon Shuajbin që i ndihmoi në çdo aspekt dhe, ndër të tjera, thotë se, po të mos ishte ai, "unë as që do të isha në këtë post që tani jam duke e kryer".[31]

Prof. Ibrahim el-Zejbek, në parathënien e korrigjimit të libri "Tabekat ulema el-Hadith" *(Vlerësimet e dijetarëve të hadithit)* të Ibni Abdel Hadit, pyet se a është e mjaftueshme që profesorit të tij Shuajbit t'i jetë vetëm mirënjohës dhe ta falënderojë me fjalë, sa kohë që ia kishte hapur shtigjet e rrugës së diturisë.[32] Po ashtu, prof. Omer Hasan el-Kijam, njëri ndër korrigjuesit jordanezë, thekson se nga Shuajbi kishte përfituar shumë. Shuajbin e vlerëson si njërin ndër dijetarët e shquar të kohës. "Këtë më së miri e dëshmon vendi im në fushën e korrigjimit në Aman të Jordanisë", - kishte thënë ai.[33]

Bashkëpunim dhe marrëdhënie të mira shoqërore e miqësore pati edhe me studentët e vet. Me ta ishte shumë i afërt, i kujdesshëm dhe i dobishëm. I mësonte të mendonin gjatë e mirë. Bënte edhe polemika të ndryshme gjatë punës me studentë. Në shumë raste bënte lëshime të qëllimshme, në mënyrë që studentët të mos e ndienin veten të ofenduar.

Në librin "Mesned el-Imam Ahmed bin Hanbel", të cilin e kishte korrigjuar me dy nxënësit e tij - Neim el-Arkasusin dhe Ibrahim el-Zejbek, Shuajbi, ndër të tjera, thekson se gjatë korrigjimit, kishte bërë me qëllim një gabim, për t'i testuar studentët nëse do ta vërenin. Mirëpo, nxënësit e vërejtën menjëherë dhe aty për aty intervenuan që gabimin e lëshuar ta përmirësonte menjëherë.[34] Nxënësi i Shuajbit, prof. Adil Murshidi, pohon për një kundërshtim të fortë që i kishte bërë një dijetari të njohur dhe të shquar të kohës, duke ia tërhequr vërejtjen që të mos e paraqiste në opinion. Kur merrte ndonjë vendim, ai nuk tërhiqej asnjëherë, sepse vendimet e tij ishin të drejta dhe të vërteta.[35]

Në zyrën e tij në Aman shpeshherë vinin profesorë nga universitete të ndryshme për korrigjime, dhe i bënin pyetje të ndryshme. Ai u përgjigjej të gjitha pyetjeve dhe, në më të shumtën e rasteve u jepte vërejtje dhe i udhëzonte për të mirë.[36]

Të gjithë dijetarët që lexuan librat e korrigjuar nga Shuajbi, vlerësuan shumë lart punën e bërë, duke theksuar se vërtet kishte pasur një kujdes të veçantë. Kur kryente korrigjimin e ndonjë libri, Shuajbi, para se ta dërgonte për botim, takohej dhe kontaktonte me dijetarë të ndryshëm, me qëllim që libri të kontrollohej edhe një herë në mos i ishte përvjedhur ndonjë gabim i pavërejtur.[37] Në parathënien e librit "Tehdhib el-Kemal fi esmael Rixhal" të Mezisë, të korrigjuar nga Shuajbi, Dr. Beshari, ndër të tjera, dëshiroi që libri të dilte sa më parë në




dritë, ngase ishte tepër i nevojshëm dhe me atë rast falënderoi Shuajbin.[38]

Gjatë korrigjimit, Shuajbi dallohej nga të tjerët, meqë kishte një plan dhe metodë të veçantë në librat me tematikë filozofike dhe fetare.[39]

Për të përmbledhur e shkruar mirë e më mirë ndonjë fjali, ky ndalej dhe punonte në të për orë të tëra.[40] Shumë herë i kundërshtonte disa dijetarë të mëdhenj korrigjues para tij, madje më të vjetër, si El-Hafidh ibn Haxher, dhe të rinj të njohur, si Ahmed Muhamed Shakir.[41] Në parathënien e librit të "Mesned el-Imam Ahmed" *(Përforcimet e Ahmedit),* libër të cilin e kishte korrigjuar Shuajbi, ndër të tjera theksonte se së shpejti lexuesit do t'i shohin kundërshtimet drejtuar ibn Haxherit, i cili tani nuk është gjallë, dhe po të ishte gjallë ky, me siguri do të pendohej për gabimet e tij të bëra.[42]

Librat që ka korrigjuar Shuajbi në lëmenj të ndryshëm deri më sot, arrijnë deri në 180 vëllime dhe ndahen në Kutub el-Sune *(Libra terminologjikë ose vepra dhe porosi të Muhamedit, a.s.)*, Mustaleh el-Fikh *(Bazat e legjislacioneve islame)*, Tefsir el-Kur'an *(Komentime nga Kurani)*, poezi dhe kulturë shoqërore, el-Akide *(Apologjetikë),* Mustaleh el-Hadith *(Shkencat e haditheve në përgjithësi)* ku edhe përcaktohet më së shumti dhe el-Edeb *(Letërsi dhe filozofi),* etj.[43]

Librat më të njohur që i ka korrigjuar dhe i ka botuar Shuajbi në Bibliotekën Islame të Damaskut gjatë periudhës 1958 deri në vitin 1978, janë:

- El-Bergevi Sherh el-Sune *(Shpjegimet terminologjike islame),* në 12 vëllime.
- El-Nevevi - Revdatul Talibin *(Kopshti i të kërkuarve)* në bashkëpunim me Abdulkadër Arnautin, në 12 vëllime.
- Ibn Mendhur - Mehdheb el-Egani, në 12 vëllime.
- Ibn Meflah - el-Mebda fi Sherh el-Mukana *(Fillimi në shpjegimet e dëshiruara),* në 10 vëllime.
- Ibn el-Xhewzi - Zade el-Mesir fi ilmul Tefsir *(Rruga e gjatë në komentimin e Kuranit)* në bashkëpunim më Abdulkadër Arnautin, në 9 vëllime.
- El-Rehijbani - Matalib evli Neha Sherh Gajetul Munteha *(Kërkimet e para në shpjegimet e kohëve të fundit)* në bashkëpunim me Abdulkadër Arnautin, në 6 vëllime.
- Ibn Kadame el-Makdasi - el-Kafi fi fikh el-Imam el-Mebxhel Ahmed bin Hanbel *(Legjislacionet e mjaftuara të Hanbelit)* në bashkëpunim me Abdulkadër Arnautin, në 3 vëllime.
- Ibn Davjan - Menar el-Sebil fi sherh ed-delil *(Frytet e dobishme në shpjegimet e argumenteve),* në 2 vëllime.
- Usame bin Munkidh - el-Menazil vel Dejar *(Lagjet dhe shtëpitë),* në 2 vëllime.
- El-Merzevi - Mesned ebi Bekr *(Lartmadhëria e ebu Bekrit),* në 2 vëllime.

Librat, që i ka korrigjuar që nga viti 1982 e deri më sot në Shoqatën e Shkrimtarëve në Aman janë:

- El-Dhehebi - Sire ealam el-Nubela *(Historia e të parëve të dalluar),* në 23 vëllime .
- Ibn Haban el-Ihsan fi tekrib Sahih ibn Haban *(Të mirat në afërsinë e së vërtetës të ibni Habanit),* në 18 vëllime.
- El-Tahavi - Sherh Mushekel el-Athar *(Shpjegime të ndryshme arkeologjike),* në 15 vëllime.
- Muhamed bin Ibrahim el-Vezir - El-Avasim vel Kavasim *(Ndalesat dhe thyerjet e së vërtetës),* në 9 vëllime.
- Ibn Kajim el-Xhevzije - Zade el-Mead fi hedji Hajril ibad *(Takimet e pritura në adhurimet e sinqerta)* në bashkëpunim më Abdul Kadër Arnautin, në 5 vëllime.
- El-Dhehebi - Tarih el-Islam *(Historia Islame)* në bashkëpunim me dr. Beshar Avad Mauruf, në 4 vëllime.
- El-Dhehebi - Tabekat el-Kura *(Shtresat e fshatrave)* në bashkëpunim me dr. Beshar Avad Mauruf, në 2 vëllime.
- Ibn ebi el-Iz - Sherh el-Akide el-Tahavije *(Shpjegime apologjetike të Tahavijës),* në 2 vëllime.
- Ebi Davud - El-Murasil *(Këmbimi i letrave),* në 2 vëllime.
- El-Nevevi - Rijad el-Salihin *(Kopshti i të mirave ),* në 2 vëllime.
- Ahmed bin Hanbel - Mesned el-Imam Ahmed bin Hanbel (Përforcimi i imam Ahmed bin Hanbelit). Deri më

sot ky libër arrin në 20 vëllime. Presim që ky libër të arrijë në 50 vëllime, ashtu siç premton Shoqata e Shkrimtarëve, në të cilën udhëheqës korrigjimi është Shuajbi. Këtë libër mund ta quajmë Enciklopedi e Madhe e Shkencave të Hadithit, sepse në të bëhet fjalë për katër medhhebet e fesë islame.[44]

- Ibn Maflah el-Hanbeli - El-Adab el-Sheriije *(Rregullorja e ligjeve)* në bashkëpunim me Omer Hasan el-Kijam, në 3 vëllime.
- Ibn Haxher el-Askalani - Tehrir el-Tekrib *(Shkrimet e afërta),* në bashkëpunim me dr. Beshar Avad Mauruf, në 4 vëllime.

Këto vepra të Shuajbit janë më se të nevojshme dhe të mirëseardhura në popull dhe njëherësh zënë një vend të lartë në kulturën arabe.

Të rrallë janë ata njerëz, që kanë një logjikë me një kapacitet të madh mendimi si në filozofi, në histori dhe në kulturën arabe.[45]

Ibrahim Muhamed el-Kufehi, në gazetën ditore jordaneze *El-Raji,* ka botuar një poezi kushtuar Shuajbit. Nëpërmjet kësaj poezie autori ngre lart idealin e tij, veprimtarinë e madhe, vullnetin për dituri, si dijetarin e shquar dhe njërin ndër më të rrallët dhe më autoritarët në fushën e korrigjimit.[46]

Të themi edhe pak fjalë për familjen e tij të ngushtë.

Bashkëshortja e Shuajbit është me prejardhje arabe nga Siria. Ka dhjetë fëmijë, prej tyre gjashtë vajza dhe katër djem. Për të gjitha këto Shuajbi është më se i kënaqur, sidomos sepse fëmijët e tij veten e ndiejnë se janë shqiptarë dhe me prejardhje nga Shkodra.[47]

Njëri prej djemve të tij me profesion është zdrukthtar, punon në Damask dhe ka dyqanin e vet. Dy djemtë e tjerë janë të diplomuar në Universitetin e Damaskut (njëri në letërsi dhe gjuhë arabe, kurse tjetri në kompjuteristikë). Që të dy punojnë në Emiratet e Bashkuara Arabe të Halixhit. I biri i katërt tash për tash gjendet në Spanjë, ku punon me një inxhinier në profesionin e elektrikës.

“Jam shumë i kënaqur që fëmijët e mi gjenden në një rrugë të drejtë dhe në shërbim të popullit”, ka thënë Shuajbi.[48] Edhe pse në vend të huaj dhe i përballur me vështirësi e mundime të mëdha, ai nuk e ndali punën kurrë, duke i plotësuar dëshirën babait të tij, Muharremit. Arriti të merrte titull të lartë në shkencë dhe në fushën e korrigjimit ku u bë i njohur në Botën Arabe në përgjithësi. Neve, si bashkëkombës të tij, na mbetet të mburremi me të.

Kur në intervistën me të, e lutëm të na i thotë disa fjalë për shqiptarët e Shqipërisë, të Kosovës dhe për ata në Diasporë në gjuhën shqipe, ai, ndonëse i shtyrë në moshë, me vullnet e dashuri të madhe për atdheun, tha: “Para tre vjetësh kam qenë në Shqipëri dhe u habita shumë për gjendjen që pashë. Në një takim që pata me profesorët shqiptarë, thashë se shqiptarët kanë qenë oficerë, qeveritarë, kryeministra, etj. P.sh. historia jonë kombëtare njeh 38 kryeministra. Në kohën kur unë do të vija në Shqipëri, isha ftuar nga konsulli turk në Turqi, dhe ai më tha se xhaxhai i tij ka qenë gjykatës dhe se të tillë ka pasur edhe në Jemen. Më vjen keq që sot shqiptarët punojnë në punët më të rëndomta kudo nëpër botë, për të siguruar kafshatën e gojës. Shqiptari duhet të studiojë e të punojë për vendin e tij. Vetëm me punë Shqipëria dhe shqiptarët në Kosovë dhe në Diasporë do të kenë përsëri një vend të respektuar në Ballkan. Para së gjithash, shqiptarëve do t’u thosha: Kudo qofshi, bashkohuni“![49]

Nga këto fjalë të Shuajbit kuptojmë se, pavarësisht nga fakti se jetojnë jashtë atdheut, shqiptarët nuk e harrojnë atdheun dhe gjithmonë shpresojnë se nuk do ta harrojnë as kombin e vet dhe se do të vijë një ditë kur të gjithë shqiptarët, kudo që janë, do të jenë të lirë.

Gjatë një interviste me të në Aman në vitin 1997, Suada Çerkezi i pati shtruar Shuajbit këtë pyetje: “E ndieni vetën shqiptar, apo sirian”? Shuajbi iu përgjigj duke i thënë se është e rëndësishme që unë jam mysliman dhe kudo që të jetoj (në vendet myslimane) veten e ndiej shtetas të atij vendi, pa marrë parasysh se a jam në Jordan apo në Turqi. Por dua të them se gjaku më lëviz ndryshe kur them se jam shqiptar. Vetë emri dhe pseudonimi im dëshmojnë se jam shqiptar”. Dhe, në fund Shuajbi citoi një thënie të profetit: *Kërkoni dituri që nga djepi e gjer në varr.*

---

*Fusnotat:*

1. *Inetrvistë me Shuajb Arnautin*, Aman, 8,30-12,30, 18.4.1998.
2. Ibrahim Muhamed el-Kufehi, *Shuajb Arnauti,* (Zerka - Jordani), 1998, f.4.
3. Po aty.
4. *Intervistë me Shuajb Arnautin*, Aman, 8,30-12,30, 18.4.1998.
5. “El-Iz bin Abduselam, *Tergib Ehlul Islam fi sukna el-Sham (Dëshirat e myslimanëve që të jetojnë në Damask)*, Zerka – Jordani, bot.I, 1987, f.37.
6. *Intervistë me Shuajbin*, Aman, 8,30-12,30, 18.4.1998.
7. *Intervistë me Shuajbin*, Aman, 8,30-12,30, 18.4.1998.
8. Po aty.
9. Ibrahim Muhamed el-Kufehi, *Shuajb Arnaut*, Zerka – Jordani, 1998, f.4.
10. Po aty.
11. *Intervistë me Shuajbin*, Aman, 8,30-12,30, 18.4.1998.
12. Omer Hasan el-Kijam, *El-Zehra (Lulet),* Vëll.II, maj 1995, f.62.
13. Po aty.
14. Muhamed Salih el-Farfur, *Kema areftehu (Sikur e ke ditur)*, Damask, bot.I, 1986, f.35-37.
15. El-Kufehi, *Shuajb Arnaut*, f.5.
16. *Intervistë me Shuajbin,* Aman, 8,30-12,30, 18.4.1998.
17. El-Kufehi, f.6.
18. Po aty
19. Intervistë
20. Dr. Abdullah Turki, *Parathënia e tij,* Rijad, 1993, f.22-23.
21.El-Kufehi, f.7.
22. Intervistë.
23. Omer Hasan el-Kijam, *El-Zehra (Lulet)*, vëll.II, maj 1995, f.62-63.
24. Suada Çerkezi, *intervista ime me Shuajbin,* Nr.96, Dituria Islame (revistë mujore), Prishtinë, 1997, f.43.
25. Po aty, vep. e cituar, f. 43.
26. El-Kijam, f.62-63.
27. El-Kufehi, f.9.
28. El-Dhehebi, *Sire ealam el-Nubela (Historia e të parëve të dalluar)*, Bejrut, 1985, vëll.I, f.139-140.
29. Intervistë.
30. El-Kufehi, f.11.
31. Ibn Nasir el-Din el-Dimeshki, *Tevdih el-Meshtebeh*, Bejrut, 1993, vëll.I, f.112.
32. Revistë arabe, e cila botohet në Francë *El-Besair (Shikimi)*, nr.13, f.9-10.
33. Ibn Rexhep el-Hanbeli, *Sherh Hadith, Allahume bi-lmike el-Gajb (Shpjegimi i Hadithit: O Zot të fshehurat janë te ti)*, Amman, bot.I, 1997, f.14.
34. Ahmed bin Hanbel, *Mesned el-Imam Ahmed bin Hanbel (Përforcimet e Ahmed Hanbelit)*, Bejrut, bot.I, 1996, vëll.II, f.248-249.
35. El-Kufehi, f.13.
36. Bin Hanbel, *Mesned*, f.248-249.
37. *Intervistë më Shuajbin*, Aman, 8,30-12,30, 18.4.1998.
38. El-Mezi, *Tehdhib el-Kemal fi-Esmael Rixhal (Vlerësimet e plota në emrat e burrave – dijetarëve)*, Bejrut, bot.I, vëll.I, 1980, f.90.
39. Ibn Haban el-Busti, *El-Ihsan fi tehrib Sahih ibn Haban (Të vërtetat e afërta të ibni Habanit)*, bot.I, vëll.I, Bejrut, 1998, f.67-68.
40. Muhamed bin Ibrahim el-Vezir, *El-Avasim vel-Kavasim (Ndalesat dhe thyerjet e së vërtetës)*, bot.I, vëll.I, Aman, 1985, f.139.
41. Ibn Kajim el-Xhevzije, *Zad el-Mead fi hadi hajril ibad (Takimet e zgjatura në ardhmërinë e mirë)*, bot.I, Bejrut, 1979, f.12.
42. Ahmed bin Hanbel, *Mesned imam Ahmed bin Hanbel (Përforcimet e Ahmed bin Hanbelit)*, bot.I, vëll.I, Bejrut, 1993, f.140-141.
43. El-Kufehi, *Shuajb*, f.22.
44. Në korrigjimin e kësaj Enciklopedie ndër më të shquarit që punuan janë: *Prof. Muhamed Neim el-Arkasus, prof. Ibrahim el-Zejbek dhe prof. Adil Murshid në krye me Shuajbin*.
45. El-Kufehi, *Shuajb*, f.25.
46. Po aty.
47. El-Raji, *Revistë ditore jordaneze*, Aman, 1997, f.6-8.
48. *Intervistë me Shuajbin*.
49. Po aty.

# Mediet tona gjithnjë e më të dhunshme dhe më të frikshme për shoqërinë

Mr. Rexhep Suma

Media, si një ndër faktorët me rëndësi të veçantë në shoqëri, është shndërruar në një çështje shumë të diskutueshme jo vetëm në qarqet intelektuale të vendit, por edhe në ato ndërkombëtare. Tek ne në Kosovë ende nuk është bërë asnjë studim i mirëfilltë në lidhje me ndikimin e përmbajtjeve mediale që paraqesin akte të dhunës. Era e globalizimit ka prekur dhe ka depërtuar thellë edhe në shoqërinë kosovare, e cila, si e tillë, po reflekton në kulturën tonë.Po ashtu ndryshimi i metodave dhe mjeteve të komunikimit medial sot ka bërë që edhe mesazhi i medieve të jetë krejt ndryshe nga ç'ka qenë në të kaluarën.Sa më shumë është rritur fenomeni dhunë në medie, aq më shumë është rritur edhe vargu i kritikave të studiuesve të ndryshëm në këtë fushë.

Mediet, qofshin elektronike apo të shtypura, fatkeqësisht po kontribuojnë në ekspozimin e dhunës, gjë që shkakton një pasiguri dhe sjellje jo të mirë tek gjeneratat e reja, e sidomos tek fëmijët. Psikologjia e masave mëson, kurse praktika pohon se përsëritjet me ngulm mund t'i bindin njerëzit për mitet që s'kanë lidhje me realitetin.

Psikologjia e mjeteve të komunikimit masiv, veçanërisht interneti, orientohet për të nënshtruar jo vetëm pjesën e vetëdijshme të njeriut, por edhe atë të instinkteve emotive dhe për të krijuar ndjenjën a shprehinë që zgjedhja e imponuar të konsiderohet si e veta. Mjetet e informimit masiv prezantojnë akte të dhunës në atë masë, saqë në vetëdijen e njeriut marrin trajtim të tillë si të ishte fjala për dukuri të zakonshme, dhe interesimi për dhunën është shndërruar në një ushqim ditor, pa të cilin njeriu modern nuk mundet që të jetojë.

Në të shumtën e rasteve, fëmijët bien viktimë, si pasojë e shfaqjes së dhunës në emisionet televizive, në faqe gazetash, foto, faqe të internetit etj.

Në njërën anë në Kosovë ka numër të madh dhe të llojllojshëm të medieve, pavarësisht nga ndryshime shoqërore me një demokraci ende të pakonsoliduar mirë.Studimet e ndryshme në këtë fushë kanë vërtetuar se fëmijët apo moshat e reja që u ekspozohen më së shumti programeve që përmbajnë dhunë, janë të prirur që të shfaqin agresivitet në rrethin ku jetojnë. Po ashtu njerëzit që ndjekin dhunën televizive, kanë një dozë të madhe të besimit se bota që i rrethon ata, përbëhet nga një rrezikshmëri më e lartë sesa është në realitet.

Më i kritikuari nga mjetet e komunikimit masiv në këtë drejtim, mbetet TV, i cili sipas shumë teoricienëve të komunikimit masiv, llogaritet edhe mjeti "më i rrezikshëm" që ka pasur ndonjëherë njerëzimi. A ka dhunë në përmbajtjen e lajmeve, emisioneve dhe informimit? A ka paralele në mes dhunës mediale dhe jetës reale agresive në shoqëri ? Sa kanë kontroll tri pushtetet klasike (gjyqësori, ekzekutivi dhe legjislativi) në pushtetin e katërt (medial). Teoricienët e gazetarisë, si O'Saliven, Lorimeri, Denis Mekueil etj., po edhe të shkencave të tjera, kanë dalë me rezultate konkrete se mediat shfaqin dhunë të tepruar dhe, si pasojë e kësaj, mënyrat e ekspozimit të dhunës në filma, muzikë, televizion, shtyp dhe video-lojëra janë bërë dukuri e zakonshme.

Çështja e manifestimit të dhunës në televizion dhe efektet e saj në audiencë, është një shembull sqarues i kompleksitetit të lidhjeve në mes medieve dhe kulturës. Dhuna televizive është duke u bërë një problem serioz për shoqërinë tonë shqiptare në përgjithësi, pasi të gjithë treguesit dëshmojnë se mediet janë nga faktorët kryesorë që ndikojnë në krijimin apo moskrijimin e një ambienti dhune. Media, sipas fjalorit të Gjuhës Shqipe, botuar nga Akademia e Shkencave e Shqipërisë, Tiranë 2006: Medi/e, -a f. tërësia e mjeteve të informimit masiv (radio-televizion etj.); rrjeti i lajmeve nëpërmjet këtyre mjeteve ;masmedie...

Dhun/ë, -a f. ushtrimi i forcës a shtrëngimi me mjete e me mënyra të vrazhda ndaj dikujt; detyrim a shtypje me anë të forcës. 2. fig shndërrim, poshtërim a turp i madh që i bëhet dikujt; /bised. e keqe; dëm: bëri mirë gjeti dhunë.

Ekzistimi i një numri të madh të mjeteve të komunikimit publik dhe mjeteve të informacionit, që në këtë



fillimshekull të ri ka arritur kulmin, ka hapur mundësi për krijimin e zhvillimeve të mëdha në ndërtimin e komunikimeve mes njerëzve.

Ekspertët e mas medieve, sociologë dhe intelektualë të tjerë, e kanë cilësuar si shumë të rëndësishëm këtë fenomen për jetën e njerëzve, kurse disa të tjerë informacionin dhe teknologjinë i konsiderojnë si mjetet kryesore të pushtetit në botë.

Teoricienët e gazetarisë kanë dhënë përkufizime të ndryshme rreth asaj se çka konsiderohet medie. Sa violent mund të jetë televizioni? Çfarë ndikimi mund të ketë tek anëtarët e familjes? A po e shndërron televizioni shoqërinë në të sëmurë?

Në ç'shkallë është lidhshmëria në mes filmit me dhunë dhe sjelljes agresive të të rinjve? Si është mbrojtja dhe kujdesi shpirtëror i shoqërisë? A stimulohen sjellje kriminale prej skenave kriminale? A i interpreton audienca pamjet televizive në mënyrën e drejtpërdrejtë apo i përshtatin mënyrën dhe stilin e tyre? A japin ide mediet se si të shfaqë dhunë audienca? etj.

Mirëpo, duhet sqaruar fakti se mas-mediet jo gjithmonë janë promovuese të dhunës, apo prodhuese të vetë dhunës, sepse prej saj nuk varet çdo gjë, por ato i nënshtrohen politikës direkte të qarqeve qoftë politike a të pushtetarëve, dhe, rrallëherë, mediet kanë dalë fitimtare para presioneve që kanë rezultuar në dobi të atij që bën presion. Nëse ndalemi dhe analizojmë në esencë se nga buron dhuna, ajo fare lehtë mund të kuptohet se buron nga konteksti historik dhe kulturor. Dhuna, edhe vetë perëndimorët e thonë, që rrënjët dhe zanafillën i ka në qytetërimin e lashtë të kontinentit dhe njëherësh është pjesë përbërëse e identitetit kulturor. Kjo ka provokuar pozitivisht shkencëtarët dhe intelektualët që të organizonin konferenca, tryeza dhe tubime të ndryshme me karakter shkencor për këtë çështje. Rasti më tipik është në Gjermani. Shoqata Gjermane e Psikanalizës, Psikosomatikës dhe Psikologjisë (GDPT) në vitin 2001 ka mbajtur konferencë në temën ”Dhuna dhe qytetërimi”, ku janë hedhur shumë ide dhe mendime lidhur me temën në fjalë. Një nga pjesëmarrësit e kësaj konference ishte edhe Alf Gerlahut, i cili, në mes të tjerash, aty ka theksuar se dhuna nuk është një dukuri që vjen nga jashtë, që është e huaj dhe e pashpjegueshme, por duket se ajo është pjesë e brendshme dhe ndoshta me një rëndësi të madhe në qytetërimin tonë të orientuar drejt progresit. Edhe media si një reflektim i prodhimeve dhe formimeve kulturore, patjetër është e ndikuar fuqishëm nga kjo kulturë, e cila në esencë ka dhe manifeston dhunë. Sa për ilustrim, në kohën e Perandorisë Romake ”Dhuna si mjetë pushtimi, e kombinuar me dhunën si art dhe si kulturë masive, u bë joselektive, deri në atë masë, sa provoi të viktimëzonte edhe të dërguarin e Zotit, Jezusin(Isain). Por edhe në vetë letrat dhe shkrimet e veprat e kokave dhe gjenive evropiane, nuk ka munguar aspekti tematizimit të dhunës e të krimeve. Edhe dramaturgjia e Rilindjes europiane (Dramaturgjia e Shekspirit), e cila është vazhduese e të njëjtit zhanër nga antika greke. Kryevepra “Hamleti”, e cila edhe sot mban të pushtuara skenat e teatrove europiane edhe më gjerë, në esencë ka një fabul lidhur me krimin dhe shpagimin e krimit brenda familjes së oborrit mbretëror në Danimarkë. ”Ne vetëm mund të imagjinojmë se sa emocione ka prodhuar kjo tragjedi e Shekspirit dhe sa vazhdon të prodhojë edhe sot, duke tematizuar vëllavrasjen/mbretvrasjen, uzurpimin e sundimit, tradhtinë bashkëshortore, hakmarrjen dhe dëshirën e dashurisë.Se sa ndikojnë të gjitha këto ide dhe përmbajtje në relativizimin moral të shoqërive, nuk do të merret vesh kurrë nga njerëzia”. Sipas ekspertëve të mas-medieve, nuk mund të neglizhohet as injorohen pasojat negative dhe të dëmshme të mjeteve të reja të komunikimit, sepse indiferenca ndaj këtyre pasojave mund të sjellë dëme të pariparueshme për shoqërinë njerëzore.

## Lidhshmëria midis emisioneve televizive dhe dhunës në shoqëri

Nisur nga fakti se televizioni, si një medie me ndikim të fuqishëm që nuk vihet në dyshim, ndikimi i tij tek masa e gjerë, dhe emisionet që shfaqen në të sipas analizave të ekspertëve medial përmbajnë dozë të madhe të elementit dhunë, që si rezultat detyrimisht bëjnë një shoqëri të dhunshme dhe nuk ofrojnë stabilitet, sidomos te gjeneratat e reja (adoloshentët).

## Ç' flasin faktet?

Nëse merren statistikat vetëm në ShBA, vendi ku ekziston liria e fjalës dhe mendimit, hasim se më shumë se 1/3 e njerëzve shikojnë televizione, mesatarisht katër orë në ditë, që në bazë të ekspertëve janë shikues të mirëfilltë dhe të apasionuar pas TV-së. Prandaj në kohën kur TV transmeton vetëm imoralitet, dhunë dhe vrasje, - shoqëria ndikohet shumë nga këto çështje. Kjo ka nxitur edhe reagime të ashpra nga prindërit, profesorët dhe shtresa të tjera intelektuale të ShBA-së, që të ndalohen emisionet e tilla dhe sidomos që TV-të të zvogëlojnë dhe të heqin dorë nga pamjet e dhunës dhe të imoralitetit e të shfaqin programe që janë për edukimin e shoqërisë, porse çdo ditë e më tepër dhuna dhe seksi në televizionet amerikane, - janë duke u shtuar. Një nga televizionet amerikane këtë e ka treguar në një raport dokumentar me anë të gjuhës së dokumenteve dhe statistikës. Në bazë të këtij raporti, në vitin 1999 projektet e programeve a filmave të pamoralshëm kanë qenë 3 në më shumë se 10 vjet.Po ashtu në vitin 1989 programet TV filluan të shfaqnin filma të pamoralshëm me homoseksualë dhe në çdo 10 vjet ajo është rritur për 24%.

Po ashtu në këtë raport thuhet se përdorimi i fjalëve të pista në vitin 1999 ishte rritur në 5,5% në krahasim me vitin 1989 dhe se dhënia e pamjeve të dhunës po ashtu ishte rritur ndjeshëm. Në bazë të disa statisktikave të marra nga tri kanalet kryesore të televizioneve amerikane, d.m.th. CBS, ABC dhe NBC, qartësojnë se ata në çdo jave japin të paktën 113 skena të agresionit me armë të ftohta, 92 raste të agresionit me armë zjarri, si dhe 9 raste vrasjeje dhe therje, 78 rrahje dhe 179 raste të shkeljes së ligjit. Po ashtu, nëse llogarisim të gjitha televizionet amerikane që nuk janë të pakta, atëherë del se numri i këtyre skenave është shumë i madh dhe rezultati është fakti se qytetarët amerikanë për çdo ditë të javës shikojnë skena dhune, dhe kjo sepse jo vetëm filmat po edhe raportet dhe emisionet e ndryshme kanë të tilla skena.

Urrejtja në skenat filmike, shpien në rritjen e dhunës dhe përleshjeve në shoqërinë amerikane. Ndërkohë që Xhorxh Grenber dhe Teri Gras, dy analistë amerikanë, në bazë të studimeve të tyre, kanë arritur në

përfundimin se shikuesit e apasionuar të dhunës në televizion jetojnë në një botë të frikshme, dhe se u besojnë shumë pak qytetarëve të tjerë, duke u përpjekur të largohen nga bota reale.Po të shikojmë shoqërinë amerikane, hetojmë shumë lehtë ndikimet e kësaj frike dhe këtij mosbesimi. Masat e mëdha të rrepta të sigurimit në shtëpi, në qendrat blerëse dhe në vende të tjera, janë disa nga shkaqet e tjera për këtë realitet duke çuar edhe vetë ShBA-në drejt një rreziku. Por këto mendime i mbështesin edhe disa organizata profesionale, në ShBA, (ndër të tjera, shoqata e mjekëve të përgjithshëm, shoqata e mjekëve të fëmijëve, shoqata e psikologëve dhe ajo e psikiatrisë), të cilat në vitin 2000 hartuan një deklaratë të përbashkët, ku thuhej: "Në këto kohë ekzistojnë mbi 1000 studime.. që konfirmojnë se dhuna mediale dhe sjelljet agresive të disa fëmijëve, janë të lidhura tepër shumë). Po ashtu edhe në rrafshin global disa studiues të ndryshëm dhe për realitetet shoqërore të vendeve të ndryshme, janë argumentuar përfundime të cilat jo vetëm ndryshojnë shumë nga njëri-tjetri, por janë deri edhe të kundërt. Për shembull, në vitin 1986 një grup shkencëtarësh ndërkombëtarë publikuan të dhënat e një studimi panel, të realizuar në pesë shtete, të cilat në një masë të konsiderueshme përfaqësojnë disa karakteristika kulturore kryesore të katër kontinenteve të botës: ShBA, Australia, Finlanda, Polonia dhe Izraeli. "Nga hulumtimet në Poloni dhe në ShBA, studiuesit arritën në përfundimin se shikimi i programeve me dhunë televizive përgjithësisht u stimulon të rinjve polakë dhe amerikanë prirjet për modele sjelljesh agresive.

Studimi për finlandezët pohoi një përfundim të tillë për djemtë e rinj, por jo për vajzat e reja. Fakte e të dhëna të shumta të shqyrtuara nga studiuesit, provonin se dhuna televizive kishte nxitur frymën e agresivitetit ndër të rinjtë e të rejat që jetonin në qytetet izraelite, por jo në radhët e atyre që banonin në zonat fshatare. Ndërsa në Australi studiuesit nuk arritën të zbulonin vartësitë shkakësore ndërmjet emisioneve televizive me dhunë dhe ndryshimit të modeleve të sjelljeve e të të menduarit të të rinjve Studimet e kryera nga këta shkencëtarë sugjeron dy përfundime me rëndësi teorike e praktike:

I pari. Raportet ndërmjet shikimit të veprimeve të dhunshme në ekranet e kinemave, sidomos të televizioneve, dhe shkallës së agresivitetit në modelet e sjelljes së të rinjve, - janë mjaft të ndërlikuara, të përthyera në një tërësi faktorësh të natyrave të ndryshme, si veçoritë e formimit psikokulturor, niveli arsimor, traditat kulturore kombëtare, tiparet individuale të temperamentit e të karakterit të secilit etj.

I dyti. Studiuesit kanë vërejtur se në këtë dukuri psikokulturore mjaft komplekse, lidhja shkakësore vepron aktivisht në dy kahe, ose siç karakterizohet ndryshe, në mënyrë rrethqarkulluese: nga njëra anë, ndjekja e programeve me dhunë televizive i nxit një pjesë të të rinjve të jenë më të dhunshëm në modelet e sjelljes së tyre dhe, nga ana tjetër, të qenët me prirje për sjellje agresive i shtyn ata të shohin më shumë emisione televizive me veprime e mendësi të dhunshme. Por këto hulumtime kundërshtohen nga industria televizive dhe e filmit, e cila pohon se efekti i ndikimit negativ tek fëmijët është "shumë më i vogël!" Por, me anën e metodave të reja statistikore, të ashtuquajtura studime metaanalitike, është e mundur që të vërtetohet lidhja "dhunë në televizion - dhunë në shoqëri".Duke krahasuar lidhshmëritë në mes dhunës në film / televizion dhe agresivitetit që ajo "mbjell" në sjelljet e fëmijëve, vë në dukje se:

1. Lidhshmëria në mes agresivitetit dhe dhunës në film/ televizion është po aq e lartë, sikurse lidhshmëria në mes pirjes së duhanit dhe kancerit të mushkërive. 2. Është më e lartë sesa mungesa e përdorimit të kondomit në bartjen e HIV (aids-it). 3. Është me e lartë se lidhshmëria që ekziston në mes pirjes pasive të duhanit në punë dhe kancerit në mushkëri.

Shumica e njerëzve nuk dyshojnë për lidhjen midis duhanit dhe kancerit. Përderisa dhunës së filmit dhe TV-së, nuk i jepet aq rëndësi e vëmendje e duhur, mbase, siç shkruajnë hulumtuesit e raportit, njerëzit nuk i kuptojnë aq lehtë proceset psikologjike, siç i kuptojnë ato fiziologjike.

Mirëpo jo të gjithë ata që shikojnë film/ televizion me dhunë, bëhen agresivë, dhe jo të gjithë ata që janë agresivë, shikojnë film/ televizion me dhunë) Rrjedhimisht, nuk është vetëm duhani që shkakton kancerin e mushkërive, por ai është një faktor serioz për sëmundjen e kancerit."

Bushman dhe Anderson argumentojnë se 1% e shikuesve bëhen më agresivë pasi të kenë shikuar një program televiziv me përmbajtje dhune. Kjo do të thotë se, po qe se 10 milionë qytetarë në ShBA, ndjekin një program televiziv me dhunë, 100, 000 persona bëhen më agresivë. Matematikisht një krahasim i thjeshtë, nëse një film, i cili përmban fjalë të vrazhda, skena dhune, njolla gjaku dhe skena të frikëshme dhune, shfaqet në televizionin e Kosovës, dhe ky film ndiqet prej 400.000 shikuesve, atëherë, sipas këtij hulumtimi, 4000 shikues bëhen më agresivë në jetën reale. Por e gjithë kjo zhvillohet si pasojë e ekzistimit të intere-



save të mëdha ekonomike, që janë evidente në skenën mediale. Megakompanitë mediave, qofshin multinacionale dhe nacionale, kanë interesa jetike në televizion, gazeta dhe film. Dhe, të prirë nga këto interesa, normalisht që mohojnë çdo zë kritik të lidhshmërisë në mes dhunës mediale televizive dhe agresivitetit në shoqëri. Andaj, redaktorët dhe gazetarët do të duhej të rikthehen në idealin dhe etikën e gazetarisë, duhet të thonë dhe të mbrojnë të vërtetat shkencore mbi dhunën në media dhe ndikimin e saj në opinion, veçanërisht në moshën e fëmijërisë.

**"Shkenca pa ndërgjegje është shkatërrim i shpirtit"**

*(Rable)*

Media vizive gjithmonë e më shumë po zë një vend aq të rëndësishëm në shoqëri, saqë ajo konsiderohet pushteti i katërt në demokraci, mbas pushtetit legjislativ, pushtetit ekzekutiv dhe atij gjyqësor. Roli i medies është aq i rëndësishëm në jetën shoqërore dhe politike, saqë në nenin 12 të të drejtave të njeriut, flitet pikërisht për lirinë e mendimit dhe të fjalës. Në këtë nen thuhet se shprehja dhe publikimi i lirë i mendimit dhe i fjalës është një nga të drejtat më të shtrenjta të njeriut, prandaj, për këtë arsye, çdo person ka të drejtë të shprehet, të shkruajë dhe të publikojë i lirë, dhe se ai ndalohet nga kjo e drejtë vetëm në rast të keqpërdorimit të kësaj të drejte. Shqetësimi i mbrojtësve të lirisë së medieve ka bërë të mundur që për lirinë e tyre të caktohet një nen i veçantë tek të drejtat e njeriut. Por shqetësimi i keqpërdorimit të medieve nga ana e fuqive dhe të pasurve, nuk ishte më pak se krijimi i kufizimeve në aktivitetet e lira të medieve publike. Për fat të keq, përdorimit të lirë të medieve publike nuk i është kushtuar një vëmendje aq e madhe sa u është kushtuar aktiviteteve të lira të medieve.

Shpikja e televizionit dhe vazhdimi i tij që në fillim janë përkrahur nga njerëzit kudo në botë, ndërkohë që është shumë e qartë se televizionet si një nga mediet më të mira në botë, mund të ndikojnë në ndryshimin e mentalitetit global, largimin e shoqërisë njerëzore nga problemet e shumta e dhuna dhe për mësimin e fëmijëve.Megjithëse janë bërë përpjekje për përdorimin pozitiv të ekraneve televizive, për fat të keq, kjo ka ndodhur më pak sesa pritej, ndërkohë që në Perëndim televizionet po përdoren pa kufi në pamje të dhunës, si verbale ashtu edhe joverbale e të seksit, që ka shkaktuar reagime të shumta të qarqeve intelektuale të fushës së gazetarisë televizive dhe shumë komunikologëve dhe ekspertëve të medieve elektronike anekënd planetit. Po ashtu, televizioni në vendet perëndimore, së bashku me disa organe të tjera, është vënë në përdorim të të pasurve dhe korporatave transnacionale, të cilat jo vetëm që nuk e përdorin për përmirësimin e situatës dhe pikëpamjeve shoqërore, por shpeshherë i largojnë ato nga e vërteta. Mirëpo, reagimet e para rreth fenomenit dhunë në televizion, vijnë pikërisht nga vendet ku edhe ka lindur televizioni, meqë pedagogë, mësues dhe profesorë të ndryshëm si dhe prindër në vetë ShBA-në, kanë kërkuar nga mediet, dhe sidomos nga televizioni, që të heqin dorë nga shfaqja e skenave të dhunës, gjakut, armëve, drogës e shumë krimeve të tjera, dhe të kalojë në programe që janë për edukimin e shoqërisë, mirëpo çdo ditë e më shumë dhuna dhe seksi në medien e ftohtë apo, sikur quhet në terminologji "cool media". Shfaqja e medias së shkruar në gazeta dhe të përjavshme në fund të shekullit XVIII, në Amerikë dhe Europë, e cila më pas u hap me mediet elektronike me radion dhe televizionin, kishte një ndikim të madh në shoqëri dhe në politikën e botës, sidomos në vendet perëndimore, ku si ndikim të medieve mund të përmendim bazat e ndërtimit të demokracisë perëndimore, siç janë pushtet populllit, zgjedhjet mbarëpopullore dhe pushteti i përzgjedhur. Mjetet e informacionit u bënë një ndërmjetës midis autoriteteve të pushteteve dhe masës së gjerë.

Publikimi i lirë i mendimeve dhe ideve ka detyruar pushtetet që t'u japin përgjigje pyetjeve të shtruara për punën e tyre dhe, në këtë mënyrë, puna e pushtetarëve u vu nën kontrollin e medieve dhe të popullit.



*Fusnotat:*

1. Fjalori i Gjuhës Shqipe, botuar nga Akademia e Shkencave e Shqipërisë, Tiranë 2006, fq 611
2. Po aty, fq 236
3. Milazim Krasniqi, "Dhuna dhe qytetërimi perëndimor", Logos-A, Shkup, fq 41., 2006
4. Milazim Krasniqi, po aty, fq 59
5. Prezantimi pamasë i dhunës në televizion http://groups.msn.com/
6. Dr.Zyhdi Dervishi, Dhuna Televizive si metër psiko-kulturor, http://www.albpr.org
7. Po aty, Zyhdi Dervishi
8. http://groups.msn.com/

# Kontaktet e para të osmanlinjve me perëndimin në fushën e gjeografisë dhe mjekësisë

Ekmeleddin Ihsanoglu*

### Gjeografia

Nëse hulumtohen dy harta gjeografike të shekullit XV të projektuara nga hartografët myslimanë, e para e Ibrahim Katibiut, viti 1416, dhe e dyta e Taib Mursiel Ibrahimit, viti 1461, që përfshin detin Mesdhe dhe Evropën Jugperëndimore, arrihet në përfundimin se këto harta janë projektuar duke u shfrytëzuar dituria perëndimore. Kjo tregon se myslimanët, edhe për së afërmi ndiqnin të arriturat shkencore të Perëndimit në këto fusha. Nëse merret parasysh ajo që në të njëjtën kohë osmanlinjtë i shfrytëzonin ato harta, mund të vijmë në përfundimin se osmanlinjtë i arrinin dituritë e tyre në fushën e gjeografisë në mënyrë të tërthortë.

Harta e njohur e Piri Reisit, e cila vjen pas këtyre dy hartave jo aq të njohura, është projektuar në bazë të hartës së punuar nga K. Kolombo, 1489, e cila i është dorëzuar sulltan Selimit në Egjipt. Piri Reis thotë se për këto të dhëna ishte informuar axha i tij, Kemajl Reisi, prej një robi, i cili kishte tregu se brenda një periudhe kohore njëzet e pesëvjeçare kishte shkuar tri herë me Kolombon në Amerikë. Disa vite më vonë Pir Reisi i botoi shkurtimisht të dhënat për Botën e re dhe zbulimet e saj, në veprën e tij *"Kitab-i Bahrije.* Vepra *Tarih-i Hind-i Garbi*, për të cilën thuhet se është shkruar në vitet shtatëdhjetë të shekullit XVI nga një autor i panjohur, është shkruar në bazë të burimeve italiane dhe spanjolle. Kjo vepër është me rëndësi për shkak se tregon se osmanlinjtë ndiqnin zbulimet gjeografike të Botës Perëndimore. Pjesa e tretë, e cila përbën qendrën e këtyre tri veprave dhe dy të tretat e saj, flasin për zbulimin e Amerikës (1492) si dhe për aventurat gjashtëdhjetëvjeçare të Kolombos, Balboas, Magelanit, Kortesit, dhe Pizaros, deri në vitin 1552.

Ajo që kjo vepër, e cila është shkruar në vitet e shtatëdhjeta të shekullit XVI, flet për zbulimet gjeografike të viteve 1552, është që na bën me dije se sa kishin mundësi t'i ndiqnin osmanlinjtë përparimet në Perëndim.

Paralelisht, e shohim se duke marrë dijeni të reja evropiane në fushën e gjeografisë të shekujve XV dhe XVI dhe hartimin e hartave sipas teknikave të reja, një rëndësi të madhe paraqitnin edhe ngjarjet në fushën e mjekësisë.

### Mjekësia

Mjekët tek osmanlinjtë arsimoheshin sipas parimit që nxënësi praktikisht të mësonte nga mësuesi në kuadër të traditës klasike islame, dhe që ato mësime praktike të arriheshin nëpër spitale. Për arsimimin e këtyre mjekëve, të cilët mjaftonin për shërbimet ushtarake dhe nevojat e qytetarëve, në kohën e sulltan Sylejmanit u ndërtua Medreseja e orientimit mjekësor (*Suleymanije Tip Medresesi*) në kuadër të medreseve të Sylejmanijes. Me themelimin e kësaj medreseje të pavarur të orientimit mjekësor, dituria mjekësore pa dyshim që për të parën herë në historinë e civilizimit islam, fitoi një institut që do të punonte për shekuj më vonë. Ekspertët e mjekësisë dhe të artit, të cilët arsimoheshin jashtë disiplinave akademike, kishin ligjet dhe bashkësitë e veta.

Shumica e mjekëve që u shkolluan në medresenë *Sylejmanije,* me detyrat e tyre u angazhuan nëpër spitalet e themeluara të kryeqytetit dhe në shumë qytete të tjera të Perandorisë Osmane të shekullit XVI. Në atë kohë gjuha turke, krahas asaj arabe dhe asaj perse, u bë gjuhë e mjekësisë dhe librat mjekësorë filluan të shkruheshin në gjuhën turke.

Osmanlinjtë kanë rënë në kontakt shumë herët me mjekësinë e Renesancës. Mjeku Italian, hebreu Giacomo di Gaeta, i cili ishte në shërbim të sulltan



*Harta e njohur e Piri Reisit*

Muratit II, u bë mjek i sulltan Mehmet Fatihut. Ai e pranoi Islamin me emrin Jakub. Sipas fjalëve të Ashik Pashës, sulltan Fatihu, për shkak se e donte shumë, e emëroi për mjek kryesor dhe e shpërbleu me pozitën e vezirit. Mbas këtij mjeku Italian, që në historinë e osmanlinjve u njoh me emrin Jakub pasha, mjekësia osmane në fund të shekullit XV dhe gjatë shekullit XVI krijoi mundësinë për t'u njohur me mjekësinë e Renesancës.

Pasi mbreti Karli VI (368-1422; sundoi prej vitit 1380 deri në vitin 1422, plotësim SH. V.), në vitin 1394 i dëboi hebrenjtë nga Franca, që të njëjtin punë kohë më parë e kishte bërë edhe Ludevigu, mbreti i Gjermanisë nga Bavaria (1286-1347; kurse sundoi gjatë viteve 1314-1347, plot.. SH. V.), duke i dëbuar hebrenjtë prej Gjermanisë, ata gjetën vendstrehim në Turqi. Ndërkaq, më vonë edhe ata hebrenj që u dëbuan nga Spanja në vitin 1492, u strehuan dhe gjetën garanci për jetën dhe fenë e tyre nën mbrojtjen e shtetit osman. Në mesin e hebrenjve që u shpërngulën në shtetin osman, duke filluar nga viti 1492, kishte mjekë me prejardhje nga Spanja, Portugalia dhe Italia. Mund të themi se ndikimet e reja të mjekësisë perëndimore në mjekësinë osmane më shumë arritën nëpërmes rrugës së mjekëve që erdhën gjatë valës së dytë të shpërnguljes.

Mjekët hebrenj që u vendosën në Stamboll dhe Selanik, patën mundësinë që, në këto rrethana, të përparonin, sepse ata me vete bartnin elemente të reja të mjekësisë evropiane që dallonin nga mjekësia klasike islame. Ata mjekë, të cilët kishin arritur që të sillnin me vete librat e tyre, ishin shkolluar nëpër universitete të Lisbonës, Koimbreit, dhe Alkales. Shumë prej tyre kishin diplomuar në Universitetin Salamanka. Disa prej tyre arritën të vinin deri në oborrin mbretëror dhe të përparonin në pozitën e mjekut personal të sulltanit.

Shembulli tjetër i tolerancës fetare të osmanlinjve dhe i respektit ndaj bashkësisë së hebrenjve, ishte se mjekët hebrenj gëzonin privilegje, sikurse ishte lirimi nga disa tatime si dhe kalërimi me kuaj.

Udhëpërshkruesit evropianë, të cilët kishin vizituar Stambollin dhe Selanikun në mesin e shekullit XVI, flasin për pozitën e mjekëve hebrenj të këtyre dy qyteteve. Ndërsa Belloni thotë se në vitin 1547 kishte shumë mjekë hebrenj, gjeografi Nikollas de Nikollay shënon se në mesin e tyre pati edhe të tillë që kishin dituri teorike dhe praktike dhe se përparësia e tyre qëndronte në faktin se ata përdornin librat mjekësorë të shkruar në gjuhët hebraisht, arabisht dhe greqisht. De Nikolaji në një vend tjetër provon se dituria e mjekëve hebrenj lidhet ngushtë me njohjen e gjuhëve evropiane: latinisht, italisht dhe spanjisht, përveç atyre që u cekën më parë.

Musa b. Hamun, i cili qe më i njohuri prej këtyre mjekëve, arriti që në oborrin mbretëror të bëhej mjeku i sulltan Sylejmanit, ligjdhënësit, dhe shkroi një nga veprat e para në gjuhën turke për stomatologji. Sipas mendimit të A. Terzioglut, i cili kishte botuar faksimilen e kësaj vepre në gjuhën turke dhe i cili e kishte studiuar atë, ajo ishte një vepër, e cila, përveçse ishte shkruar në bazë të veprave të vjetra greke, islame dhe ujgure të mjekësisë, ajo ishte shfrytëzuar edhe nga burimet osmane të mjekut Sherafedin Sapunxhuoglu (vdes 1468) dhe nga burime të tjera osmane dhe evropiane. Përveç kësaj vepre të njohur të Musa b. Human-it, ekziston edhe një vepër në gjuhën turke, e cila nuk është hulumtuar aq shumë. Titulli i kësaj vepre, e cila ka ndihmuar në arritjen e diturive mjekësore të Renesancës, është *Risale fi Tabayi el-Edviya ve Istimalila.* Ky mesazh, që përbëhet nga katër vepra, tregon për karakteristikat e barnave dhe përdorimin e tyre. Në parathënien e kësaj vepre Musai sqaron se e kishte shkruar duke i shfrytëzuar burimet islame, evropiane, greke, dhe hebraike.

Shaban b. Ishak el-Israili (vdes rreth vitit 1660), i njohur si Ibn Xhami, ishte njëri nga shkrimtarët hebrenj që në kohën e tij nuk ishte aq i njohur, dhe në lidhje me biografinë e të cilit nuk kemi të dhëna të mjaftueshme. Ai kishte përkthyer nga gjuha spanjolle në arabisht, shkrimin si të bëhet shërimi me duhan. Duke iu referuar të dhënave të mjekut spanjoll Mortarusi, i cili kishte jetuar nga fundi i shekullit XVI, Ibn Xhami fliste për shfrytëzimin e gjetheve të duhanit dhe për mënyrën e metodave të shërimit nga lëngu i saj. Ai thoshte kur kishte parë se edhe femrat kishin filluar të thithnin duhan, kishte vendosur të shkruante atë libër. Ibn Xhami kishte dijeni se ishte thurur një poezi ku lavdërohej duhani.

Se sa kishte qenë kontributi i mjekëve hebrenj gjatë shekullit XVI, prej të cilëve vetëm disa u përmendën këtu, dhe se në ç'masë kishin sjellë ndryshime ato, tregojnë rezultatet e krahasuara me veprat e shkruara në atë kohë nga burimet perëndimore, dhe me literaturën klasike islame, për të cilat nuk mund të konstatojmë nëse u vazhdua me rrjedha të reja apo me ato të vjetrat. Në këtë mënyrë mund të krijohet një përqindje shumë më e qartë në lidhje me mjekësinë osmane dhe mjekësinë perëndimore të asaj kohe.

*Përgatiti:*
***Shevki Sh. Voca***



*Autori është Sekretar i Përgjithshëm i Konferencës Islamike si dhe anëtar i shumë asociacioneve të tjera të karakterit shkencor. Për punët e tij shkencore është shpërblyer disa herë. Ky material është marrë nga vepra e tij shkencore e përkthyer në disa gjuhë botërore, "OSMANLINJTË DHE SHKENCA" faqe 223-229.

# Prosperiteti i Kosovës një varësi serioze nga koekzistenca fetare dhe etnike

## (Roli i besimit islam në parandalimin e çrregullimeve në shoqëri)

Emine A. Vezaj

**"Mund të përmbledhim se në rrafshin burimor islam "koekzistenca" është bazament i pakapërcyeshëm i Bashkësisë myslimane, Umetit, dhe shërben si arketip për rregullimin fetar, politik, shoqëror, ekonomik e të tjera edhe të shoqërive moderne".** Nexhat Ibrahimi

Janë të shpeshta pohimet se Kosova është e kosovarëve, përkatësisht e banorëve të saj. Kjo nuk mund të jetë asgjë tjetër përveç një indikacion që atribuon përgjegjësinë që ata duhet ta kenë ndaj Kosovës dhe lundrimit të saj në valët kohore.

### Kosova në retrospektivë

Tani me formimin e Kosovës shtet i pavarur dhe sovran, ne të gjithë jemi duke parë përpjekjet e qytetarëve të saj për anëtarësimin dhe inkuadrimin e Kosovës drejt strukturave më të larta ndërkombëtare. Megjithëse "e viktimëzuar" disa herë gjatë historisë në periudha të ndryshme kohore, ajo sërish nuk pushon së vajtuari të kaluarën, veçse vazhdimisht është duke kontribuar për një të ardhme më të ndritur për qytetarët e saj.

Lëndimet e marra gjatë luftës së fundit, nuk qenë të limituar vetëm për një kohë të caktuar, bie fjala vetëm gjatë atij konflikti të armatosur, porse ato jetojnë ende si gjurma serioze dhe me pasoja të pashërueshme për shoqërinë dhe të ardhmen e Kosovës. Madje pasojat e luftës tani po shfaqen përherë e më shumë: varret e zbuluara, listat e të pagjeturve - sërish janë fakte rrëqethëse që trazojnë ndjenjat e shqiptarëve. Traumat e përjetuara në ato ditë të mynxyrës nga serbët, ende nuk do të zhduken plotësisht, sidomos tek fëmijët që ishin viktimat më të pakursyera të kësaj mynxyre. Tani, ne të gjithë, sa do të donim që ajo e kaluar të mbetet pa "koment" për faktin se karakterizimi i luftës ishte me ata që sot megjithatë janë element i pashmangshëm për sendërtimin e imazhit të Kosovës, po aq edhe do të donim që ajo të mbetet një leksion i mirë dhe profitabël në hapat tanë drejt së ardhmes. Kjo do të thotë se ne mund të ecim përpara edhe duke shikuar mbrapa, por jo me përfytyrime emocionale të së kaluarës, sepse në vazhdimësi ato do të jenë motiv çrregullues për shoqërinë në përgjithësi. Nga kjo e fundit marr shkas të them: një pjesë e trupit e plagosur për herë të parë mund të shërohet më me lehtësi sesa ajo që lëndohet për së dyti. Dhe tani akoma pa harruar luftën tmerruese të fundit në Kosovë, jo larg nga ajo, rikujtojmë edhe trazirat e 17, 18, 19 marsit 2004, të cilat qenë një leksion i qëndrueshëm se veprimet mbi baza emocionale janë të paarsyeshme dhe të dëmshme për proceset që çojnë drejt zhvillimit dhe stabilitetit të një rajoni. Kujtoj se pasojat e dala nga ato dy-tri ditë trazirash, ishin jo më pak se dhjetëra të vdekur e qindra të plagosur, dhe s'duhet harruar se edhe kostoja e riparimeve të shkatërrimeve materiale ishte një shumë e madhe të hollash. Tani, pas kësaj, kush mund ta rikthejë besimin e humbur të të huajve, që e kishin fituar për kosovarët si një popull bujar, i qëndrueshëm, paqedashës etj.? E gjitha kjo thuajse u rrënua brenda një dite, pastaj ç'fitoi Kosova nga kjo, përveç humbjes.

Cilësimi i Serbisë nga qarqe botërore si gjakatare dhe cenuese e paqes në rajon për shkak të veprimeve antinjerëzore të ndërmarra gjatë luftës në Kosovë dhe Bosnjë e Hercegovinë, si dhe kryeneçësia e saj ndaj Bashkësisë Ndërkombëtare, nuk duhet të na shërbejnë si model i shkëlqyer se si bëhet lufta, por duhet të na vetëdijësojë për një baskëpunim më të përafërt, ngase për të mos u etiketuar si të tillë, ne duhet të bëjmë përpjekje të vazhdueshme për kultivimin e një koekzistence me fqinjët tanë të të gjitha konfesioneve, etnive etj. Plagët e mara nga Serbia për vite me radhë, dhe në veçanti gjatë konfliktit të fundit, janë të tmerrshme dhe shumë rrëqethëse, këtë askush s'e mohon. Por, në këto kohë paqeje dhe pas pavarësimit, Kosova është duke dhënë shembullin e një nxënësi të shkëlqyer se si është duke menaxhuar punën e saj. Praktika duhet ndërtuar gjithmonë në bazë të një teorie të mirë. Teoria e saj ishte periudha disavjeçare e kaluar brenda një mbikëqyrësi "legjitim" - UNMIK-ut, ndërsa praktika e saj është aktivizimi drejtpërdrejt në të gjitha organet vendimmarrëse në strukturat vendore dhe ndërkombëtare. Ndonëse nuk është ende kohë e rezultateve përfundimtare, shpresat për rezultate të mira janë në favor të pozitivitetit - optimizmit.



## Kosova nën hijen e vizionit të ri

Kosova, ndonëse nuk e ka epitetin e një nxënëseje shembullore, megjithatë duket se ka kaluar madje edhe me sukses më të lartë se "të mirë". Mbase edhe të cilësuarit e saj si shembullore, nuk do të paraqiste kurrfarë gabimi, kur dihet se ajo ka tejkaluar disa "provime" të transicionit, të cilat konsiderohen si shumë të rëndësishme për shqiptarët. Kujtojmë këtu, zgjedhjet lokale dhe parlamentare si dhe finalizimi e Statusit të Kosovës, që konsiderohet si kapitulli më i rëndësishëm që karakterizon një pjesë të caktuar të historisë sonë. Prandaj, Kosova është kjo që është, ajo ka të gjitha elementet dalluese dhe shtetëformuese që e cilësojnë si një shtet legjitim dhe të njohur nga një pjesë e mirë shtetesh botërore. Vizioni i kosovarëve duhet të jetë i qartë, të gjithë duhet të jemi të bashkuar në punët dhe angazhimet tona, në mënyrë që edhe shteti ynë të marrë pamjen e një shteti që di të tregojë dhe të japë vlera, si dhe di të bëjë zgjidhje për të gjithë. Tashmë të gjithë kosovarët duhet të vetëdijesohemi që shtetin tonë ta konsiderojmë si pronën tonë dhe të mundohemi të punojmë aq sa mundemi, siç punojmë të gjithë për shtimin e pasurisë personale, ashtu duhet menduar edhe për pasurinë e Kosovës. Tashmë, kur timoni është në duart tona dhe ne jemi udhëheqës, duhen dhënë shembujt më të mirë të një udhëheqjeje perfekte. Kosova shihet se ballafaqohet me probleme të mëdha të natyrave të ndryshme, si droga, prostitucioni, trafikimi i krijesave njerëzore etj., që përbëjnë një problem që duhet konsideruar problem serioz nga të gjitha shtresat e shoqërisë, duke filluar prej qytetarit më të thjeshtë e deri tek institucionet përkatëse, që mund të ndikojnë në mënjanimin, deri edhe në shmangien totale të të gjithë atyre që shkatërrojnë shoqërinë dhe dëmtojnë imazhin e një shteti. Institucionet ekzekutive janë më me peshë për këtë, por atyre duhet t'u ofrojmë ndihmë dhe bashkëpunim të mirëfilltë në identifikimin e shkaktarëve dhe shërimin e pasojave të shkaktuara.

## Stimulimi i koekzistencës

Prej hapave kryesorë që duhet të ndërmarrë shoqëria kosovare, është akti i kompromisit në fusën e zënkave dhe armiqësive në baza etnike dhe fetare. Meq shqiptarët mbajnë epitetin e një populli tolerant, dhe meqë i takojnë një shumice absolute myslimane, ata asnjëherë nuk kanë qenë në zënka me fqinjët e tyre katolikë e ortodoksë. Shikuar sipas studiuesve të ndryshëm të marrëdhënieve ndërfetare e ndërqytetërimore, ndër çështjet gjithnjë aktuale, si tek ne ashtu edhe në qarqet botërore, vazhdon të jetë edhe tema e bashkekzistencës - në rrafshin burimor e teorik - ndërmjet Islamit dhe feve, ideologjive ose botëkuptimeve të tjera; dhe në rrafshin praktik e historik - ndërmjet myslimanëve, të krishterëve dhe feve a ideologjive të tjera. Ky aktualitet qëndron në faktin se shumë qarqe politike botërore, me anë të mekanizmave të vet, këtë çështje e shtrojnë në kontekstin negativ, dhe si burime shfrytëzojnë pjesë kuranore të shkëputura nga tërësia, duke bërë nga Islami përbindëshin e llojit të vet, si dhe në veprat propagandistike, me fushatat e tyre perfide.

Sidoqoftë, progresi nuk arrihet me hakmarrje, sepse hakmarrja jo vetëm që përforcon konfliktin, po në këtë rast edhe bën fundosjen e vlerave dhe ajo hap konflikte të reja me pasoja të paimagjinueshme.

Shembujt islamë që sjell e kaluara, dëshmojnë se Islami gjithnjë ka qenë zgjidhje për të gjithë. Pejgamberi a.s., me rastin e hixhretit (shpërnguljes) nga Meka në Medinë, nga hapat e parë që kishte ndërmarrë, ishte pajtimi në mes myslimanëve - ensarëve (ata që e ndihmuan Pejgamberin a.s. në Medinë) dhe muhaxhirëve (ata që e shoqëruan Pejgamberin a.s. gjatë shpërnguljes prej Mekës) dhe kompromisi me jomyslimanët me anë të integrimit të tyre, madje ai edhe e stabilizoi jetën në Medinë me një shoqëri multietnike dhe multifetare brenda saj.

Këtë veprim Muhamedi a.s. e finalizoi me përpilimin e një "traktati" të njohur, që përbëhej nga pesëdhjetë e dy nene, dhe me të cilin u rregulluan në mënyrë të detajizuar marrëdhëniet në mes shoqërisë medinase dhe kështu Medina de facto merrte edhe formën e një shteti të vërtetë. Ky traktat apo ajo kushtetutë, konsiderohet edhe Kushtetuta e parë ne histori.

Në këtë traktat, Pejgamberi Muhamed a.s. kishte ofruar zgjidhje dhe pikëpamje jo vetëm për myslimanët (sepse kjo nuk përbënte ndonjë problem), por zgjidhje edhe për jomyslimanët, për jetesën e tyre të përbashkët, tash më me fqinjët myslimanë, dhe duke shpallur Medinën si vend të tyre, të cilin duhej ta mbronte secili. Në nenin 48 të këtij traktati thuhet: "Myslimanët dhe çifutët duhet t'i dalin njëri-tjetrit në ndihmë kundër çdonjërit që sulmon Medinën". Edhe pse Pejgamberi a.s. me pozitën që kishte, ishte person i padëshiruar (non grata) tek jomyslimanët e fiseve të ndryshme çifute që jetonin në Medinë, madje ai ishte luftuar drejtpërsëdrejti nga një pjesë e tyre, megjithatë, për hir të ruajtjes së stabilitetit në vend, për hir të mirëqenies njerëzore dhe për hir të mbretërimit të paqes, u ofroi bashkëjetesën dhe jo luftën. U ofroi kompromis dhe jo kundërshtim. Fundja, ky ishte edhe mesazh i Zotit tek një misionar i tij, për marrëdhënie të mira dhe mbretërim të paqes.

Akti tjetër që meriton të përmendet dhe është i një rëndësie të jashtëzakonshme, është edhe rasti i çlirimit të Mekës, kur të gjithë prisnin se ai do t'ua kthente gjithë trysnitë dhe persekutimet që i kishin bërë bashkëkombësit e bashkëvendësit e tij. Duke hyrë në Mekë (në vendlindjen e tij) pas tetë vjetësh, të cilën e kishte lëshuar në mënyrë të dhunshme, pas pastrimit nga idhujt të tempullit të shenjtë Qabesë dhe ibadetit (lutjes) - ai bëri atë që s'do ta bënte askush. Të gjithë mekasve, të mbledhur rreth Qabesë dhe në pritje se si do të vepronte Pejgamberi a.s. me ata, njeriu - me epitetin e krijesës më të dashur tek Zoti, me cilësimin e tij si besnik i shoqërisë, me bujarinë dhe zemërgjerësinë ndaj të gjithëve, - ai iu drejtua: "O kurejshë, Allahu e largoi prej jush injorancën dhe lartësimin me stërgjyshër. Njerëzit janë prej Ademit e Ademi është prej dheu. O kurejshë, çfarë mendoni se do të bëj me ju?" Ata thanë: Ne presim mirë, sepse ti je vëlla i ndershëm dhe djalë i vëllait të ndershëm. Pejgamberi a.s tha: "Nuk ju qortoj sot, Zoti jua pastë falur të metat".

Të gjithë këta shembuj dhe shumë të tjerë nga historia islame pasqyrojnë se koekzistenca me ata që mendojnë ndryshe nga ne, është prej tipareve islame dhe, si e tillë, duhet mbështetur.

Toleranca fetare e popullit shqiptar mbështetet në vetëdijen kombëtare, në faktin se të gjithë shqiptarët e të gjitha besimeve janë të një gjaku dhe të një gjuhe, kanë origjinën, historinë, truallin dhe traditën e përbashkët, janë pra një vëllazëri e gjerë, një popull. Kjo vetëdije ka ndikuar fuqimisht në kohezionin kombëtar me përmasa më të gjera, dhe e ka mobilizuar popullin shqiptar gjatë historisë për t'u bërë rezistencë përpjekjeve të vazhdueshme të të huajve për ta përçarë dhe sunduar atë. Shqiptarët e ka-

në parë se të huajt e shfrytëzojnë fenë për ta përçarë popullin. Kështu, feja e keqpërdorur nga armiqtë, ka marrë nga ky aspekt kuptim negativ, rol antikombëtar, të cilin ia ka ngarkuar pushtuesi i trojeve shqiptare, megjithëse mësimet dhe parimet e tri konfesioneve janë humane, pozitive, me etikë të lartë, me respekt dhe tolerancë ndaj të gjithë atyre që besojnë në një Perëndi, pra ndaj besimtarëve të krishterë dhe myslimanë.

"E nëse ndokush prej idhujtarëve të kërkon strehim, ti strehoje, në mënyrë që t'i dëgjojë Fjalët e Allahut (Kuranin), e mandej përcille deri në vendin e tij të sigurt. Kjo ngase ata janë popull që nuk e dinë (të vërtetën e fesë islame)." Et-Tevbe: 6.

### Roli besimit islam në parandalimin e dukurive negative

Si në të kaluarën ashtu edhe tash, roli i fesë në raste vendimmarrëse është i pakontestueshëm. Feja gjithnjë jep një vizion të qartë për çdo rrethanë dhe situatë. Finalizimi i statusit të Kosovës dhe shpallja e saj shtet i pavarur e sovran, njeh edhe kontributin e Bashkësisë Islame si dhe të komuniteteve të tjera fetare. Bashkësia Islame vazhdimisht ka mbajtur lidhje me qarqe të ndryshme botërore, sidomos me Gadishullin Arabik, duke lobuar për pavarësimin e plotë të Kosovës. Tani kur nuk është kompletuar ende lista e shumicës së shteteve të botës, që duhet të njohin pavarësinë e Kosovës, Bashkësia Islame dhe institucionet e saj janë duke kontribuar vazhdimisht me mënyra të ndryshme nëpërmjet delegacioneve të njëpasnjëshme që dërgojnë aty ku ndihet nevoja, në mënyrë që kontributi i tyre të jetë në dobi të atdheut dhe të qytetarëve të tij. Delegacionet e udhëhequra nga Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, dhe dekani i Fakultetit të Studimeve Islame të Prishtinës, Dr. Rexhep Boja, në fillim të muajit qershor në Mekë të Arabisë Saudite, si dhe delegacioni para disa ditësh nisur në drejtim të Amanit, i udhëhequr nga publicisti Veton Surroi, Muhamet Musatafa (nga instituti Riinvest) si dhe Qemajl Morina (nga Bashkësia Islame e Kosovës), dëshmon edhe një herë se Bashkësia Islame di të ofrojë vlera të mirëfillta gjithherë, dhe sidomos kur është çështja e Atdheut.

E mira dhe e dobishmja për shoqërinë janë simbol i besimit dhe janë rrjedhojë e besimit. Nuk pretendojmë se mund të hyjë në emrin fe një doktrinë apo ideologji e caktuar, nëse ajo kontribuon ndaj dukurive negative si dhe qëndron indiferente për eliminimin e tyre. Natyra e besimit islam është e tillë që kultivon qetësinë, prosperitetin, dashurinë në mes njerëzve, harmoninë me të gjithë, kompromisin, faljen etj.

Besimi islam me direktivat e veta të një besimi të arsyeshëm për çdo vend dhe çdo kohë, gjithherë insiston për përmirësimin dhe eliminimin absolut të atyre që shkaktojnë çrregullime, madje pa përjashtuar edhe mundësinë e ndëshkimit për deliktet e shkaktuara. Çdo shkak ka edhe arsyen e vet. Në përmasat jetike njeriu është shkaktar për valëvitjen e regresit dhe progresit shoqëror; sipas asaj që vepron, pritet edhe rezultati - shpërblimi i punës. Ajeti i përmendur në këtë kontekst: "Për shkak të veprave (të këqija) të njerëzve, janë shfaqur në tokë e në det të zeza (bela, skamje, katastrofa, humbje e bereqetit etj)..." (Err-Rrum: 41), - janë një indikacion që na vetëdijëson për rezultatet e punës sonë nga moskujdesi i veprimeve njerëzore karshi besimit islam.



Feja islame, me metodat e saj parimore, vazhdimisht insiston në vetëdijesimin e shoqërisë në përputhje me mësimet pejgamberike. Ligjëratat në xhami dhe në shumë tribuna të tjera të organizuar nga fondacione e shoqata, nuk kanë karakter tjetër përveçqë si ta përgatitin njeriun për veprime të mira në çdo drejtim. Rrjedhimisht, asnjëherë ne nuk duhet të na kënaqë kjo formë e edukimit; ne presim që në një të ardhme të afërt të mundësohet dhe të ligjësohet edukimi fetar në arsimin e ulët dhe të mesëm, në mënyrë që potenciali dhe kapacitetet e fesë të depërtojnë tek individi dhe shoqëria në dimensione shkencore, e jo feja të kultivohet me modelin e traditës, tek brezat e ardhshëm. Përmes kësaj rruge, e cila besojmë fuqimisht se do të jetë një digë e fortë për t'u thënë stop dukurive negative, ne do të mund të kultivojmë gjenerata të mirëfillta, të cilat do të jenë drejtuese të së nesërmes. Për sa kohë që ne do të qëndrojmë indiferentë në këtë aspekt, për aq kohë do të viktimëzohemi dhe do t'i ndiejmë në vete pasojat. Kosova nuk ka nevojë për modele të viteve '60, kur Shqipëria shpalli veten si të vetmin shtet ateist në botë; ne nuk dëshirojmë që ajo e kaluar madje as të imagjinohet, por si duket gjurmat e saj janë ende të pranishme në mes nesh. Për këtë arsye, u bëjmë apel të gjitha institucioneve më të larta udhëheqëse në Kosovë, që edukimi fetar të bëhet pashmangshmërisht pjesë e planprogramit edukativo-arsimor në shkollat tona. Në këtë mënyrë do të mund të largonim dhe të mënjanonim në tërësi dukuritë e dëmshme, që janë në rritje e sipër në shoqërinë tonë.

Themi: në histori metodat e largimit apo evitimit të sëmundjeve shoqërore të krijuara nga shoqëria, rrallëherë ose fare, nuk kanë qenë dobiprurëse për individin dhe shoqërinë, madje në disa raste ato janë treguar tejet të mangëta dhe joefikase, derisa ato nuk janë zëvendësuar me metoda të vendosura nga Krijuesi i Botëve, ngase është shumë afër mendjes të kuptohet se askush nuk e njeh më mirë prodhimin e huaj, sa vetë prodhuesi, prandaj edhe ne themi se metodat edukative që janë përcaktuar nga Krijuesi i Botëve - Allahu xh.sh., janë i vetmi shpëtim për mbarë shoqëritë ekzistuese, sepse vetë ato janë prodhime të një vullneti Hyjnor.

# Safahatet
## vepër me vlera kulturore-historike

Prof. Dr. Mehdi Polisi

Që në fillim më duhet të them se merita kryesore që kjo vepër me vlera kulturore-historike të bëhet pronë edhe e literaturës shqiptare, e bibliotekave publike e personale të shqiptarëve, i takon përkthyesit të saj z. Mithat Hoxhës i cili me përkushtim dhe me dorën e një mjeshtri të shkëlqyer të përkthyesit, me një gjuhë të rrjedhshme shqipe, duke ruajtur origjinalin e saj në masë të konsiderueshme, ndonëse jo pa vështirësi, ia doli të realizojë me sukses një punë kaq të rëndësishme dhe kjo vepër të shohë dritën e saj edhe në gjuhën shqipe gati pas një shekulli. Për këtë punë të madhe e përgëzojmë z. Mithat Hoxhën.

Për botimin e kësaj vepre në gjuhën shqipe, të përgatitur sipas standardeve të larta, ashtu siç e meriton libri, i përket edhe Shtëpisë Botuese "Logos-A" nga Shkupi. Shtëpia Botuese "Logos-A", në ballë të së cilës është z. Adnan Ismaili, dashamirës i librit, duke botuar deri më tash me qindra e me mijëra tituj nga fushat më të ndryshme të dijes, madje seri veprash të autorëve të mirënjohur, si: Sami Frashëri (20 vëllime, 2004), Hafiz Ali Ulqinaku (2005), Hafëz Ali Korça (12 vëllime, 2007) etj., besoj se nuk gabohemi të themi, radhitet në mesin e shtëpive botuese shumë serioze në trojet shqiptare dhe më gjerë. Lidhur me këtë s'më mbetet tjetër veçse ta përgëzoj, me shpresë se do ta vazhdojë veprimtarinë e saj botuese me këtë ritëm edhe më tutje.

Në paraqitjen e veprës "Safahatet" (Fletët), sado që lexuesit do t'i interesojë të dijë shumë gjëra, në kë këtë rast do t'u përgjigjemi dy pyetjeve kryesore:
1. Kush është Mehmed Akif Ersoji? dhe
2. Ç'janë "Safahatet"?

Meqenëse tani libri është në duart e lexuesit shqiptar, ku përfaqësohen e përfshihen të dhëna të konsiderueshme si për njërën si për tjetrën pikë, do të përpiqem të jem sa më i shkurtër.

Në të vërtetë, emri i Mehmed Akif Ersojit nuk është fare i panjohur në literaturën shqipe, sepse për të dhe për veprën e tij janë bërë shkrime herë pas here. Por tani, me botimin e veprës, njohuritë bëhen më të plota dhe më të gjithanshme, si për parsonalitetin dhe figurën e Mehmed Akifit, ashtu dhe për veprën e tij "Safahatet".



*Mehmed Akif Ersoj*

Mehmed Akifi lindi më 1873 në Stamboll dhe vdiq po në Stamboll më 1936, në moshën 63 vjeçare. Rrjedh nga një familje e arsimuar. I ati i tij, Tahiri, nga fshati Shushicë i Pejës, kishte ardhur në Stamboll në moshë të re për t'u shkolluar. Falë aftësive dhe përgatitjes së tij intelektuale, kishte arritur të bëhet myderris në medresenë e njohur Fatih të Stambollit. Dhe kjo flet shumë për aftësitë e tij intelektuale.

Rrugën e të atit e ndoqi dhe i biri, Mehmed Akifi. Nga shënimet e studiuesit turk, z. Ertugrull Dyzdag për jetën dhe veprën e Mehmed Akifit, shihet talenti i tij i rrallë i nxënies së diturive që në moshë të re, sidomos në përvetësimin e gjuhëve dhe dëshira për të lexuar e shkruar poezi. Ai, përveç gjuhës turke, zotëronte shkëlqyeshëm edhe arabishten (atë e mësonte nga i ati), persishten, frëngjishten, gjermanishten etj. Zotërimi i këtyre gjuhëve i mundësuan Mehmed Akifit të lexonte vepra burimore nga ato gjuhë dhe, së këndejmi, të njihej me kulturat e atyre popujve nga dora e parë, sidomos me veprat poetike të klasikëve persianë, arabë, turq etj.

Mehmed Akifi mbaroi shkollën e mesme të veterinarisë. Edhe studimet i vazhdoi dhe i mbaroi në këtë fushë. Studimet i mbaroi në vitin 1893, kur i kishte 20 vjet. Edhe në shkollën fillore, edhe në shkollë të mesme, e edhe në studime, sipas vlerësimeve të mësimdhënësve, ai dallohej nga të tjerët, gjithmonë dilte i pari, prandaj shpresohej për një të ardhme të ndritshme të tij. Kishte kulturë të përgjithshme, madje dhe kulturë nga disiplinat e ndryshme të sportit. Megjithatë, poezia për të ishte e veçantë. Që nga viti 1893, si 20 vjeçar, kur botoi poezinë e parë, e deri në vdekje, më 1936, Mehmed Akifi do të jetë i pranishëm vazhdimisht në botën e letrave, me poezi, por dhe me shkrime të tjera. Në shumë shkrime e artikuj të tij, Mehmed Akifi u kushtohet temave letrare, mënyrës se si do të planifikohen e të shkruhen shkrimet poetike dhe prozaike. Ai, në një artikull të botuar, shfaq mendimin se *"...frymëzimi në poezi ndodh shumë rrallë. Poezia bëhet me punë e mund... Një dyvargsh del në shesh duke derdhur djersë njëqind herë. Unë,* thotë ai*, i sjell peisazhet në dhomën time, atje e vras mendjen, derdh djersë dhe e shkruaj poezinë time brenda katër mureve! Para se të shkruaj një vepër* - vazhdon ai në atë artikull - *përgatis të gjitha premisat: si do të hyj në vepër, në ç'përfundim do të arrij... Të gjitha këto i ngre në imagjinatë, pastaj filloj të shkruaj dhe arrij në përfundimin që dëshiroj,* përfundon ai. Lidhur me këtë në një rast ka thënë edhe këtë: "*Ka ndodhur që për të shkruar vetëm një fjalë të mendohem një javë."*

Mbi artin e Mehmed Akifit, mbi poetikën e tij dhe mbi veprën e tij përgjithësisht, kanë shkruar gjithanshëm personalitete të shquara të letërsisë, si Omer Sejfettini, Xhenap Shehabettini, Sulejman Nazifi, Ismail Habib Sevuku etj. dhe të gjithë këta e vlerësojnë me notën më të lartë veprën e tij.

Mehmed Akifi ka pasur edhe vlera të larta njerëzore. Sipas atyre që e kanë njohur nga afër atë, ai ka qenë trim, i guximshëm, besnik, i vendosur, serioz, modest, i qëndrueshëm, i drejt, armik




ndaj fanatizmit, injorancës, luftëtar, atdhedashës, ka dashur gjitmonë të lexojë, të mësojë vetë dhe të mësojë të tjerët. Ai ka qenë dhe musliman i mirë, reformator.

Veprat e Mehmed Akif Ersojit mund të klasifikohen kryesisht në dy grupe: në vepra të shkruara në vargje, ose, shkurt, poetike dhe në vepra të shkruara në prozë, ose shkurt, prozaike. Në grupin e parë bëjnë pjesë Safahatet dhe poezitë e mbetura jashtë tyre, kurse në grupin e dytë bëjnë pjesë komentet e Kur'anit, predikimet fetare-islame, artikujt e ndryshëm, sidomos nga letërsia, përkthimet etj.

Vepra që po e prezantojmë mban titullin, siç u tha edhe më lart, "Safahate" (Fletët). Ajo shtrihet në 642 faqe. Ka përmbajtjen (f. 7-11); fjalën e botuesit (13-15); fjalën e shqipëruesit (17-19), parathënien e gjatë të studiuesit turk (të përkthyer në shqip) (21-97); Safahatet (101-557); shtojcën prej 26 poezive jashtë Safahateve (565-638); hartë për lexuesin shqiptar dhe në faqet e fundit të veprës janë disa fotografi nga vendlindja e të atit të Akifit, fshatit Shushicë të Pejës.

Në kuadër të pjesës qëndrore të veprës janë përfshirë shtatë libra me gjithsej 11.240 vargje. Këta libra fillimisht janë botuar në botime të veçanta dhe në kohë të ndryshme. Gjashtë librat e parë janë botuar në Stamboll, kurse i shtati në Kajro. Janë tubuar në një përmbledhje për të gjallë të autorit të tyre. Janë shkruar në gjuhën turke me alfabet arab. Dhe kjo është një nga arsyet pse Safahatet kanë mbetur të panjohura sa duhet. Tani lexuesi shqiptar këtë vepër e ka në gjuhën shqipe.

Përmes vargjeve të përmbledhjes së Safahateve, autori i saj, Mehmed Akifi, trajton tema të ndryshme njerëzore e shoqërore: trajton varfërinë, sëmundjen, dobësinë, por dhe mënyrën e ndihmës, bamirësisë dhe shpresës për të dalë nga ato; trajton urrejtjen ndaj injorancës, ndaj despotizmit dhe shfrenimeve e veseve të ndryshme, duke ftuar masën për punë dhe vendosmëri; trajton punën e kuaziintelektualëve, anarkinë, që është rezultat i moskuptimit të lirisë së fjalës dhe mendimit. Pastaj trajton fatkeqësitë që kanë sjellë Luftat Ballkanike, pjesëmarrës i të cilave ishte edhe vetë ai. Së këndejmi, tërheq vëmendjen e masës dhe kërkon prej saj të mendojë për to e të gjejë zgjidhje të meritueshme.

Në librin e katërt të Safahateve një pjesë ia kushton Shqipërisë dhe në veçanti Kosovës, duke përshkruar e jetuar me hallet dhe vuajtjet e popullit të saj, sado që i lindur e i rritur jashtë kufijve të saj. Të gjitha këto, nuk mund të kuptohen fragmentarisht, por sigurisht pasi të jetë lexuar e tërë vepra me kujdes. Jam i bindur se temat e trajtuar në këtë vepër janë aktuale edhe sot për shumë aspekte, sidomos kur dihet se janë shkruar nga dora e një mjeshtri të vërtetë.

Krejt në fund, nuk mund ta përfundojmë këtë shkrim pa përmendur edhe faktin se teksti i dalë nga mendja e ndritur e Mehmed Akifit për Marshin e Pavarësisë (Himnin turk), në një konkurrencë të fortë në konkursin e shpallur nga Ministria e Kulturës së Turqisë, ku morën pjesë mbi shtatëqint, teksti i tij u zgjodh më i miri. Dhe kjo vetvetiu flet për afinitetin dhe aftësitë poetike e intelektuale të Mehmed Akifit.

Edhe diçka: poezinë për Marshin e Pavarësisë Mehmed Akifi nuk e futi në veprën e vet, pasi thoshte se i përkiste jo atij, por popullit dhe për këtë nuk deshte të merrte kompensim material. Pas insistimeve të shumta nga ana e shtetit, paratë që i kishte marrë ia kishte dhuruar një institucioni mirëbërës i ngritur "për t'u mësuar dhe dhënë punë grave dhe fëmijëve të varfër me qëllim për t'i dhënë fund mjerimit të tyre". Vërtet njeri modest!

Tani është në dorën e lexuesit shqiptar të mësojë e të dijë më shumë për figurën dhe veprën e dijetarit tonë të nderuar, Mehmed Akif Ersojit.

# Republika e Kosovës - "Shteti kosovar" - Shtet laik apo shekular?

Mexhid Yvejsi*

Republika e Kosovës, deri më sot, shteti më i ri në botë, ka një kushtetutë, Kushtetutë e cila është e ”sëmutë”, prej së cilës të vlojnë trutë…

Kushtetuta e Republikës së Kosovës, e cila hyri në fuqi më 15 Qershor 2008, ka 14 kapituj dhe 162 nene, ku shumëçka është shtjelluar, përcaktuar, por me shumë gabime e mbuluar…

Për Kushtetutën e Republikës së Kosovës shumëçka është shkruar… Është shkruar si është hartuar, si është miratuar, por për një nen nuk është shkruar, i cili jetën Kosovës ka për t'ia ngatërruar…

Kushtetuta është ligji më i lartë i një shteti. Po ky shtet, Republika e Kosovës, sipas Kushtetutës, çfarë shteti është?

## Çfarë është "shteti kosovar"- shtet laik apo shekullar?

Në Kushtetutën e Republikës së Kosovës, Kapitulli I,

Dispozitat Themelore, nën nenin 8 – shkruan:

**Neni 8 (Shtet Laik)**

Republika e Kosovës është shtet laik dhe neutral në çështjet fetare.

Kështu është përcaktuar Kosova… Kështu, pra, Kosova kreshnike, në gjuhën shqipe, sipas Kushtetutës, është laike…

Kurse në versionin anglisht shkruan:

**Article 8 (Secular State)**

The Republic of Kosovo is a secular and neutral in matters of religious beliefs.

(Republika e Kosovës është shtet shekullar dhe në çështjet e besimeve fetare është asnjanëse.)

Kështu është përcaktuar Kosova… Kosovo, pra, në gjuhën angleze, në Kushtetutën "kosovare" është shekullare…

**”Lufta midis mosbesimit dhe besimit është tema më kryesore në historinë botërore.”**

- Goethe -

Ky dallim, ky ndryshim, ky ngatërrim a është bërë me qëllim apo është ndonjë lëshim…?

Për këtë çështje, një ditë, një mik, njeri me mend-punon në Kuvend, i cili është jurist, deri dje ishte enverist, tani evropian, por që e kam jaran, më tha: ”…more Mexhid, sido që të jetë, Kosova është shtet, shtet i pavarur dhe sovran, a po më kupton, more jaran…! ?

## Ç'është laicizmi?

Termi laicizëm rrjedh nga greqishtja, nga fjala laie, që do të thotë: njeri i kësaj bote, i rëndomtë, mesatar, jo i ditur…

Shumë gjuhë evropiane termin laicizëm e kanë huazuar nga gjuha latine, nga fjala laicius, që do të thotë: ai që nuk është fetar, nuk është i lidhur për fe, nuk është anëtar i klerit… Kështu e shpjegojnë fjalorët e ndryshëm të gjuhës angleze…

Fjalori i Gjuhës së Sotme Shqipe, Prishtinë, 1981, faqe: 937, termin Laik e shpjegon kështu:

Laik: Që nuk është fetar e kishtar, që nuk ka përmbajtje fetare, që nuk merret me fenë, që nuk i përket fesë dhe klerit…

Kurse Fjalori i Shqipes së Sotme, që ka rreth 35.000 fjalë, hartuar nga Akademia e Shkencave e Shqipërisë, Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë, Botim i dytë i ripunuar, Botoi: Toena, Tiranë, 2002, në faqen 1231, për termin Laik, përveç atyre shpjegimeve të lartshënuara, shkruan se laik do të thotë: kundër fetar…

Duket qartë se tek Fjalorët e Gjuhës Shqipe, si nën diktaturën komuniste-ateiste dhe pas saj, në shpjegimin e termit Laik mbisundon fryma komuniste-ateiste…

Në të vërtetë, Laicizmi është një koncept francez për një shoqëri shekullare, që do të thotë: mungesa, largimi, mënjanimi, mosndërhyrja e çështjes fetare në çështjet qeveritare apo çështjet qeveritare në çështje fetare…Pra, Laicizmi ka për themel lirinë e mendimit, lirinë e besimit. Kështu e shpjegojnë leksikografët evropianë…



Por, gjatë shekullit njëzet, Laicizmi merr një kuptim të ri: që do të thotë: Barazi ndaj të gjitha feve… Mirëpo, megjithëkëtë, vitet e fundit, për shkaqe politike, shpjegimi, interpretimi i termit Laicizëm po tkurret…

Kjo tkurrje e termit Laicizëm e detyroi edhe kreun e Vatikanit, Papën, Gjon Pali i Dytë, të ndërhynte, ndër të tjera, me këto fjalë:

“Shekullarizmi nuk duhet të ngatërrohet me Laicizmin. Laicizmi është kur shteti pretendon të injorojë dimensionin shpirtëror të individit ose të shoqërisë…” Fjala e Papës, Gjon Pali i Dytë, para ipeshkvijve francezë, Vatikan, 27 shkurt 2004…

Gjatë vizitës në Francë, më 12 tetor 2008, Papa Benedikti XVI, ndër të tjera, tha:

”Është koha të rishikohen marrëdhëniet ndërmjet kishës dhe shtetit”, për të shtuar edhe këto fjalë: “duhet një formë e shëndetshme e laicizmit…”

Në ceremoninë e pasdrekës në Pallatin Elysie, më 12 tetor 2008, para Kryetarit të Francës, Nicolas Sarkozy, Papa Benedikti XVI, ndër të tjera, tha:

”Jam plotësisht i bindur se tani është e nevojshme që laicizmi të ketë një kuptim të ri…”

Lind pyetja: Pse i tha Papa Gjon Pali i Dytë këto fjalë rreth Laicizmit dhe Shekullarizmit, para ipeshkvijve francezë, më 27 shkurt 2004?

Pse i tha Papa Benedikti XVI këto fjalë në Francë, më 12 tetor 2008, para hundëve të Kryetarit të Francës, Nicolas Sarkozy, në Pallatin Elysie?

I kanë thënë këto fjalë të nevojshme, të domosdoshme, krerët e Vatikanit, Papa Gjon Pali i Dytë dhe Papa Bededikti XVI, sepse ishte Franca, e para në Evropë, pikërisht ajo që miratoi ligjin për Laicizëm, shtet laik, që në vitin 1905…

Në Shtetet e Bashkuara të Amerikës, në Kushtetutën Amerikane, nuk përdoret termi Laik a Laicizëm, po përdoret termi Shekular a Shekularizëm…

## Ç’është Shekularizmi?

Në gjuhën shqipe, sipas Fjalorit të Gjuhës Shqipe dhe Fjalorit të Shqipes së Sotme, Tiranë, 2002, nuk përdoret termi Shekullar a Shekullarizëm, po fjala: Shekullar, që do të thotë:

”Klerik katolik që nuk bën pjesë në ndonjë urdhër e nuk jeton në kuvend…” (faqe 1231.)

Ky është jo vetëm një shpjegim i gabuar, por ka edhe një qëllim, një qëllim të caktuar, të paragjykuar:

Në vend se të ndriçoj, të errësojë…

Këtu jo vetëm që mbulohet e vërteta, por del në sipërfaqe gënjeshtra…

Këtu fyhet Kisha Katolike apo Katolicizmi, kurse injorohet, përjashtohet, feja Islame apo Islamizmi…

Kur ndodhi kjo në kohën e diktaturës komuniste-ateiste, kishte një arsye të paarsyeshme, por ky Fjalor i Shqipes së Sotme, botuar në Tiranë 2002, dëshmon se komunizmi-ateizmi vdiq, po në kokat e akademikëve të Akademisë së Shkencave të Shqipërisë dhe të gjuhëtarëve të Institutit të Gjuhësisë dhe Letërsisë, që hartuan këtë Fjalor, ky dëshmon se komunizmi-ateizmi ende jeton…

Sipas fjalorëve të ndryshëm amerikanë, termi Shekullar apo Shekullarizëm ka disa kuptime, por këtu po veçojmë, po shënojmë vetëm disa:

Shekullarizëm do të thotë: me qenë i lirë nga cilësitë fetare ose shpirtërore…

Këshillohet që besimi ose mosbesimi të injorohet nga administrata shtetërore. Kjo nuk do të thotë përjashtim apo mohim i fesë…

Shekullarizmi ngulmon në lirinë fetare, dhe lirinë nga feja.

Shekullarizmi në çështje shtetërore është asnjanës në çështje fetare dhe nuk ka privilegje apo nënçmim ndaj feve…

Në shkollat shtetërore nuk duhet të mësohet për fenë, por as për ideologji ateiste…

Shkurt, Shekullarizëm nuk do të thotë antifetarizëm…

## Në përfundim – një krahasim

Ndër dy të këqija duhet të zgjidhet e keqja më e vogël…

Kosova, me Kushtetutë, është shtet laik, pra e ka zgjedhur të keqen më të madhe, ndonëse, sikur e shënuam më lart, në versionin anglisht të Kushtetutës shkruan se Kosova është Shekullare…

Me Kushtetutën e Kosovës injorohet, diskriminohet shumica, besimet e shqiptarëve, që i takojnë Fesë Islame dhe Kishës Katolike, kurse privilegjohet, favorizohet pakica serbe dhe Kisha Ortodokse…, por, për këtë kemi shkruar disa herë…

Në Kushtetutën e Republikës së Kosovës, shtet laik, nuk përmendet askund fjala Zot…

Në të gjitha kushtetutat e 50 shteteve të Amerikës, që përbëjnë Shtetet e Bashkuara, (USA), përmendet Zoti, madje Ai falënderohet, lavdërohet, madhërohet me cilësitë, atributet më të bukura…

Në Kushtetutën e shtetit Arkansas, për shembull, në nenin 19, shkruan:

”Asnjë person që E mohon Zotin, nuk duhet të mbajë asnjë post në departamente civile të këtij shteti, as të jetë kompetent të dëshmojë në çfarëdo gjykate…”

Qeveritarët dhe kuvendarët e Kosovës nuk e përfaqësojnë shumicën e shqiptarëve, sepse në zgjedhjet e fundit, më 17 nëntor 2007, votuan më pak se 40% ...

Kuvendarët dhe qeveritarët e Kosovës në vazhdimësi përsërisin një fjali: Jemi në miqësi të përhershme me Amerikën…

Amerika, qe pra, është shekullare... E di fort mirë Amerika që ka punë me laika… Kur nuk besoni, si t’ju besohet?

Në politikë, more laikë, me trashëgimi titiste dhe enveriste, nuk ka miqësi, simpati, dashuri, por ka interesa kombëtarë, shtetërorë, njerëzorë…

Kosova laike vetveten e bëri armike…! Kosova me këtë kushtetutë duket sheshazi se është “e sëmutë”…

Është koha, sikur thanë dy papat, Papa Gjon Pali i Dytë dhe Papa Benedikti XVI, të rishikohet laicizmi, të ketë një formë të shëndetshme, një kuptim të ri….

Kjo është jo vetëm e nevojshme, por e domosdoshme…

Është koha që, për hir të interesit njerëzor, shtetëror e kombëtar, Kosova të jetë jo shtet laik, por shekullar…

Përndryshe, kështu qysh jemi, pa fe, pa besim në të Madhin Zot - çdo gjë shkon kot…! Kosova bëhet për ta qarë me lot… !

Mos, o i Madhi Zot…!

* Autori është studiues i religjioneve.

# Fethullah Gylen
## urëlidhës i dinjitetshëm i botës islame me perëndimin*

**Prof. dr. Muhamet Pirraku**

Kumtesën e titullova ndesh me mësimin e drejtë të mendimtarit bashkëkohës madhor, *Fethullah Gylen*, i cili ka konstatuar se, *"... një botë islamike nuk ekziston realisht, por në botë ka vende ku jetojnë myslimanët(...). Islami është një mënyrë jete, një kulturë dhe nuk është ndjekur si një besim. Myslimanët e kanë ristrukturuar Islamin në përputhje me idetë e tyre(...). Më saktë, mund të thuhet që është mbizotëruese një kulturë myslimane, se sa një kulturë islame"*[2].

Mendimtari turk 67-vjeçar, *Fethulla Gulen*, është njëri ndër personalitetet më të shquara të botës bashkëkohore myslimane, i pashoq në botën e krishterë aktualisht, urëlidhës i dinjitetshëm i botës myslimane me Perëndimin[3].

Filozofin *Gylen* e bën të veçantë fakti se kur u nis në këtë rrugë të madhe, para gjysmë shekulli, *Turqia* përjetonte katrahura të luftës civile[4], kurse *Gylen* pati vetëm shpirtin dhe vendimin për detyrën e vënë vetës: *Për paqen dhe dinjitetin e njeriut e vlen të sakrifikosh të mirat e jetës*. Për të arritur këtu ku është sot, apo ku *Ai* synon për ta shpie mbretërinë e arsyes, të paqes dhe të mirëqenies gjithënjerëzore, luftën e nisi i përkushtuar për ta ndryshuar shoqërinë turke përmes arsimimit të mbështetur në shkencë. Këtu nuk e pati lehtë[5]. Shkroi pa ekuivok se "*Shoqëria jonë sot ndodhet në një gjendje për të ardhur keq...*"[6], ndaj i ftoi bashkatdhetarët të viheshin në shërbim të ndryshimeve kualitative të mentalitetit turk, me porosinë: "*Atdheu s'është pyll, por kopsht. Për ta mbushur dhe rregulluar atë, ka nevojë për përgatitjen e luleve e të fidanëve frutore*"[7].

Por për ta arritur këtë qëllim jetësor, *Madhori i kombit turk dhe i Islamit*, me sinqeritet e dinjitetshëm i vuri themelet e *Lëvizjes Arsimore, Kulturore dhe Shkencore*, të quajtur "*Shërbim*", me detyrë fillestare përpos të shtronte trasenë për modernizimin e shoqërisë turke, të ndizte poçet e dritës madhështore për të ndriçuar errësirën e Botës Myslimane, që atë ta bënte *partnere të Perëndimit* për një të nesërme pa brenga për njerëzimin. Kjo mund të

**"Ti duaje njeriun, mahnitu pas njerëzores!"**
*M. Fethullah Gylen*[1]

arrihet përmes edukimit dhe arsimimit. Sipas *Mësuesit të Madh - Gylen*, *"Synimi i mësimit është që dija t'i bëhet njeriut prijës dhe udhërrëfyes, që të ndriçohen udhët që shkojnë në përsosjen njerëzore (...), t'i hapim rrugët që çojnë në lumturinë e brezave të ardhshëm..."*; *Në platformën e mendimit, qëllimi dhe synimi duhet të zënë gjithmonë vendin e parë..."; "Grimca e punëve të bëra orientuar kah pëlqimi i Zotit ka vlerën e një dielli, pika, vlerën e një deti dhe çasti, vlerën e përjetësisë..."*[8]

Mësuesi i përkorë *Gylen,* planifikonte esëll dhe nuk zmbrapsej nga synimet. Duke ditur se për fitoren i duhej e ashtuquajtura "*Fuqia e Shtatë*", më 1994, i bashkoi ithtarët nga radhët intelektuale dhe e ngriti shtyllën kryesore: "*Fondacionin e Shkrimtarëve dhe të Gazetarëve*", e brenda saj u ngrit "*Akademinë e Studimeve Islame*". Pa zhagmitje u nxorën gazeta ditore e revista për arsim, për kulturë, për art e për shkencë. U ngrit edhe agjencia e lajmeve dhe radio-televizioni, e në shumë qytete të Turqisë u hapën shkolla të tipit të internatit nga foshnjoret deri në universitet, "...*me objektiv të kufizuar në edukimin modern dhe dobitë që vijnë prej tij*"[9].

Pas fitores triumfale në mjediset turke, "*Lëvizja Gylen*", gjithnjë me përkrahjen e shtuar në vijimësi nga mijëra donatorë, deri tashti, i ka shtrirë aktivitetet në mbi 130 shtete, duke ngritur *Qendra Kulturore për Dialog Ndërfetar e Ndërkulturor*, duke përhapur veprën filozofike, edukative dhe arsimuese të Gylenit në mbi 20 gjuhë botërore dhe duke hapur disa qindra lice kryesisht të tipit të internatit, dhe disa fakultete, të gjitha këto me anglishten gjuhë mësimore parësore. Në këto shkolla dhe fakultete ofrohet mësim universal kryesisht për ngritjen në shkallët e diturive natyrore, ekzakte, teknike, mjekësore moderne[10]. Njëkohësisht këto shkolla janë fidanishte të kultivimit të tolerancës dhe të harmonisë ndërfeta-



Fethullah Gylen

re dhe ndërkulturore të popujve[11]. Sipas *Thomas Michel*: *"Në shkollat e Lëvizjes Gylen - kultivohen 'vlerat universale të tilla si nderi, puna e ndershme, harmonia dhe shërbimi i ndërgjegjshëm'"*[12].

Për të shëruar një sëmundje duhet saktësuar diagnoza e mirëfilltë. Sipas *Gylenit*, "*Bota është duke kaluar një krizë shpirtërore. Të gjitha shtyllat thelbësore mbështetëse për njerëzimin janë shembur dhe shkatërruar",* ndaj, për ta ndryshuar këtë gjendje pa dhunë revolucionare shkatërrimtare, *Gylen* preferon *"një tip lëvizjeje që është e përhershme dhe plotësisht e dobishme në çdo drejtim",* kurse bashkëveprimtarët i këshillon: *"Ne duhet të jemi si qenie 'pa duar kundër atyre që ju qëllojnë, pa fjalë kundër atyre që ju mallkojnë...!'"*[13]

Duke ndjekur këto mësime, "*Lëvizja Gylen*" për një kohë të shkurtër "*u bë ylberi më gjigant që lidhë cepat e civilizimeve botërore*"[14]. Baza e mendimit arsimues dhe edukativ gylenian "*konsiston në bashkimin e besimit fetar me arsimimin shkencor modern për të krijuar një botë më të mirë, bazuar më aktivizimin pozitiv, altruizmin, dialogun ndërfetar dhe ndërkulturor*"[15]. Kallauzin për të hapur derën e ngrehinës së dialogut ndërfetar e ndërkulturor, *Mendimtari Islam - Gylen*, e ka gjetur në konstatimin largvajtës: *"Islami, Krishterimi dhe Hebraizmi, rrjedhin të gjitha nga e njëjta rrënjë, të gjitha kanë në*

*mënyrë thelbësore të njëjtën bazë besimi dhe janë ushqyer nga i njëjti burim"*[16]. Së këndejmi, në kumtesën e mbajtur në *Parlamentin e Feve Botërore* në *Keip Taun*, në dhjetor të vitit 1999, midis të tjerash, *Gylen* do të ritheksojë kërkesën imediate për kohën: "*Dialogu është një domosdoshmëri*!"[17]

Mesazhet e mësimeve të *Gylenit* për *tolerancën* e për *paqen* universale, të arritshme përmes *dialogut* ndërfetar e ndërkulturor, janë kodifikuar në mbi 50 vepra të botuara. *Madhori i Njerëzimit - Gylen,* tezës ogurzeze për "*përplasjen e civilizimeve*" në *shekullin XXI*[18] ia vuri digë *dashurinë e njeriut të lirë dhe demokrat*. Gylen shkroi: "*Pikëpamjet e Hantigtonit, dhe të tjerëve si ai, për të ardhmen, janë fatkeqësisht të bazuara në konfliktin dhe reflektojnë planet për të vazhduar dominimin nëpërmjet konflikteve"*[19].

Më tutje, Gylen, do t'ua kujtojë *ithtarëve të dhunës se* "*Fara e mbjellë nga toleranca është rritur. Ajo do të lulëzojë kur koha të jetë e përshtatshme"*; se *"Lumi i tolerancës do të përmbysë gjithçka" dhe "me vullnetin e Zotit, shekulli XXI do të quhet shekulli i tolerancës".* Mendimtari që nuk di zmbrapsje, *Gylen*, do të përfundojë*: "Ne duam ta ndiejmë epokën e tolerancës dhe synojmë të mos kthehemi prapa nga kjo rrugë"*[20]. Dhe, *Gylen*, ithtarëve të konflikteve ua përplaste parasysh faktin se *"asnjë fe hyjnore nuk është bazuar kurrë në konfliktin, nëse ajo fe është përfaqësuar nga Moisiu dhe Jezusi ose nëse feja është përfaqësuar nga Muhammedi"*[21].

Porosia e *Mësuesit të Madh-Gylenit* për akëcilin njeri në rruzullin tokësor është: "*Kurrë mos harro se ke shumë vëllezër që s'janë ulur në prehrin e nënës tënde*!"[22] Në përpjekjet gjithënjerëzore për ta siguruar ardhmërinë me dashuri, sipas *Gylenit*, B*ota Myslimane,* duke u qëndruar besnik urdhrave *kuranorë,* do ta lozë rolin që i ka hije *bukurisë së "mbështetur në paraqitjen e Natyrës njerëzore..."*[23]*. Dhe, Avokati i Botës Islame,* shkroi: *"Unë mundem të them që paqja, dashuria, mirëkuptimi dhe toleranca janë fondamentale në Islam"*[24].

Për ta gëzuar të drejtën morale për ta ftuar njerëzimin për tolerancë dhe dialog, *Gylen* do të angazhohej që shoqëria turke të ngrihej në ekzemplar shembulli. Shkroi: *"Ne deklarojmë që toleranca dhe dialogu duhet të përfaqësohen në vendin tonë në mënyrën më të mirë të mundshme dhe të jenë një shembull për mbarë botën*"[25]. Sipas *Gylenit*, kopshti ku ujiten rrënjët e tolerancës dhe të dialogut midis njerëzve të etnive e të feve të ndryshme, është *sistemi shoqëror demokratik*, *"që i jep mundësinë çdokujt që gjendet në krahët e saj të jetojë dhe punojë duke shfaqur ndjenjat dhe mendimet e tij..."*[26]. Më tutje, *Gylen,* do ta vërë theksin mbi rolin e rinisë për të ardhmen e njerëzimit në kuadër të mbretërisë së demokracisë: *"Njerëzit e rinj do të bashkojnë plotësisht vlerat morale dhe shpirtërore, dijet e ndryshme, gjykimet e shëndetshme, temperamentin shkencor dhe aktivizmin e matur"*[27].

Kështu, *Mësuesi i Madh, Gyleni,* të ardhmen e botës do ta sendërtojë me dashuri e pa urrejtje, me prani të ekzistimit të pluralizmit kulturor e fetar të krijuar për shekuj, gjithsesi duke i bashkuar përvojat e profetëve dhe arritjet e shkencës. Me njohje supreme të burimeve të *Feve të Shpallura*, shkroi se ... *"vlerat e pranuara përgjithësisht, siç janë dashuria, respekti, toleranca, mirëkuptimi, mëshira, të drejtat humane, paqja, vëllazëria dhe liria lartësohen nga feja. Shumë prej tyre janë në përputhje me përparësinë që kanë në mesazhet e sjella nga Moisiu, Jezusi dhe Muhammedi si dhe në mesazhet e Budës dhe madje të Zarathustrës, Lao-Tzu, Konfuçit dhe të dijetarëve hindu"*[28].

Një kujdes të veçantë *Gylen* do t'i kushtojë afrimit midis botës myslimane e botës së krishterë, duke argumentuar se myslimanët kanë *"një traditë profetike të dokumentuar pothuajse plotësisht në literaturën e haditheve, që Jezusi do të rikthehet kur fundi i botës të jetë afër" dhe se "ajo që ne kuptojmë, është se afër fundit të kohës, vlerat si dashuria, paqja, vëllazëria, mirëkuptimi, altruizmi, mëshira dhe pastrimi shpirtëror - do të kenë përparësi, siç ishte gjatë periudhës së profecisë së Jezusit"*[29].

Njerimadhi *Gylen* në themele të paqes botërore e vë njeriun pa dallime në fe, në racë dhe në komb. Vërtet, në mësimet e *Gylenit* e gjejmë tharmin e civilizimit botëror të unifikuar me prani diversitetesh etnike e kulturore të tilla çfarë i formuloi *Krijuesi i Gjithësisë*: *"Përparësia nuk është tek ngjyra, raca, soji e sorollopi, por tek devocioni ndaj Zotit dhe vlerat njerëzore*"[30]. *Humanisti Gylen,* me një vizion me forcën e *dritës laserike*, do të konstatojë: "*Ndihmëtarët dhe apostujt e Lindjes së re kanë për të qenë altruistë të mëdhenj që e kanë harruar lumturinë e vet për hir të të tjerëve"*[31].

Sipas mendimit të filozofit *Gylen*, kulturat e kombeve në të ardhmen e njerëzimit duhet ta ruajnë koloritin historik dhe diversitetin pa hipoteka, nga se "*Qytetërimi është pasuri ndjesore, delikatesë shpirtërore, thellësi pikëpamjeje dhe pranim i të tjerëve duke u njohur edhe atyre të drejtën për të ekzistuar*". Më tutje do të saktësojë se: "*Qytetërimi i së ardhmes do të hedhë shtat e zhvillohet në fidanishten ku kultivohen shkencat dhe teknologjia e Perëndimit si dhe filozofia e besimit dhe moralit të Lindjes*"[32]. Dijetari famëlartë *Gylen,* në kulturën e një populli sheh të djeshmen, të sotmen dhe të ardhmen e tij historike: "*Kultura është tërësia e parimeve të lindura nga ndjenja të tilla si gjuha, edukata, zakonet dhe arti të një shoqërie..."; "Kultura lind dhe zhvillohet nga natyra e kombit dhe shoqërisë. Ç'të jenë lulet dhe frutat për një pemë, ajo është edhe kultura për një komb e shoqëri"; "Kultura e lidhur ngushtë dhe e njësuar me të kaluarën e kombit dhe rrënjët e tij shpirtërore, hap dhe i ndriçon rrugët e gjallesës e të lartësimit për një komb"*[33].

Pranimi i të tjerëve ashtu si janë nga natyra e tyre njerëzore, mund të sigurohet vetëm me mbretërimin e mbretërisë së tolerancës. Sipas Gylenit, *"Tolerancë nuk do të thotë të jesh i ndikuar ose i lidhur me të tjerët, por t'i pranosh të tjerët siç janë dhe të dish si të ecësh përpara me ta"* dhe saktësonte*: "Të pranosh tolerancën nuk do të thotë të anashkalosh traditat që burojnë nga feja jonë, nga populli ynë, nga historia jonë"*[34]*. Gylen*, thirrjen në emër të myslimanëve për dialog e tolerancë me jomyslimanët e mbështet në urdhrin *kuranor: "Hyni bashkërisht në paqe!*"[35] dhe do të saktësojë: *"Ne kemi rizbuluar tolerancën, virtyt që është i pandarë nga shpirti islam dhe që na është treguar ne në Kur'an dhe prej profetit Muhammed*"[36], i cili ka porositur ndjekësit e tij: "*Ju jini të gjithë nga Ademi dhe Ademi është nga dheu. O shërbëtor të Zotit, jini vëllezër (dhe motra)!"*[37]

Duke u nisur nga këto mësime hyjnore, *Gylen* vuri kontakte dialoguese ndërfetare e ndërkulturore me përfaqësues të komuniteteve fetare në *Turqi* dhe në vendet më të fuqishme të botës. Të përmendim këtu fillimisht disa syresh brenda në Turqi: me *Patrikun e Fanarit grek*, me *Patrikun armen*, me *Kryerabinin hebre*, me *Ambasadorin e Vatikanit* për Turqi etj. Kontaktet për dialog me bashkësitë fetare në botë: me *Arqipeshkvin e Nju Jorkut*, me

presidentin e "*Lidhjes kundër dezinformatave*", me *Kryerabinin e Jerusalemit*, me *kardinalë katolikë* të Vatikanit etj.[38]

Me rëndësi historike për njerëzimin është takimi i *Fethullah Gylenit* me *Papën Gjon Pali II*, më 8 shkurt 1998, në *Vatikan*, kur do të saktësonte vendosmërinë dinjitoze: *"Ne jemi këtu për t'u bërë pjesë e misionit të pandërprerë të Këshillit Papnuer për Dialog Ndërfetar, të themeluar nga Shenjtëria e tij Papa Pavli VI. Ne dëshirojmë ta shohim këtë mision të kryer"[39].*

Personaliteti më madhor i *Botës Myslimane* sot, *Gylen,* para *Papës* shtroi nevojën me interes jetik për paqen gjithënjerëzore - ngritjen e *"një universiteti të pavarur me një program mësimor të përgjithshëm që do të plotësojë të gjitha nevojat e të tri besimeve"*[40].

Mendimtari, përfaqësues i denjë i mendimit islam bashkëkohës, *Gylen*, me dinjitet *ekumenik* në kuptimin më të gjerë të fjalës, do të angazhohet pranë *Vatikanit* për "*mbajtjen e një seri konferencash, në vende të ndryshme të mëdha, në bazë të një rotacioni dhe e para të mbahet në Uashington D.C. me bashkëpunimin e tre udhëheqësve të tri besimeve të mëdha. Koha më ideale për mbajtjen e rundit të dytë do të jetë përvjetori i 2000-të i lindjes së Krishtit*"[41].

Kur ke para vetes kërkesat e tilla të dala prej një udhëheqësi shpirtëror islam, është pak të thuhet se *Gylen* është vetëm *Urëlidhës i dinjitetshëm i Botës Myslimane me Perëndimin*. Dhe, i një rëndësie të madhe për paqen është edhe *Mesazhi i Gylenit* për popullin amerikan lidhur me sulmin në "*Kullat Binjake*", në shtator të vitit 2001, ku, midis të tjerash, do të konstatonte: *"Unë dua ta bëj të qartë që çdo aktivitet terrorist, nuk ka rëndësi nga kush është ndërmarrë ose për çfarë qëllimi, është një goditje e rëndë për paqen, demokracinë dhe njerëzimin"[42].*

Këtu tashti fle bukur të sillet edhe vërejtja e *Humanistit Gylen* në adresë të burrështetasve që ushtrojnë dhunë shtetërore ndaj popujve të pambrojtur, dhe kundër atyre që ushtrojnë aparteid e rreshtime politike raciste sipas gjakut e prejardhjes. *"Mendojmë se është në dobi t'ua kujtojmë edhe një herë të gjithë prijësve, liderëve e udhëheqësve çështjen e riparimit të ndërgjegjes së përgjithshme"* dhe do të saktësojë se *"Njëri prej grupimeve të kohës sonë dhe, ndoshta, më i rrezikshmi, është grupimi i mbështetur në racën dhe gjakun".*



Më tutje, *Apostulli i Njerëzimit - Gylen,* do të godas fuqishëm racistët: *"Të kërkosh 'gjak të kulluar' do të thotë kë kërkosh të dish se çka ka në Tabelën e Kujtesës Hyjnore"[43].*

Marshimi triumfal i mësimeve dhe i porosive të *Fethullah Gylenit* në botën myslimane dhe në botën perëndimore drejt fitores që *shekulli XXI* të futet në historinë e njerëzimit si *Shekulli i tolerancës*[44], e ktheu përfundimisht kujdesin e mendjeve esëll të komunitetit shkencor, arsimor e fetar botëror ndaj rolit të "*Lëvizjes Gylen*" dhe të korifeut të saj në përpjekjet për krijimin e një shoqërie botërore në të cilën do të mbretërojë shumëllojshmëria kulturore e fetare në paqe, dashuria njerëzore, mirëkuptimi, harmonia midis njerëzve, toleranca, barazia politike, afria pa dallim race. Vërtet, *Humanisti Gylen* që moti e ka ftuar njerëzimin ta kuptojë kohën në të cilën jeton, me të mirat dhe me rreziqet që e kërcënojnë, dhe saktësoi në mënyrë gjeniale: *"Mjetet moderne të komunikimit dhe transportit e kanë transformuar botën në një fshat të madh global...",* por në *"rrjedhën e kohës, besimet, racat, zakonet dhe traditat e ndryshme do të vazhdojnë të bashkëjetojnë në këtë fshat"[45].*

Rëndësinë e *Fethullah Gylenit* dhe të "*Lëvizjes Gylen*" për paqen botërore do ta afirmojë *"Simpoziumi i Heronjve të Paqes"* mbajtur në prill të vitit 2003, në *Universitetin Augustinian* të *Teksasit*. Ky *Simpozium* emrin e *M. Fethullah Gylenit* e radhiti në listën e *Heronjve bashkëkohorë të paqes* për periudhën 5000 vjeçare të njerëzimit, pikërisht në familjen ku bëjnë pjesë*: Buda, Mohandas Gandi, Martin Luter King* dhe *Nënë Tereza*. Vërtet, kjo përzgjedhje mund të quhet "*fitore për kthesë historike për kombin turk, për komunitetin islam dhe për njerëzimin në përgjithësi*"[46].

Në Simpoziumin "*Domosdoshmëria e Dialogut Ndërfetar e Ndërkulturor për Paqen Botërore*" të organizuar nga *Shtëpia Botuese* e "*Lëvizjes Gylen*" - "Prizmi" në Tiranë, më 26 maj 2007, ndër të tjera, shtrova edhe këtë kërkesë: "*Mbështetur në njohurinë e mirë që kam për veprën e gjithëmbarshme të Gylenit, e ftoj komunitetin universitar dhe akademik botëror të shqyrtojë mundësinë për aplikimin urgjentisht të Mendimit filozofik të Gylenit për lëndë mësimore në lice dhe universitete, e cila ka për ta lozur rolin e një Abetareje edukative të papushtueshme ngritur mbi themele të dashurisë e të mirëkuptimit të njerëzishëm, -* "*kundër atyre që duan ta shohin të ashtuquajturën përplasje të civilizimeve të bëhet realitet*"[47].

Nuk vonoi dhe ndodhi një mrekulli. Në dhjetorin e vitit 2007, në *Universitetin Katolik të Australisë*, në Sidnej, filloi nga puna katedra për "*Studimet dhe kërkimet e Fesë Islame*" dhe për hulumtimin dhe kultivimin e *"Marrëdhënieve ndërmjet myslimanëve dhe katolikëve*". Shteti i Australisë këtë institucion e emërtoi: "*Katedra e Gylenit*"[48].

Ngritjes së "*Katedrës së Gylenit*" i bëri jehonë edhe "*Forumi Botëror Ekonomik i Davosit*" (në Zvicër), më 24 janar 2008. Në raportin "*Arsimi dhe koncepti ndërkulturor*", i përgatitur nën kryesinë e profesorit *John J. DeGioia (Xhon DeGioja)* të *Universitetit Xhorxhtaun* të Uashingtonit, u tregua si shembull krijimi i *Katedrës së Fethullah Gylenit* në *Universitetin Katolik të Australisë.* Në raport saktësohej se: "*Katedra mbështet zgjerimin e dialogut mes myslimanëve dhe katolikëve në Australi e në zonën e Lindjes së Largët dhe, krahas bashkëpunimeve të dialogut lokal, universiteti përkrah Qendrën për Dialog të Azisë së Largët*"[49].

Më tutje, në raportin e *"Forumin Botëror Ekonomik të Davosit*", të titulluar: "*Islami dhe Perëndimi*", u pasqyrua edhe aktiviteti i "*Lëvizjes Gylen*" në lëmë të dialogut, si dhe roli i veprimtarisë së institucioneve arsimore të udhëhequra nga *Mësuesi i Madh - Fethullah Gylen*. Në raport, midis të tjerash, theksohej se "*grupet e diasporës Turke zotërojnë programe të tyre jo vetëm në Turqi, por edhe në vendet e Azisë së Mesme*" dhe, më tutje, saktësohej se: "*Lëvizja e Fethullah Gylenit, origjina e së cilës është nga Turqia, e ka shtuar në masë të konsiderueshme rrjetin e tyre të institucioneve arsimore dhe për momentin veprojnë në afro 100 shtete*"[50].

Mesazhet e *Gylenit* kundër *tezave* për *"përplasjen e civilizimeve"* në shek. XXI, sa vjen e po gjejnë përkrahje serioze të komunitetit shkencor e kishtar botëror. Të sjellim në vijim disa

gjykime të vyera. Nisemi nga shkencëtarja Jill Carroll (Xhil Kerroll), ligjëruese në *Universitetin Amerikan "RICE"* (Rajs), e cila në një simpozium të mbajtur në qytetin *Belfast* të *Irlandës Veriore* me temë: *"Gjetja e zgjidhjes në përplasjen e civilizimeve"* do të theksojë shumë qartësisht: "*Një dijetar si Fethullah Gyleni është ilaç për ata intelektualë pesimistë që besojnë në përplasjen e civilizimeve"* dhe më tutje do të saktësojë se *Islami është një fe shume e madhe dhe më e gjere se sa që e shikon njerëzimi por sot "... nuk mund të kuptohet nga ekranet televizive"*[51].

Një afirmim shumë të fuqishëm *Mesazheve të Gylenit* kundër tezës "*Përplasja e Civilizimeve*" sapo u ka bërë teologu i shquar *Johnston McMaster (Xhonston Mek Master)* nga *Irlanda Veriore.* Ai, midis të tjerash, do të saktësojë se *paqja* dhe *dialogu* janë thelbi i qenies së të gjitha feve, por "*Medimet e F. Gylenit nuk janë të përkufizuara vetëm në Turqi. Ato mund të praktikohen në mbarë botën, janë mendime që i hapin shtigjet e gërshetimeve ndërkulturore. Nga ky këndvështrim Gyleni ka marrë vendin e vet në histori. Me aftësitë e veta intelektuale botës i prezanton dashurinë dhe tolerancën Islame...*"[52].

Shkollat e "*Lëvizjes Gylen*" sa vjen e po konsiderohen si vatra të edukimit e të arsimimit për shekullin e ri të njerëzimit. Gazeta amerikane "*The New York Times*" (*Dhë Nju Jork tajms*) shkroi me plotë lëvdata për "*Shkollat e Gylenit*" në Pakistan dhe saktësoi faktin se: "*Shkollat turke në Pakistan e prezantojnë Islamin tolerant"*. Dhe, më tutje, kjo gazetë do të konstatojë: *Shkollat e 'Lëvizjes Gylen' do të mund të ndihmonin në zbutjen e 'islamit radikal' dhe shikuar nga këndvështrimi i politikës së jashtme amerikane, këto shkolla janë vlerësuar si gjë shumë pozitive*[53].

Renomeja ndërkombëtare e "*Lëvizjes Gylen*" dhe e themeluesit të saj, sa vjen e po gjen mbështetje në opinionin kërkimor publicistik botëror. Në fillim të muajit maj të vitit 2008, Revista prestigjioze "*Foreign* Policy", e cila pasqyron marrëdhëniet ndërkombëtare bashkëkohore, emrin e dijetarit *Fethullah Gylen* e ka vënë në lagjen e 100 personaliteteve më me ndikim në shtetin e tyre dhe në botë[54]. Revista "*Foreign Policy"* përzgjedhjen e këtyre personaliteteve e bëri në bashkëpunim me revistën angleze "*Prospect"*. Kriteri kryesor i përzgjedhjes ishte që



intelektualët që do të konkurronin për vendin në *Lagjen e 100 vetave* më me ndikim në këtë fillim të shek. XXI, - *"të zotëronin një pozicion special në fushën e tyre, tepër aktivë dhe të shumëdiskutuar e të shumëfolur jo vetëm brenda kufijve ku jetojnë, por në mbarë botën".* Nga lëmi i religjionit *Fethullah Gyleni* është *vënë në lagjen e katër liderëve fetarë,* aty ku është edhe *Papa Benedikti XVI*[55].

Mendimi filozofik shkencor, fetar edukativ, arsimor pedagogjik dhe shoqëroro-politik i *Fethullah Gylenit* është shumë i rëndësishëm për të sotmen dhe për të ardhmen e kombit shqiptar. *Fethullah Gylen* të ardhmen e njerëzimit e sheh në ruajtjen e kozmosit fetar historik midis kombeve, shteteve e kontinenteve. Ai është *Thirrësi* më i denjë i arsyes kundër dhunës në çështjet fetare dhe kulturore. Në këtë pikë porosia e *Gylenit* pajtohet mirë me mendimin e dijetarit *Ninan Suart*: "*Askush s'mund ta kuptojë njerëzimin pa e kuptuar së pari fenë e tyre, sepse feja përfshin jetën e njeriut prej kohës së lashtë*"[56].

Nuk dëshiroj ta shfrytëzoj këtë hapësirë në revistë për të vënë në pah përpjekjet e mia shkencore, në interes të ruajtjes së kozmosit fetar historik shqiptar, me theks të veçantë në Kosovë, si kusht vendimtar për të ruajtur harmoninë historike midis kulturës shqiptare me proveniencë islame dhe kulturës shqiptare me proveniencë të krishterë (katolike dhe ortodokse). Nëse shumica absolute në përpjesëtimin më shumë se katër me një nënkupton diçka, kombi shqiptar është komb mysliman, i cili falë urdhrit *kur'anor:* "*Hyni bashkërisht në paqe!*"[57], e ka krijuar dhe e ka ruajtur deri tashti atë që ne e quajmë "*Tolerancë fetare shqiptare*" dhe *Njësi etnokulturore e gjeopolitike të Shqipërisë*.

Ndërhyrja e *Perëndimit* dhe e *Lindjes* në *Çështjen Shqiptare* në përgjithësi dhe të Kosovës në veçanti, veçanërisht nga fundi i shek. XX dhe fillimi i shek. XXI, e ka luhatur tmerrësisht atë që kemi pasur dëshirë ta quajmë "*Harmoni fetare ndërshqiptare*".

Në përfundim, u bëj apel udhëheqësve të bashkësive fetare në Kosovë, të organizojnë një diskutim shkencor ndërkombëtar shterues, gjithsesi nën krahun e Qeverisë, rezultatet e të cilit do të ndikonin në ndërprerjen e thellimit të mëtutjeshëm të hendeqeve ndërmjet komuniteteve fetare historike në Kosovë në njërën anë, dhe brenda akëcilit komunitet përmes sekteve pa asnjë traditë historike në Kosovë e më gjerë në trojet shqiptare, në anën tjetër. Të më lejohet ta përvetësoj një konstatimin të *Mësuesit të Madh Gylen*: "*Shoqëria jonë sot ndodhet në një gjendje për të ardhur keq...*"[58]!

*Prishtinë, 4 qershor 2008*

---

*Fusnotat:*

* Këtë kumtesë e përgatita për Simpoziumin: "*Domosdoshmëria e Dialogut Ndërfetar e Ndërkulturor për Paqen Botërore"*, organizuar nga Fondacioni për Arsim dhe Kulturë "*Atmosfera*" në Kosovë, Prishtinë, më 4 qershor 2008. Në Simpozium e lexova një përmbledhje prej rreth tri faqesh.

1. *Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë,* "*Prizmi*", Tiranë 2005, 343.
2. M. Fethulla Gylen, Në Islamin e vërtetë nuk ekziston terrorizmi (Intervistë, 2004), *Një vështrim islam mbi terrorin dhe sulmet vetëvrasëse, "Prizmi*", Tiranë 2006, 12-13.
3. Kjo është hera e tretë që shkruaj për aspekte të veçanta të madhështisë së tij. (Shih gjerësisht, Dr. Muhamet Pirraku, Gylen - Përmendore e re e civilizimit njerëzor, *Edukata Islame*, Viti.XXXIV, nr.79, Prishtinë, 2006, 319-327; Kontributi i Fethullah Gylenit për dialogun ndërfetar dhe ndërkulturor, *Dituria Islame*, Viti XIX, Nr, 202, Prishtinë, maj 2007, 28-31; *Këndvështrimi i intelektualëve të Kosovës për Lëvizjen Gylen"*, Fondacioni për Arsim dhe Kulturë "*Atmosfera*", Prizren, 2007.
4. Shih më gjerësisht, M. Fethulla Gylen, Në Islamin e vërtetë nuk ekziston terrorizmi (Intervistë, 2004), *Një vështrim islam mbi terrorin dhe sulmet vetëvrasëse, "Prizmi*", Tiranë 2006, 16-17.
5. Gjerësisht, Kush është Fethullah Gylen? Një jetë kushtuar paqes dhe lumturisë njerëzore, në librin: M. Fethulla Gylen, *Ese, Perspektiva, Opinione*, "Prizmi", Tiranë 2005, 9-14; Një jetë kushtuar paqes dhe lumturisë së njerëzimit. *Prezantim*, M. Fethulla Gylen, *Dritë e Pashuar. Hz. Muhammedi (s.a.v) 1*, "*Prizmi*", Tiranë 2003, 1-4; Thomas Michel, S.J., Parathënie, M. Fethulla Gylen, *Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë*, "*Prizmi*", Tiranë 2005, 5-8; *Këndvështrimi i intelektualëve të Kosovës për Lëvizjen Gylen"*, Fondacioni për Arsim dhe Kulturë "Atmosfera" Prizren, 2007.
6. M. Fethulla Gylen, *Kriteret ose Dritat e Rrugës (Ese, gjykime, aforizma)*, "*Prizmi*", Tiranë, 2003, 200, 193.

7. M. Fethulla Gylen, Kriteret ose Dritat e Rrugës (Ese, gjykime, aforizma), "*Prizmi*", Tiranë, 2003, 88.
8. M. Fethulla Gylen, *Kriteret ose Dritat e Rrugës (Ese, gjykime, aforizma)*, "*Prizmi*", Tiranë, 2003, 32, 28, 212,213, 214.
9. M. Fethulla Gylen, *Ese, Perspektiva, Opinione*, "*Prizmi*", Tiranë 2005, 6.
10. Gjerësisht, Po aty; Një jetë kushtuar paqes dhe lumturisë së njerëzimit. *Prezantim*, M. Fethulla Gylen, *Dritë e Pashuar. Hz. Muhammedi (s.a.v) 1*, "*Prizmi*", Tiranë 2003, 1-4; Kush është Fethullah Gylen?. Një jetë kushtuar paqes dhe lumturisë njerëzore, M. Fethulla Gylen, *Ese, Perspektiva, Opinione*, "*Prizmi*", Tiranë 2005, 9-14; *Parathënie në librin:* M. Fethulla Gylen, *Ese, Perspektiva, Opinione*, "*Prizmi*", Tiranë 2005, 5); Thomas Michel, S.J., Parathënie, M. Fethulla Gylen, *Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë,* "Prizmi", Tiranë 2005, 5-8.
11. Më gjerësisht *Th. Michel*: "Çdo shkollë është një institucion i pavarur, por shumë prej tyre mbështeten në shërbimet e kompanive turke për të siguruar subvencionet edukative dhe burimet njerëzore", Fethulla Gylen, *Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë,* "Prizmi", Tiranë 2005, 95-96; Më gjerësisht, M. Fethulla Gylen, *Kriteret ose Dritat e Rrugës (Ese, gjykime, aforizma)*, "*Prizmi*", Tiranë, 2003, 212, 213, 214.
12. Shih më gjerësisht, Thomas Michel, S.J., Parathënie, M. Fethulla Gylen, *Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë,* "*Prizmi*", Tiranë 2005, 5-8.
13. M. Fethulla Gylen, *Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë,* "*Prizmi*", Tiranë 2005, 323, 336, 337, 389.
14. Shih, Prof. Dr. Muhamet Pirraku, Gylen - Përmendore e re e civilizimit njerëzor, *Edukata Islame*, Viti.XXXIV, nr.79, Prishtinë, 2006, 319-327.
15. Nga *Parathënie në librin:* M. Fethulla Gylen, *Ese, Perspektiva, Opinione*, "*Prizmi*", Tiranë 2005, 5.
16. Më gjerësisht, M. Fethulla Gylen, *Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë,* "Prizmi", Tiranë 2005, 310.
17. Me gjerësisht, M. Fethullah Gylen, *Ese, Perspektiva, Opinione*, "*Prizmi*", Tiranë 2005, 35-36.
18. Autor hebreu amerikan *Samuel P. Hungtington* (M. Fethulla Gylen, *Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë,* "*Prizmi*", Tiranë 2005, 342, 81, 83, 300).
19. M. Fethullah Gylen në një vend gjetkë saktësoi: "*Çdo balancë e fuqisë që është vënë nga përdorimi i forcës do të shembet në periudhën më të shkurtër të kohës dhe ata që ishin përgjigjes për të, do të jenë të parët që do të digjen nën gërmadha"* (Më gjerësisht, M. Fethulla Gylen, *Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë,* "*Prizmi*", Tiranë 2005, 323, 336, 337, 389).
20. M. Fethulla Gylen, Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë, "*Prizmi*", Tiranë 2005, 342, 81, 83, 300).
21. M. Fethulla Gylen, *Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë,* "*Prizmi*", Tiranë 2005; 341.
22. M. Fethulla Gylen, *Kriteret ose Dritat e Rrugës (Ese, gjykime, aforizma)*, "*Prizmi*", Tiranë, 2003, 123.
23. "Shih më gjerësisht, M. Fethulla Gylen, *Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë,* "*Prizmi*", Tiranë 2005, 344.
24. Shih më gjerësisht, M. Fethulla Gylen, *Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë,* "*Prizmi*", Tiranë 2005, 111.
25. M. Fethulla Gylen, *Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë,* "Prizmi", Tiranë 2005,342); Shih gjerësisht, Kush është Fethullah Gylen?. Një jetë kushtuar paqes dhe lumturisë njerëzore, M. Fethulla Gylen, *Ese, Perspektiva, Opinione*, "*Prizmi*", Tiranë 2005, 9-14.
26. Më gjerësisht, M. Fethulla Gylen, *Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë,* "*Prizmi*", Tiranë 2005, 78, 296); Shih Thomas Michel, S.J., Parathënie, M. Fethulla Gylen, *Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë,* "*Prizmi*", Tiranë 2005, 5-8.
27. Më gjerësisht, M. Fethulla Gylen, *Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë,* "*Prizmi*", Tiranë 2005, 125, 267.
28. Po aty, 37.
29. Po aty.
30. *Huxhurat*, 49/13 (M. Fethulla Gylen,Dritë e pashuar. Ppfofeti Muhammed (s.a.s.), 2, Tiranë, 2007,136; M. Fethulla Gylen, *Kriteret ose Dritat e Rrugës (Ese, gjykime, aforizma)*, "*Prizmi*", Tiranë, 2003, 34, 47, 174.
31. Më gjerësisht, M. Fethulla Gylen, *Kriteret ose Dritat e Rrugës (Ese, gjykime, aforizma)*, "*Prizmi*", Tiranë, 2003, 201, 202, 204.
32. M. Fethulla Gylen, Kriteret ose Dritat e Rrugës (Ese, gjykime, aforizma), "*Prizmi*", Tiranë, 2003, 45, 47.
33. Më gjerësisht, M. Fethulla Gylen, *Kriteret ose Dritat e Rrugës (Ese, gjykime, aforizma)*, "*Prizmi*", Tiranë, 2003, 44, 45, 45.
34. Shih më gjerësisht, M. Fethulla Gylen, *Nga fara te lisi* (Edukimi familjar nga një këndvështrim tjetër), "*Prizmi*", Tiranë 2004, 57, 75, 76.
35. M. Fethulla Gylen, *Ese, Perspektiva, Opinione*, "*Prizmi*", Tiranë 2005, 231.
36. M. Fethulla Gylen, Kriteret ose Dritat e Rrugës (Ese, gjykime, aforizma), "*Prizmi*", Tiranë, 2003, 81.
37. M. Fethulla Gylen, *Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë,* "*Prizmi*", Tiranë 2005, 297, 106.
38. Shih gjerësisht, Dr. Muhamet Pirraku, Gylen - Përmendore e re e civilizimit njerëzor, *Edukata Islame*, Viti.XXXIV, nr.79, Prishtinë, 2006, 319-327; Kontributi i Fethullah Gylenit për dialogun ndërfetar dhe ndërkulturor, *Dituria Islame*, Viti XIX, Nr, 202, Prishtinë, maj 2007, 28-31; *Këndvështrimi i intelektualëve të Kosovës për Lëvizjen Gylen"*, Fondacioni për Arsim dhe Kulturë "*Atmosfera*", Prizren, 2007.
39. Më gjerësisht, M. Fethulla Gylen, "Unë besoj në bukurinë e mbështetur në paraqitjen e Natyrës njerëzore, *Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë,* "*Prizmi*", Tiranë 2005, 343-344.
40. Po aty.
41. Më gjerësisht, M. Fethulla Gylen, "Unë besoj në bukurinë e mbështetur në paraqitjen e Natyrës njerëzore, *Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë,* "*Prizmi*", Tiranë 2005, 344, 345.
42. Më gjerësisht, M. Fethulla Gylen, *Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë, "Prizmi*", Tiranë 2005, 346.
43. Shih më gjerësisht, M. Fethulla Gylen, *Kriteret ose Dritat e Rrugës (Ese, gjykime, aforizma), "Prizmi",* Tiranë, 2003, 206, 206, 204, 204.
44. Gjerësisht, M. Fethulla Gylen, Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë, "*Prizmi*", Tiranë 2005, 342, 81, 83, 300; M. Fethulla Gylen, Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë, "*Prizmi*", Tiranë 2005, 323, 336, 337, 389; M. Fethulla Gylen, *Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë, "Prizmi"*, Tiranë 2005, 342, 81, 83, 300.
45. Shih më gjerësisht, M. Fethulla Gylen, *Drejt një qytetërimi botëror me Dashuri dhe Tolerancë,* "*Prizmi*", Tiranë 2005, 308, 322, 332, 333.
46. Shih më gjerësisht, Dr. Muhamet Pirraku, Gylen - Përmendore e re e civilizimit njerëzor, *Edukata Islame*, Viti.XXXIV, nr.79, Prishtinë, 2006, 319-327; Kontributi i Fethullah Gylenit për dialogun ndërfetar dhe ndërkulturor, *Dituria Islame*, Viti XIX, Nr, 202, Prishtinë, maj 2007, 28-31; *Këndvështrimi i intelektualëve të Kosovës për Lëvizjen Gylen"*, Fondacioni për Arsim dhe Kulturë "*Atmosfera*", Prizren, 2007.
47. Prof. Dr. Muhamet Pirraku, Kontributi i Fethullah Gylenit për dialogun ndërfetar dhe ndërkulturor, *Këndvështrimi i intelektualëve të Kosovës për Lëvizjen Gylen"*, Fondacioni për Arsim dhe Kulturë "*Atmosfera*", Prizren, 2007, 38.
48. Nga fondet arkivore të Fondacionit "*Atmosfera*", Prizren dhe në www.fgylen.com. Tekstet nga turqishtja i shqipëroi lirshëm veprimtari i "*Lëvizjes Gylen*", z. *Bashkim Çmega*.
49. Po aty.
50. Po aty.
51. Gazeta "Haber 10", 22 prill 2008 (www.samanyoluhaber.com).
52. Gazeta "Zaman", (gazeta më e madhe e përditshme në Turqi), 21 Maj 2008, (www.zaman.com.tr)
53. Radikal, 5 maj 2008, (marrë nga: www.newyorktimes.com).
54. Gazeta "*Aksham*",3 maj 2008 (gazeta e përditshme ne Turqi).
55. Në listë bëjnë pjesë 2 ambientalistë, 4 liderë fetarë, 6 aktivistë, 6 historianë, 6 udhëheqës, 8 artistë dhe romancierë, 8 gazetarë, 8 shkencëtarë, 8 filozofë, 11 ekonomistë dhe 17 personalitete të shkencave politike. Ndër të njohurit e listës mund të përmendim: Slavoj Zizek në fushën e sociologjisë, ekonomistin Muhammed Junus, nobelisti për paqe dhe ish zv. presidenti i SHBA Al-Gore, historiani Bernard Lewis, Shkrimtari britanik Christopher Hitchens, presidenti i republikës çeke Vacllav Havel, gazetari Thomas Friedman i prestigjiozes New York Times, shahisti Garry Kasparov, Francis Fukuyuma, Shirin Ebadi etj. Revista i mundëson lexuesve që me anë të votimit on-line në internet, në adresën www.foreignpolicy.com, të përcaktojnë vetë 20 intelektualët brenda 100-shes. (Shih më gjerësisht, Vebfaqja WWW. fgylen.com).
56. Religije svijeta, *Enciklopedijski priruænik*, Zagreb, 1987, 15.
57. M. Fethulla Gylen, *Ese, Perspektiva, Opinione*, "*Prizmi*", Tiranë 2005, 231.
58. M. Fethulla Gylen, *Kriteret ose Dritat e Rrugës (Ese, gjykime, aforizma)*, "*Prizmi*", Tiranë, 2003, 200, 193.

# Po vijnë njerëzit diellorë

Mr. Hamdi Thaçi

Heroi kryesor në një vjershë të Naimit thotë: "Do të dalin krejt ato hidhërime, gjithë papastërtira, tërë ajo sjellje vulgare, që ka mbledhur qelb në sipërfaqe…" Po, do të dalë e keqja, Do të zhduket e keqja, ndërsa njeriu i rilindur, do të bëhet njeri i atomit. Ndërkaq, tjetri, që na ka folur në gjuhën tonë, që me entuziazëm dhe me vetëmohim ka ecur viseve tona, prej një vendi në tjetrin, Fishta, një shpirt lucid që i vetmi mund të vihet krah për krah me gjeniun e Naimit, ka thënë: "do të vijnë njerëzit dietarë dhe ata do të mësojnë jetën diellore". Dhe ja, po ia behin njerëzit diellorë. Vijnë dhe sjellin pijen për të etshmit dhe forcën për të dobëtit. Sjellin zjarrin e veprës së shenjtë, jo atë që do ta ndezë hekurin, ose qymyrgurin, veçse zemrat, zemrat, zemrat, zemra... Tashmë ata po vijnë. Nuk dëgjohen thundra kuajsh, as vringëllima armësh, as ulërima e tërbuar e soldateskës, as thirrjet e urrejtjes.

Ky është një marsh i ri, i paparë, ai po vjen. Ky marsh digjet nga dashuria, sepse i prin zemra dhe shkon kah zemra. Ecën të ngushëllojë e të ngrejë. Të nxehë, ç`është e ngrirë; të shërojë, ç`është e sëmurë, të nxjerrë në shtegun e rrafshët, ç`është e humbur. Ta lërojë arën e jetës dhe të mbjellë stoli…plot aromë, mahnitje, bukuri. Është ky marsh i forcës, sepse ecën jo me shenjën shtazore egoiste, për të grabitur e plaçkitur, veçse për ta dhuruar veten sikur një atom. Është ky marsh i përparimit, sepse lufton me dritën e mendjes dhe me pishtarin e kulturës e të arsimit. Është ky marsh i mirëqenies dhe i punës, sepse e tëra është dinamike si forcë motorike e njeriut nga e mira dhe lumturia e të gjithëve dhe e secilit. Ky është marshi i paqes, se i afron njerëzit midis tyre dhe hap rrugën e rendit moral të tokës. Së fundi, ajo është çmenduri e Atdheut tonë, sepse heq gjithçka që ndan, dhe lidh ngushtë çdo gjë dhe çdo njeri në një tërësi më të lartë shpirtërore.

Qindra mijëra njerëz në ditën e pranverës sonë etike, në festën tonë morale, qëndrojnë me devocion shpirtëror para një sfinksi të pashpjegueshëm, që emrin e ka njeri. Qindra mijëra, atë ditë, ia drejtojnë mendimet, synimet dhe elanet e veta. Atij, që është burim i çdo të keqeje dhe çdo të mire, që lartësohet deri në piedestalin e hyjnisë, veçse edhe bie në humnerat e thjeshtësisë dhe së keqes, poshtë nën nivelin e shtazës. Qindra mijëra e ndiejnë atë ditë, edhe për veten, edhe për të tjerët se duhet të jenë më të mirë…më të mirë…po qe se duan që jeta të sjellë më shumë gëzim dhe fat.

Janë krejt këto mendime dhe vetëm mendime…! Kësisoj na hedhin fjalë ata që nën shenjën e ligësisë së vet, dështojnë e sharrojnë në detin e zvetnimit dhe të keqes. E nuk e dinë fatzinjtë se pikërisht këta jemi ata dhe vetëm për këtë arsye janë të atillë, se idetë i kanë asodore. Sepse mendimi është prijësi ynë "udhëheqësi ynë, drejtuesi ynë".

Të ndërrosh idenë në njeriun, do të thotë, në kuptimin e plotë të fjalës, ta ndryshosh njeriun nga themeli, ta japësh njeriun e ri. Dhe për arsye se qindra mijëra njerëz nisin të ndiejnë vërshimën e ideve të reja, të synimeve dhe motiveve të reja, të gjitha nën shenjën e ngrohtësisë dhe të sakrificës, të kthjellësisë dhe të Diellit, të dashurisë dhe të mirësisë-ja njerëzit diellorë, të cilët po vijnë dhe që do ta bëjnë jetën diellore. Sami Frashëri është shkencëtar. Ai ka parathënë ardhjen e njerëzve të rinj. Dhe njerëzit e rinj sapo vijnë.

Dhe kërcyen zhapinjtë nga shtrofkat e veta nën tokë dhe merimangat, të cilat thithin gjakun e njerëzve, nga zgavrat e veta të perbaltura - që legjioneve të dashurisë dhe të Diellit t`ua çelin rrugën e tyre të shenjtë. Nuk durojnë ata dritën. Nuk tolerojnë pastrinë. Sepse ndytësira dhe terri fshehin krimet e tyre. Sikurse krimbat në bërllok, jetojnë ata në plagët e njerëzimit, duke u ushqyer me vulgaritet dhe shfrenim. Ndaj druajnë të mjerët, nga arritja e Njerëzve të Rinj. Ndaj blasfemojnë, fyejnë dhe shpifin. Ju miq, më pyetni: si të veprojmë me ta?



Vallë, nuk e dini se nuk lejohet kurrë dhe në asnjë rast ta tradhëtojmë idenë e shenjtë për të cilën luftojmë? Nëse jemi vërtet njerëz diellorë, njerëz të rinj, jemi të detyruar të jemi edhe me ata, që në injorancën dhe kokfortësinë e vet, apo në lajthimin e vet, ngrenë kurthe dhe thurin rrjeta për të penguar në fluturimin ngadhënjimtar ardhjen e dallëndysheve -pranverës së re, të epokës së re dhe të Diellit të ri. Le ta na mënijnë: ne do t`i puthim. Le të hedhin baltë mbi ne, ne mbi ta do të hedhim lule.

Sa lypset mbajtur mend që secili jep atë që ka. Dielli nuk mund të dhurojë tjetër, veçse ngrohtësinë, e akulli nuk mundet tjetër, veçse të ftohtët. Dashuria nuk mundet tjetër, përveçse dashurinë. Pra, edhe armiqtë, vetëm dashuri. Prore dashuri. Ngase, në fund Ajo që në kozmos ka vënë rend dhe ka lidhur ndërmjet tyre në harmoninë e mrekullueshme, të gjthanshme, trupat e mëdhenj qiellorë, do të krijojë harmoni edhe në shoqërinë njerëzore.

Njerëz diellorë, vetëm përpara! Ta shtrojmë dashurinë në gjithçka dhe në çdokënd, dhe bota do të bëhet jona. Do ta okupojmë, jo me thundra kuajsh, as me hekur, veçse me zemër dhe shpirt.




## Zbukurimi i Diellit dhe i qiellit nga aspekti kuranor

Një shënjim i tillë i shpalljes ka një kuptim krejtësisht të caktuar, në kontekstin e domethënies së shprehjes së përmendur, sepse shpallja është në thelb burim i dritës morale ("dija"). E bartur tek njerëzit, ajo arrin qëllimin moraledukativ, duke u reflektuar prej tyre ndriçues moral.

Gjatë natës qielli duket si një kupolë e bukur e kaltër, kurse yjet dhe Hëna, sikur të ishin të ngjitura në të, duke ndriçuar me dritë të intensitetit të ndryshëm. Gjatë ditës, ndërkaq, yjet zhduken nga kupola e kaltër, sepse ata i tret nga sytë tanë drita e fortë e Diellit, duke krijuar nga retë pamje me ngjyra para dhe pas lindjes dhe perëndimit të diellit. Kështu krijohet spektri i gjerë i ngjyrave-së kuqes, së portokalltës, së verdhës, së bardhës, vjollcës etj., të cilat vrojtuesit i ofrojnë ndjenjën e mrekullimit dhe të kënaqësisë.

Ajetet që flasin për këtë fenomen, tregojnë edhe për bukuri të tjera, të cilat njerëzit nuk mund t'i shohin me sy të zakonshëm. Kështu, p.sh., ai që kalon kufirin e atmosferës së Tokës (mbështjellësin atmosferik), i vëren këto bukuri dhe zbukurime, stoli të qiellit më të afërt, madje as të hapësirave të tjera qiellore, dhe kjo tregon qartë se këto dukuri kanë të bëjnë vetëm me qiellin e Tokës, përkatësisht me shtresat e mbështjellësit atmosferik. Vrojtuesit nga Toka i duket sikur dukuritë janë shumë larg nga mbështjellësi atmosferik i Tokës, falë tejdukshmërisë së saj. Ndërkaq, Kurani nuk flet për mënyrën se si formohet kjo pamje e mrekullueshme në qiell, veçse këtë ia lë studimit dhe hulumtimit të njerëzve. "Qiellin më të afërt (es-semauddun'ja) e stolisëm me fanarë" (Kur'an), d.m.th. me trupa të shumtë të shëndritshëm, dhe kjo tregon faktin se "es-semaud-dunja" në të vërtetë është atmosfera e Tokës, e cila, falë tejdukshmërisë së saj, syve tanë u zbulon shumë trupa të largët qiellorë. Për këtë, si manifestohen dukuritë e shumta në atmosferën e Tokës, do të flasim në shqyrtimet e mëtutjeshme.

## Mrekullia e dritës diellore nga aspekti filozofik

Për Platonin, doktrina më e madhe e vërtetë është ideja (këqyrja) e Së Mirës, ndërsa vetë e mira vërtet është si ajo që i jep dritën gjithçkaje e që vështrohet me dritën e shpirtit. Pra: E mira është si Dielli! Në të vërtetë: ajo që në lëmin e së arsyeshmes e për arsyen dhe për "sendet" e arsyes është - E Mira, në lëmin e së dukshmes e për të parët dhe për "sendet" e dukshme, është Dielli, kështu që në këtë kuptim Dielli është pinjoll i Së Mirës, që E Mira e ka lindur të ngjashëm me vetveten.

IBN-SINA na argumenton më pas: Mendoj se do të thuash për Diellin se u jep "sendeve" të dukshme jo vetëm mundësinë që të jenë të dukshme, po edhe: lindjen e rritjen, edhe ushqimin, ndërsa vetë nuk është lindje.(...) Mendo ashtu edhe për "sendet", të cilat mund të dihen që nga E Mira e kanë jo vetëm këtë, që mund të jenë të njohshme, veçse prej saj u vijnë edhe ekzistenca, edhe qenësia, ndërsa E Mira nuk është ajo që është më të vërtetë qenësia, veçse edhe matanë qenësisë, duke u ngritur mbi të për nga lartësia dhe fuqia. Pra: sikurse Dielli është ratio essendi et cognoscendi e gjithçkaje që është e dukshme me ndijimin, po ashtu E Mira është ratio essendi et cognosendi e gjithçkaje që është e konceptueshme me arsyen, ndërsa sikurse Dielli është në atë nivelin e ekzistencës, i cili është i pakapshëm nga ndijimi, po ashtu E Mira është në atë nivel të ekzistencës, i cili ua kalon "sendeve" të dijes.

IBN-SINA filozof universal shëmbëlltyrën e Së Mirës hyjnore e konceptonte pikërisht si një diell që ndrin gjithmonë. Për të, E Mira (si parashëmbëlltyrë) është pikënisja e Diellit (si një shëmbëlltyrë-sipas-kësaj-gjedheje) dhe e gjithë dritës:

[Me të vërtetë nga E Mira janë drita diellore përfytyrimi i mirësisë: për këtë shkak Së Mirës, si një parashëmbëlltyrë që duket (prejndrin!) në përfytyrim, i thuret lavdi edhe me këtë këngë në mënyrën që i jepet emri i dritës diellore.]

Rrjedhimisht, dukja e dritës diellore është me të vërtetë dukja e Së Mirës; nëpërmjet dritës diellore E Mira ia dëfton në pikëpamje optike veten njeriut.

Në anën tjetër, ekzistenca e fundit edhe e Së Mirës, edhe e Dritës Diellore, është me të vërtetë në të njëjtën gjë:

Çdo dhënie që është e mirë, dhe çdo dhunti që është e përsosur, zbresin së larti nga burimi i dritës diellore...

Ekzistenca duket në gjithçka ekzistuese, duke e vënë veten bujarisht me ve-



tëmohim e shpenguar, dhe kështu i jep ekzistencën gjithçkaje ekzistuese. Ajo "të jesh" është në këtë mënyrë themeli i çdo gjëje "është me të vërtetë". Ndërsa vetëdëftimi i dritës çdo sendi i mundëson që të duket, meqenëse thelbi i dritës diellore është me të vërtetë për të ndritur dhe për të ndriçuar. Ajo që është ndriçuar, ekziston, sepse është e dukshme ndërsa ekzistimin e vet ia detyron burimit të dritës. Ajo që është në errësirë, nuk duket, prandaj as ekziston. Shfaqja dhe dukja e ekzistimit janë ndriqim dhe ndritje e dritës diellore, sepse "gjithçka që është krijuar, është me të vërtetë dritë", "sepse gjithçka që duket, është me të vërtetë dritë diellore". Kurse errësira është pavlefshmëri, sepse nuk ekziston vetvetiu, veçse vetëm si mungesë (mospasje, heqje) e dritës diellore. A nuk ka menduar ndoshta kur do të thotë se gjithçka është quajtur me emrin dritë dhe natë dhe se përveç tyre nuk ekziston asgjë, se drita është njësoj si dhe ekzistuesja, ndërsa nata njësoj si dhe joekzistuesja, për të cilat ka folur në pjesën e parë të poemës? Në kundërshtim me errësirën, drita diellore është origjinale, ratio essendi-n e vet ajo e ka në veten, ajo jeton nga vetja dhe i jep jetë gjithçkaje të gjallë. Prandaj edhe thotë: "... edhe jeta ishte dritë e njerëzve; ndërsa drita ndrin në errësirë, e errësira nuk pllakosi". Drita diellore u është kundërvënë kështu "pjesëve të pafytyrshme të errësirës", sepse kjo as është jetë, as jep jetë.

Duke parashtruar dhe interpretuar një shkrim të tij, konstaton se "gjithçka që ekziston, është me të vërtetë dritë diellore". Këtë qëndrim aeropagjit me barazim (neo)platonik e pranon edhe në mënyrë që me të të pohohet pikërisht përsosuria ontologjike e gjithçkaje që është me të vërtetë. Të dëgjojmë me vëmendje fjalët me të cilat flet për këtë [Ai gur ose ky dru janë për mua dritë; ndërsa nëse i këqyr mirë se si ashtu, arsyeja ma tërheq vërejtjen që të përgjigjem se duke e vëzhguar këtë apo atë gur, më vijnë shumë sende, të cilat ndriçojnë shpirtin tim(...), janë për mua dritë diellore domethënë, më ndriçojnë.]

Kjo përputhje e ontikës dhe e gnostikës është një shprehje e tërësisë së përsosurisë së dritës diellore.

Drita është e përsosur, sepse është e kulluar, sepse e ka në vete vetëm veten. Drita diellore është ekzistenca e kulluar.

## Fillon nga epiqendra e universit

Na porosit se "ndër të gjitha ato ekzistuese është më e mira drita e diellit", por për gjënë e njëjtë, nga mesjeta e vonë, rekomandon edhe Robert Grosseteste:

Drita e diellit është me të vërtetë e një qenësie edhe më të vlefshme, edhe më fisnike, edhe më të shkëlqyer sesa cilido send fizik.

Drita e diellit fluron nga vetvetja, ajo është vetëburimore dhe e vetëmjaftueshme, ndaj nga burimi i vet lind gjithmonë veten, ndrin prore nga vetja, ndërsa ajo që prejndrin, është gjithashtu dritë. Kështu dhe (ekziston njëfarë qendre, nga e cila është rrethi prejndritës i tij, ndërsa nga këta është tjetri, dritë nga drita diellore).

Drita e diellit e lë vetveten, sepse ajo është gjithmonë në atdheun e vet, është gjithmonë me rrezen e vet e bashkëlidhur me pikënisjen e vet, e cila gjithçkaje dritëlëshuese i jep prejardhjen duke u ulur nga mbiqenësia në atë të ndriçuarën. Nëpër këtë shkallëzim ekzistence të dritës ngjitet edhe fillon nga mrekullia e Zotit vërtetë, se është dritë e diellit dhe jo vetëm dritë, veçse edhe parashëmbëlltyra e gjithë dritës tjetër, edhe është më i vjetër dhe më i lartë sesa parashëmbëlltyra. Prandaj drita e diellit e ka në vetë EKZISTENCËN e vet. Në këtë kuptim flet për dritën e diellit atërore, duke menduar për dritëdhënien parazanafillëse dhe kryezanafillëse. A nuk është kjo ajo drita hyjnore e pakrijuar, të cilën e dëshiron fort njerëzimi? Është ajo drita diellore e cila është shkaku i gjithçkaje dritëlëshuese, por drita diellore e cila nuk është asgjë nga gjithçka dritëlëshuese. Nga drita ndijore e deri në këtë dritën mbindijore na prin rruga anagogjike e përvojës, kurse në madhështinë e Zotit Hirmadh drita mbi dritën është hyjnore.

# Mbeturinat, trupi ynë

Hedhja e mbeturinave vend e pa vend në këto vitet e fundit të Pasluftës te ne duket se po bëhet jo vetëm një dukuri e zakonshme, por edhe një sëmundje e rëndë, nga e cila do ta kemi të vështirë të shërohemi, nëse ne si individë dhe si shoqëri nuk ndërmarrim hapa konkretë dhe të menjëhershëm të paktën për parandalimin e kësaj sëmundjeje pasojat e së cilës mund t'i trashëgojnë edhe gjeneratat që do të vijnë pas nesh. Dhe kjo dukuri negative nuk vërehet vetëm në rrugë, para dyerve të fqinjëve tanë, në oborret e shkollave ose edhe para spitaleve, por kjo dukuri e shëmtuar vërehet edhe para objekteve fetare, siç është Xhamia në rastin konkret.

A thua, vallë, përse nuk kemi frikë nga Zoti ynë për veprimet e tilla të shëmtuara që i bëjmë çdo ditë?

Përgjigja ime është kjo: Sepse zemrat tona janë bërë gurë dhe ato nuk ndiejnë as dhimbje e as mëshirë dhe as nuk e ndiejnë nevojën për dritën e besimit të mirëfilltë dhe të plotë.

Ne veprojmë në mënyrë të tillë, ngase zemrat tona janë të sëmura rëndë dhe kanë nevojë për shëruesin e tyre të vërtetë.

Shërimi nuk do të vijë asnjëherë vetvetiu, po vetëm duke e kërkuar ilaçin për të, duke u penduar për veprimet e këqija që bëjmë, dhe duke u kthyer me pendim në mënyrë të sinqertë tek Krijuesi ynë, me vendosmërinë dhe bindjen tonë të plotë që këto vepra të mos i përsërisim në të ardhmen.

Cila duhet të jetë përgjegjësia jonë si individ dhe shoqëri në raste të këtilla?

Ne nuk duhet të bëhemi sikur nuk dëgjojmë, siç e kemi zakon shpeshherë, ose të bëhemi sikur nuk shohim, veçse duhet ta këshillojmë njëri-tjetrin me fjalë, që veprimet e këtilla janë të dëmshme për të gjithë ne dhe, si të tilla, janë të papëlqyera nga ana e Zotit dhe ndikojnë negativisht në imazhin tonë para të tjerëve, prandaj e kemi për detyrë t'u themi njerëzve që bëjnë vepra të tilla, se Zoti i do vetëm ata që kanë respekt frikë ndaj Tij dhe me frikën për përgjegjësinë, ata që ruhen dhe ata që pendohen sinqerisht tek Zoti i tyre.

Prandaj, e këshilloj vetën time dhe bashkëbesimtarët e mi, që të kemi frikë Zotin, të kemi kujdes për familjet tona, kujdes për fqinjët tanë dhe të përkujdesemi për objektet fetare, në veçanti për Xhamitë tona, aty ku ditë e natë I drejtohemi Zotit tonë me lutje, dhe të mos bëjmë veprime të cilat ndaj nesh shkaktojnë hidhërimin e Zotit, ngase Ai me hidhërimin e Tij, mund të na ndëshkojë me ndonjë dënim të dhembshëm, ashtu siç i ndëshkoi shumë popuj që ishin para nesh, për mëkatet e tyre të mëdha e të vogla dhe për kryeneçësitë e tyre, gjurmët e hapave të ecjes së të cilëve nëpër tokë sot nuk i shohim askund.

*Përgatiti:*
***Atdhe Ibrahimi***



# Koha, një element i shtrenjtë për besimtarin

Vëllezër myslimanë! Sot shohim shumë njerëz që e humbin kohën kot, duke mos përfituar asgjë nga ajo… Po shohim njerëz që janë krejtësisht arrogantë ndaj kohës së tyre aq të shtrenjtë. Koha ikën për të mos u kthyer më veçse në Ditën e Gjykimit, kur njeriu do të thotë: 'Ah sikur të kthehesha edhe një herë e (do) ta shfrytëzoja kohën e (do) të isha prej vepërmirëve'...[1]

Ja seç tregon një mysliman që e shpenzoi kot kohën e tij duke mos përfituar asgjë nga ajo:

U ula një ditë dhe vendosa të pendohesha për kohën dhe për momentet e shkuara kot gjatë jetës sime. U ula dhe thirra një prej çasteve, një prej atyre çasteve që kishin shkuar dëm gjatë jetës sime, në punë të pavlera.

Pra, thirra çastin kur kisha bërë gabim dhe punë të pavlefshme. Iu drejtova çastit: - O çast, kërkoj prej teje të kthehesh që të të përdor për punë të ndershme dhe të hairit. Ah, gjë që nuk bëhet!- ma ktheu çasti. - O çast, të lutem shumë kthehu, se jam penduar dhe dua ta shfrytëzoj kohën, të përfitoj e ta ndreq fajin që kam bërë. - E qysh mund të kthehem unë? Kur faqet e tua të kota më kanë mbuluar! - Bëj të pamundurën, të lutem shumë, kthehu, o çast! - Hë, po të ishte në dorën time, mbase edhe do të kthehesha, por si mund ta bëj këtë!? Tashmë, fletët e punëve të tua janë mbyllur, kanë marrë rrugën për tek Krijuesi. Dhe ti këtë duhet ta dish! Mba vesh mirë! Ti këtë duhet ta dish! Mba vesh mirë! Çastet janë miq të mirë dhe dëshmojnë mirë për atë që e ka harxhuar kohën në rrugë të mira e të ndershme, ashtu siç janë armiq të rreptë të atyre që i kanë harxhuar ato për punë të pandershme. E pra, unë jam prej atyre çasteve që dëshmojnë kundër teje në Ditën e Gjykimit. - Po të them që jam penduar! A më dëgjon, përgjigju, të lutem shumë...!

- O ti që humb kohën kot, a nuk e kupton që deri tani, për të kthyer një çast, humbe shumë çaste të jetës sate. A mendon se mund të kthehen kështu çastet? Unë, ja seç mund të bëj për ty: Mba vesh mirë, përpiqu që pas ditës së sotme të bësh punë të mira, sepse vetëm punët e mira i fshijnë të këqijat. E pra, shko tani dhe mendohu. Por të mendohesh gjatë ama për sa të thashë, dhe mos e harro këtë se, në radhë të parë, lutje dhe falje duhet t'i kërkosh vetëm Allahut Fuqiplotë. Shfrytëzoje pra kohën, puno mirë, me nder e me faqe të bardhë që sot e tutje. A dëgjove ç'të thashë? Shfrytëzoje pra kohën e puno mirë që sot e tutje, këtë mos e harro kurrë. Unë kaq kisha për të thënë.[2]

Pra, vëllezër myslimanë, të gjithë të vrapojmë e të mos lëmë të na ikë kot koha jonë e shtrenjtë. Ngaqë, koha të merr vazhdimisht me vete në rrjedhën e saj të pandalshme. "Dhe për secilin afat ekziston dëshmi e caktuar."[3]

Dëgjojmë jo rrallë, vëllezër, se ka njerëz që nuk e shpenzojnë kohën ashtu si duhet (pra për të përfituar prej saj), madje, ata e shajnë kohën.

Për këta njerëz, Pejgamberi (paqja qoftë për të), në një hadith kudsij thotë: "Allahu (i Lartësuar) thotë: "Më shqetëson njeriu që e shan kohën dhe fatin, kurse Unë e drejtoj kohën dhe e përcaktoj fatin. Gjithçka është në dorën Time. Unë ndërroj ditën dhe natën."[4] Një fjalë e urtë thotë: "Derisa pyesim ç'duhet filluar, koha për të filluar kalon."[5]






Andaj, të mos presim, të mos ngurrojmë dhe të mos bëhemi pesimistë, por të punojmë fort, në mënyrë që të përparojë feja jonë Islame dhe shoqëria shqiptare, e cila ka rënë në një gjumë të thellë.

I lumi ai që e shfrytëzon kohën duke kërkuar dituri! Transmetohet nga Buhariu (Allahu qoftë i kënaqur me të), se Xhabiri (Allahu qoftë i kënaqur me të), ka thënë:

"Pejgamberi (paqja qoftë për të) i varroste në një varr nga dy veta në Uhud, pastaj pyeste: - Kush di më shumë Kuran? Nëse i tregonin për ndonjërin, atij i jepte përparësi në varr."[6]

Nëse këtë pozitë e ka i dituri kur është i vdekur, pa mendo se çfarë pozite duhet të ketë ky njeri i ditur po të jetë gjallë, nga i cili kanë dobi jo vetëm njerëzit, por edhe kafshët.

Është për të ardhur keq që të rinjtë shqiptarë sot po e shpenzojnë kohën pas telenovelave, formulave NJË, futbollit, për të mos thënë programeve të turpshme; ndërsa kjo kohë kalon e nuk kthehet më, deri në Ditën e Gjykimit.

Transmetohet se Amr ibn Abdi Kajsit, njërit prej tabiinëve, duke ecur, i tha njëri: - "Ndalu të flasim bashkë! Amri ia ktheu: - Ndaloje diellin!" D.m.th., ndaloje kohën që të ndalem e të flasim bashkë.[7]

Sa larg jemi ne nga morali i këtyre njerëzve! Vallë, a duhet ta marrim si shembull këtë vullnet të hekurt për përparim?

Ja disa fjalë të urta për kohën dhe shfrytëzimin e saj:

- Koha s'vjen pas teje, ti shkon pas kohës.[8] *Naim Frashëri*
- Koha është aleati, shoku më i mirë i të drejtit.[9] *Pinari*
- Koha është si paraja, mos e humbisni, që të kini sa më shumë.[10] *Franceze*
- Koha vrapon pa u kthyer prapa.[11] *Latine*
- Koha është pasuria e vetme për të cilën mund të tregohemi koprracë pa u turpëruar.[12] *Pierre Corneille*
- Koha vjen për atë që di ta presë.[13]

E mbi të gjitha këto, betimi i Krijuesit të gjithësisë mbi kohën është sinjali më i madh se koha është sekreti i mbarësive dhe i sukseseve tona në jetë, nëse dimë ta administrojmë siç duhet. Allahu (i Lartësuar) jep vlerën e kohës duke u betuar në të, Ai thotë në Kuranin e Madhërishëm:

**"Pasha natën, që me errësirë mbulon gjithësinë! Pasha ditën, kur ajo shkreptin!"[14]**

**"Pasha agimin! Pasha dhjetë netët!"[15]**

**"Pasha paraditen! Pasha natën, kur shtrin errësirën!"[16]**

**"Pasha kohën"[17]**

Më poshtë po jap disa shembuj nga jeta e njerëzve të mëdhenj të Islamit, se si e shfrytëzuan ata kohën me punë jashtëzakonisht të dobishme:

- Ibn Ethiri i shkroi librat e tij më të shkëlqyer si 'Xhami'ul-Usul' dhe 'En-Nihaje', duke qenë i gjymtë.[18]
- Serhesiu, librin e tij të njohur 'El-Mebsut', që ka pesëmbëdhjetë (15) vëllime, e shkroi gjatë kohës sa ishte i mbyllur në pus![19]
- Ibn Kajimi, shkroi 'Zadul Mea`d...' gjatë udhëtimit![20]
- Kurtubiu e shkroi komentimin e 'Sahihul Myslim-it' duke udhëtuar mbi shpinën e devesë.[21]
- Ibn Tejmije, më shumë se gjysmën e librit të tij 'Fetava' (rreth 36 vëllime) e shkroi në burg![22]
- Ebu A'la el-Meari, të gjitha veprat e tij i ka shkruar duke qenë i verbër.[23]

E sa e sa të tjerë të dalluar, që u dëbuan nga punët dhe pozitat e tyre zyrtare, por pastaj iu përveshën shfrytëzimit të kohës dhe punës vullnetare dhe i ofruan popullit dituri të dyfishtë.

Prandaj, vëllezër myslimanë, të përpiqemi edhe ne që ta shfrytëzojmë kohën e të mos e lëmë të na ikë kot, ngase 'koha është anije që nuk e hedh kurrë spirancën.'

Zoti na bëftë prej atyre që e shfrytëzojnë kohën në dobi të njerëzimit! Amin!

P.S. Shkëputur nga libri "Fjalë Frymëzuese"; Autor: Mirsad Sylja. Botuar në Shkodër, Shtëpia botuese "Shtjefni", 2008, 124 faqe.

---

*Fusnotat:*

1. Kur'ani: Ez Zumer: 56-58.
2. Materiali audio: "Kthehu tek Krijuesi", lexoi: Reshat Arbana.
3. Kur'ani: Er-Rra'd: 38.
4. Transmeton Buhariu dhe Muslimi.
5. Adnan Mehmeti, "Bota e mendimeve", Hajne (poet gjerman 1797-1856), fq. 206.
6. Transmeton Buhariu.
7. Revista "Burimi", nr. 5, fq. 35.
8. Adnan Mehmeti, "Bota e mendimeve", fq. 206.
9. Po aty.
10. Po aty.
11. Po aty.
12. Nasho Jorgaqi, Xhevat Lloshi, "Antologjia e fjalës së mençur". Botimet enciklopedike, botimi i tretë, Tiranë, fq. 146.
13. Po aty.
14. Kur'ani: El Lejl:1-2.
15. Kur'ani: El Fexhr:1-2.
16. Kur'ani: Ed Duha: 1-2.
17. Kur'ani: El Asr:1.
18. Aid El Karni, "Psikologjia Islame, Mos u trishto". Përkthyen: Xhaudet Iseni, mr. Zelije Sulejmani, Hatixhe I. Iseni, Gostivar, Kibla, 2005, fq. 156-157.

19\. 20. 21. 22. 23. Po aty, fq. 156-157.

# Myftiu Tërnava priti në takim lamtumirës, të ngarkuarin me punë të Misionit turk në Kosovë, Mustafa Sarniç



Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, ka pritur më 31 tetor 2008 në takim lamtumirës shefin e Zyrës turke në Prishtinë, Mustafa Sarniç, të cilit i ka shprehur falënderimin në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës për angazhimin e drejtpërdrejtë të tij në thellimin e marrëdhënieve ndërshtetërore në mes Turqisë dhe Kosovës.

“Kontributi juaj dhe i shtetit tuaj për Kosovën është i madh në të gjitha proceset që kaloi Kosova. Shteti turk ndaj Kosovës u soll me përgjegjësinë e një miku të vërtetë, prandaj për të gjitha që keni bërë ju si mision diplomatik dhe shteti juaj, ne Ju jemi mirënjohës, kurse Ju personalisht ju konsiderojmë si mik të madh të Kosovës, ngase këtë e keni dëshmuar me punën tuaj të vazhdueshme gjatë mandatit tuaj” - tha Myftiu Tërnava .

Më tutje Myftiu i uroi sukses z. Sarniç në detyrën e re, duke theksuar se mbetet me shpresë se kontributi i tij për Kosovën dhe popullin tonë, nuk do të pushonte, duke e njohur si një përkrahës të fuqishëm të Kosovës.

Ndërsa, Sarniç, pasi pohoi se nga Kosova po ndahej me kujtimet e përjetimet më të mira, theksoi se Turqia do të jetë edhe në të ardhmen një përkrahëse e fortë për Kosovën në të gjithë organizmat ndërkombëtarë.

# Myftiu Tërnava priti kryetaren e “Orës” - Teuta Sahatçia

Kryetarja e Partisë reformiste “Ora”, Teuta Sahatçia është pritur më 30 tetor 2008, në selinë e Kryesisë së BI-së të Kosovës nga Myftiu Mr. Naim Tërnava.



Zonja Sahatçia e ka uruar dhe e ka përgëzuar Myftiun Tërnava për rizgjedhjen e tij në krye të BI-së Kosovës për mandatin e ardhshëm pesëvjeçar.

Gjithashtu zonja Sahatçia ka njohur Myftiun edhe me angazhimet dhe prioritetet e tashme të Partisë reformiste “Ora”.

Myftiu Tërnava në takim me kryetaren Sahatçia ka çmuar lart kontributin e Partisë reformiste “Ora” në proceset e rëndësishme politike, si dhe ka inkurajuar zonjën Sahatçia për angazhimin dhe kontributin e saj në skenën politike të Kosovës.

## Kryeimami i Kosovës, Sabri ef. Bajgora, ka pritur pjesëmarrësit e "Karvanin të Paqes"

*Prishtinë, 27 tetor 2008*



Më 28 tetor 2008, përfaqësuesit e "Karvanit të Paqes", të cilin e përbëjnë pjesëtarë të feve të ndryshme, si katolikë, ortodoksë e myslimanë nga shtetet e Evropës Juglindore, angazhohen për kultivimin e paqes dhe dashurisë në mes komuniteteve dhe popujve të ndryshëm.

Pjesëmarrësit e "Karvanit të Paqes" sot vizituan Kryesinë e BI-së të Kosovës, ku u pritën nga Kryeimami i Kosovës, Sabri ef. Bajgora, që shoqërohej nga bashkëpunëtorët e tij.

Kryeimami Bajgora, pasi falënderoi për vizitën, ka çmuar lart angazhimin e pjesëtarëve të ''Karvanit të Paqes'' për krijimin e klimës së mirëkuptimit dhe tolerancës ndërmjet popujve e komuniteteve të ndryshme.

"Bashkësia Islame e Kosovës në vazhdimësi është angazhuar për kultivimin e tolerancës ndërfetare tek populjt që jetojnë në Kosovë e më gjerë. Ne në vazhdimësi kemi kontribuar aty ku kemi pasur mundësi, që të krijonim një klimë të mirëbesimit e tolerancës ndërfetare e ndërnacionale" - u ka thënë pjesëmarrësve të ''Karvanit të Paqes'' Kryeimami Bajgora.

Ndërsa, duke folur për kultivimin e tolerancës ndërfetare tek shqiptarët, Kryeimami Bajgora tha: "Megjithëqë jemi popull i vogël, ne kemi një traditë për kultivimin e tolerancës ndërfetare, kemi tri fe që bashkëjetojnë në paqe e harmoni dhe, si popull, jemi model edhe për shoqëritë e zhvilluara".

Për bashkëpunimin me bashkësitë e tjera fetare, Kryeimami Bajgora vuri në pah: "Ne kemi marrëdhënie e bashkëpunim të mirë me Ipeshkëvinë e Kosovës, ndërsa me Kishën Ortodokse kemi kontakte të kohëpaskohshme, vetëm me një pjesë të udhëheqësve të saj, por shpresojmë që në të ardhmen të bëjmë më shumë".

''Karvani i Paqes'' sot vizitoi edhe medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës. Për pjesëmarrësit e "Karvanit të Paqes", drejtori Bahri ef. Simnica shtroi drekë.

## Në fshatin Blinishtë, ish Lipovec, të komunës së Gjakovës, për herë të parë falet namazi i Bajramit

Më 30.09.2008, në mëngjesin e ditës së martë, në fshatin Blinishtë, ish-Lipovec, të Gjakovës, për herë të parë në historinë e këtij fshati, është falur namazi i Fitër Bajramit.

Faljes së namazit të Fitër Bajramit i priu imami Nuhi ef.Ajvazi nga Podujeva, i cili ishte angazhuar për të falur namazin e teravive gjatë muajit të Ramazanit. Në xhami ishin tubuar një numër i madh xhematlinjsh të fshatit Blinishtë dhe të fshatrave përreth, të cilët kishin ardhur herët për të falur namazin e sabahut dhe të Fitër-Bajramit. Ishte me të vërtetë atmosferë e papërshkrueshme festive. Xhamia, edhe pse llogaritet ndër më të mëdhatë në këtë anë, ishte e vogël për t'i nxënë të gjithë besimtarët në gjirin e vet, d.m.th. shumë u detyruan të faleshin jashtë xhamisë.

Pas thirrjes së ezanit, filloi falja e namazit të sabahut, e më pastaj imami mbajti ligjëratën, duke e nisur kështu: "Vëllezër besimtarë, fillimisht ju përshëndes me fjalën përshëndetëse Esselamu alejkum ve rahmetullahi ve berekatuhu. Jemi tubuar sot këtu në këtë shtëpi të Allahut, për të falur namazin e parë të Bajramit të Ramazanit. Ky Bajram nuk është si bajramat e tjerë, për arsye se këtë vit po e festojmë në Kosovën shtet i pavarur, i lirë dhe sovran. Është nder i madh sot për mua që jam në mesin tuaj, ku shihet qartë interesimi juaj për fenë - dritën e Allahut xh.sh. Po ashtu, jam i gëzuar që në mesin tuaj ka shumë të rinj, të cilët janë ardhmëria jonë".



Imami në ligjëratën e tij më shumë rëndësi i kushtoi çështjes së thirrjes në besimin e pastër, duke bërë apel që të kenë kujdes e të mos I shoqërojnë Allahut diçka tjetër në adhurim. Po ashtu, imami ka kërkuar nga hasjanët që t'i lënë divergjencat eventuale dhe të tubohen-bashkohen rreth fesë së vërtetë, sepse ndarja dhe përçarja, siç tha ai, "çojnë ujë në mullirin e huaj". Në përfundim të ligjëratës, imami u ka bërë thirrje xhematlinjve që nuk e kishin kryer obligimin e Sadekatul fitrit, se ishte koha e fundit që ta bënin atë veprim, pra, para se të falet namazi i Fiter- Bajramit….

Në vazhdim është mbajtur hytbeja ku është folur për solidaritetin me të varfrit, me skamnorët, me jetimët, me invalidët e luftës, me familjet e të zhdukurve, duke iu gjetur pranë dhe duke i gëzuar edhe zemrat e tyre të pikëlluara dhe duke ua begatuar sado pak edhe atyre sofrën e festës së Fiter Bajramit.

Në fund është bërë lutja – duaja duke e lutur Allahun xh.sh. për pranimin e agjërimit, të namazit, të sadakasë dhe të gjitha ibadeteve që janë bërë gjatë këtij muaji të bekuar. Xhematlinjtë e përgëzuan imamin për kontributin e tij të madh gjatë muajit të Ramazanit, për mësimbesimin me të rinjtë si dhe për ligjëratat për të rriturit…..

***E.Rexha***

## U hap xhamia e re në fshatin Haxhaj




Dita e 21-të e Ramazanit të vitit 2008 do të mbetet një e shënuar në kujtesën e xhematlinjve të fshatit Haxhaj dhe besimtarëve të tjerë të komunës së Gjilanit, ngase atë ditë u bë inaugurimi i objektit të xhamisë në këtë fshat.

Atë ditë, përveç banorëve të fshatit Haxhaj, kishin ardhur edhe qytetarë të shumtë, pastaj udhëheqës të Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjilanit, efendilerë dhe imamë të xhamive, drejtori dhe përfaqësues të organizatës humanitare "Vakful Islamij" si dhe qytetarë të tjerë.

Programi për përurimin e xhamisë filloi në orën 18:00, kur u bë prerja e shiritit nga kryeimami Agim Hyseni dhe drejtori i "Vakful Islamij".

Hyrja e të pranishëmve në xhami filloi me tekbire, dhe më pastaj u zhvillua programi festiv, të cilin e hapi imami i xhamisë Naim ef. Aliu. Ai, pasi përshëndeti të pranishmit, lexoi një historik të shkurtër për fshatin Haxhaj dhe xhaminë. "Fshati Haxhaj së bashku me fshatin Demiraj që përbëjnë xhematin e kësaj xhamie, kanë 50 shtëpi me mbi 400 banorë – tha ai. - Në këtë fshat të gjitha ritet fetare dhe mësimbesimi fetar janë mbajtur në mejtepin, i cili ishte ndërtuar në vitin 1972 në vendin ku sot gjenden themelet e kësaj xhamie.

Ky mejtep, të cilin e kanë ndërtuar fshatarët me vetëkontribut, - vazhdoi ai, -ka luajtur rolin e xhamisë prej viteve '80; aty përveç namazit të teravive në muajin e Ramazanit, kishte filluar edhe të falej namazi i xhumasë, me imam të rregullt.

Imami i parë i kësaj xhamie ka qenë molla Rifat Jashari, për të vazhduar më pastaj si imam medresanti Shpend Aliu, kurse prej vitit 2001 imam i kësaj xhamie është Naim ef. Aliu.

Mejtepi apo xhamia e vjetër ishte e ndërtuar me material të dobët dhe me kalimin e kohës, dita-ditës po dobësohej, kështu që në shkurt të vitit 2002, nga të reshurat e mëdha të dëborës, është rrënuar pullazi vetvetiu dhe është bërë e papërdorshme për kryerjen e ibadeteve aty.

Xhemati i kësaj xhamie, duke e analizuar situatën e krijuar, mori iniciativën për rrënimin e tërësishëm të objektit të vjetër dhe fillimin e ndërtimit të xhamisë së re.

E para që ofroi ndihmë për fillimin e punimeve ishte shoqata humanitare "Vakful Islamij" me ndihmën prej 10.000 eurosh, që ishte një shtytje e madhe për të vazhduar punën më tutje për ndërtimin e xhamisë.

Projekti i xhamisë deri më tani ka kushtuar mbi 70.000 euro, edhe pse një pjesë e punëve po shihet që kanë mbetur pa përfunduar .

Pjesën tjetër të ndihmave e kanë dhënë xhemati i xhamisë sonë, dhe gjithashtu edhe xhematet e xhamive të tjera", - përfundoi ai..

Për një fjalë përshëndetëse dhe urimi u ftua edhe kryetari i Këshillit të BI-së të Gjilanit si dhe drejtori i shoqatës 'Vakful Islamij".

Këshilli i Bashkësisë Islame, atyre që kishin kontribuar në ndërtimin e kësaj xhamie, u dhuroi nga një fletëfalënderim, kurse kori i ilahive shfaqi para të pranishëmve një program të larmishëm fetar.

Pas faljes së namazit të akshamit, për të gjithë të pranishmit xhemati i kësaj xhamie kishte shtruar iftar në një nga restorantet e fshatit Zhegër.

***Agim Hyseni***

**Bashkësia Islame e Kosovës**
**Këshilli i Bashkësisë Islame – Prizren**
**Nr. 403/08**
**Dt. 22.10.2008**

Këshilli i Bashkësisë Islame në Prizren, në mbledhjen e mbajtur më datë 06.10.2008, mori vendim që të shpallë këtë

# Konkurs

Për plotësimin e vendit të punës **sekretar në Këshillin e Bashkësisë Islame në Prizren** për kohë të pacaktuar.

**Kushtet:**

Përveç kushteve të përgjithshme të parapara me ligj, kandidati duhet të plotësojë edhe këto kushte:

- Të ketë të kryer medresenë dhe ta ketë të kryer një fakultet islam ose fakultetin juridik;
- Të ketë së paku tre vjet përvojë pune në Bashkësinë Islame;
- Të ketë virtyte islame.

Dokumentacioni i nevojshëm dorëzohet në Këshillin e Bashkësisë Islame në Prizren.

Konkursi është i hapur 15 ditë pas publikimit në revistën Dituria Islame.


NJOFTIM
Bashkësia Islame e Kosovës dhe Medreseja e Mesme "Alauddin" në Prishtinë, njoftojnë të gjithë të interesuarit se edhe këtë vit organizojnë dhe udhëheqin prerjen e kurbanave për nevojat e Medresesë së Mesme "Alauddin" në Prishtinë me paralelet e saj në Prizren dhe Gjilan.
Pagesa mund të bëhet në zyrat e Këshillit vendor të Bashkësisë Islame dhe në Medrese.
Më gjërësisht mund të informoheni në tel.038 / 224 444
Çmimi i kurbanit 100€